# KRIZA BOTËRORE DHE RRUGA DREJT PAQES



MIRZA MASRUR AHMED

# KRIZA BOTËRORE
# DHE
# RRUGA DREJT PAQES

*Përmbledhje fjalimesh dhe letrash*

*të*

**Mirza Masrur Ahmedit**

*Udhëheqësit botëror të Xhematit Musliman Ahmedia,*
*Kalifit të Pestë të Mesihut të Premtuar[as], Allahu e ndihmoftë fuqimisht*

XHEMATI MUSLIMAN AHMEDIA I SHQIPËRISË

TIRANË, 2014

**Kriza botërore dhe rruga drejt paqes**
*(Albanian translation of "World Crisis and the Pathway to Peace")*

Përmbledhje fjalimesh dhe letrash
të
Hazret Mirza Masrur Ahmedit[aba]
Udhëheqësit botëror të Xhematit Musliman Ahmedia,
Kalifit të Pestë të Mesihut të Premtuar

Botimi i parë në anglisht: Angli, 2012
Botimi i katërt (i përditësuar): Angli, 2014
**Botimi i parë në shqip: Tiranë, 2014**



E përkthyen nga origjinali: Samad Ghori, Shahid Ahmad Butt
Redaktore gjuhësore: Ina Komino

Botues:
Xhemati Musliman Ahmedia i Shqipërisë
Rr. "Pavarësia", Mëzez, Tiranë

U shtyp në shtypshkronjën: Gent.grafik, Tiranë



Për më shumë informacion, ju lutemi vizitoni:
Anglisht: www.alislam.org
Shqip: www.alislam.al

ISBN: 978-1-84880-255-1

# PËRMBAJTJE



## *Fjalime*

## *Letra drejtuar liderëve botërorë*

# RRETH AUTORIT

Shenjtëria e tij, Hazret Mirza Masrur Ahmedi[aba] është udhëheqësi suprem i Xhematit Musliman Ahmedia. Ai është Kalifi i Pestë i Mesihut të Premtuar, Reformatorit Hazret Mirza Ghulam Ahmed[as] të Kadijanit.

Shenjtëria e tij lindi më 15 shtator të vitit 1950 në Rabvah të Pakistanit në shtëpinë e të ndjerit Mirza Mansur Ahmed dhe së ndjerës Nasirah Begum Ahmed. Pas përfundimit të studimeve të masterit për ekonomi bujqësore në Universitetin e Fejselabadit në Pakistan, në vitin 1977, ai ia dedikoi jetën shërbimit të fesë Islame. Po në vitin 1977, ai u dërgua në Ganë, ku për shumë vjet shërbeu si drejtor i shkollave të ndryshme të ndërtuara nga Xhemati Musliman Ahmedia. Ai dha kontributin e tij të vyer në hapjen e shkollës së mesme të Salagasë, ku shërbeu edhe si drejtor gjatë dy viteve të para.

Më vonë, Shenjtëria e tij u kthye në Pakistan për të shërbyer në pozita të ndryshme në Rabvah, në qendrën e Xhematit Musliman Ahmedia. Ai ka qenë edhe i burgosur për një periudhë të shkurtër

për një akuzë krejtësisht të rreme se gjoja kishte fshirë ajete të Kuranit Famëlartë nga një tabelë.

Nga data 22 prill 2003, pasi u zgjodh në detyrën e përjetshme të Kalifit të Xhematit Musliman Ahmedia, Shenjtëria e tij shërben si udhëheqës botëror shpirtëror dhe administrativ i një bashkësie fetare ndërkombëtare me dhjetëra milionë anëtarë, të shtrirë në më shumë se 200 vende të botës.

Që nga zgjedhja e tij si Kalif, Shenjtëria e tij ka drejtuar një fushatë mbarëbotërore për të përhapur mesazhin paqësor të Islamit, përmes të gjitha formave të medias qoftë të shtypur apo dixhitale. Nën udhëheqjen e tij, strukturat kombëtare të Xhematit Musliman Ahmedia gjithashtu kanë nisur fushatën për të përhapur mësimet e vërteta dhe paqësore të Islamit. Muslimanët ahmedianë në mbarë botën, janë të angazhuar në shpërndarjen e fletëpalosjeve të paqes, me miliona në numër, midis muslimanëve dhe jo-muslimanëve, në organizimin e takimeve ndërfetare, të simpoziumeve të paqes dhe në çeljen e ekspozitave të Kuranit Famëlartë që promovojnë mesazhin e tij të vërtetë e fisnik. Këto fushata që tashmë kanë tërhequr mbulim mediatik botëror, demonstrojnë se Islami përkrah paqen, besnikërinë ndaj atdheut dhe shërbimin ndaj njerëzimit.

Në vitin 2004, shenjtëria e tij themeloi Simpoziumin Vjetor të Paqes, në të cilin miq nga fusha të ndryshme të jetës, bashkohen për të këmbyer ide për promovimin e paqes dhe të harmonisë. Çdo vit, ky simpozium tërheq mjaft ministra, deputetë, politikanë, liderë fetarë dhe personalitete të tjera të shquara.

Për të promovuar e për të përkrahur shërbimin ndaj njerëzimit, Shenjtëria e tij ka udhëtuar në mbarë botën. Nën udhëheqjen e tij, Xhemati Musliman Ahmedia ka ndërtuar një numër të madh

shkollash e spitalesh, të cilat ofrojnë shërbime cilësore arsimore e shëndetësore në vende të largëta të botës.

Shenjtëria e tij orvatet të vendosë paqen në çdo nivel të shoqërisë. Ai vazhdimisht këshillon anëtarët e Xhematit Musliman Ahmedia për të ndërmarrë xhihadin ndaj vetes, për të reformuar veten, përpjekje e cila është xhihadi më i vërtetë dhe më i madh, në mënyrë që muslimanët ahmedianë të vendosin paqen në nivelin individual në radhë të parë dhe pastaj të bëhen të aftë për të ndihmuar edhe të tjerët në sigurimin e paqes.

Shenjtëria e tij ua jep këtë mesazh të gjithëve. Në një pritje të veçantë të zhvilluar në Melbourne, duke iu përgjigjur pyetjes së një të ftuari jomusliman në lidhje me zhvillimin e paqes, ai tha: "Nëse keni paqe në veten tuaj, do të thotë se ju edhe e projektoni atë. Dhe nëse të gjithë ne kemi paqe, do të thotë se të gjithë do ta projektojmë atë te të tjerët".

Në shkallë individuale dhe kolektive, në platforma lokale, kombëtare apo ndërkombëtare, Shenjtëria e tij orvatet për të këshilluar të gjithë për metoda praktike të vendosjes së paqes, të bazuara mbi mësimet e vërteta të Islamit.

Shenjtëria e tij, Hazret Mirza Masrur Ahmedi[aba] aktualisht jeton në Londër. Si udhëheqës i muslimanëve ahmedianë të mbarë botës, ai përkrah fuqimisht kauzën e Islamit përmes mesazhit të paqes dhe dhembshurisë.

# PARATHËNIE

Bota po kalon një kohë shumë të vështirë e të trazuar. Kriza botërore financiare pothuaj çdo javë nxjerr në krye rreziqe të reja dhe më kërcënuese. Ngjashmëritë me periudhën pak para Luftës së Dytë Botërore vijojnë të referohen, dhe duket qartë që ngjarjet po e shpien botën me një shpejtësi të paprecedentë drejt luftës së tretë të tmerrshme botërore. Ka një ndjesi mbizotëruese që gjërat së shpejti do të dalin jashtë kontrollit dhe njerëzit po presin dikë që të shfaqet në skenë e t'u ofrojë udhëzim të plotë, konkret e të besueshëm, i cili mund t'u pëshpëritë njësoj në zemrat dhe mendjet e tyre e t'u japë shpresë për një rrugë që do t'u prijë drejt paqes. Pasojat e një lufte bërthamore janë aq katastrofike saqë askush s'mund të guxojë as t'i çojë nëpër mend.

Në këtë libër, kemi qëmtuar këshillat parashtruar nga Hazret Mirza Masrur Ahmedi, Udhëheqës botëror i Xhematit Musliman Ahmedia. Gjatë viteve të fundit, siç u shpalosën ngjarjet, ai u angazhua guximshëm për t'i treguar botës kahun drejt të cilit po rrokullisen gjërat, jo për t'i kallur alarmin, por për ta përgatitur

atë që të kuptojë sesi ka mbërritur në këtë gjendje dhe se si mund t'i shmanget shkatërrimit dhe si të ndjekë rrugën e paqes dhe sigurisë për të gjithë popujt që banojnë në këtë fshat global. Ai ka shprehur haptazi që e vetmja rrugë për ta garantuar paqen është që bota t'i përmbahet përulësisë dhe drejtësisë e t'i nënshtrohet Zotit me përulësi e bindje, në mënyrë që njeriu të bëhet human; që i forti të sillet me të dobëtin me dinjitet, respekt dhe drejtësi; që i dobëti dhe i varfri të tregohen mirënjohës e t'i përmbahen së vërtetës dhe sinqeritetit; që të gjithë të kthehen te Krijuesi i tyre me përulësi dhe sinqeritet të plotë.

Rishtas e rishtas, ai u ka tërhequr vëmendje të gjithëve se e vetmja rrugë kthimi nga pragu i shkatërrimit është që shtetet të pranojnë drejtësinë si kusht të domosdoshëm për marrëdhëniet e ndërsjella. Edhe nëse kanë raporte armiqësore me njëri-tjetrin, u duhet të sillen me drejtësi, sepse historia na mëson se kjo është e vetmja mënyrë për t'i asgjësuar të gjitha gjurmët e urrejtjes të së ardhmes dhe për të ndërtuar paqen e qëndrueshme.

Shenjtëria e tij ka udhëtuar gjerësisht që t'u drejtohej personalisht njerëzve që janë të ngarkuar për të udhëhequr shtetet më të mëdha të botës, përfshirë fjalimet e tij historike në Capitol HIll të Uashingtonit D.C., në Parlamentin Britanik në Londër, në Qendrën Ushtarake të Gjermanisë, në Parlamentin Evropian në Bruksel, në Parlamentin Kombëtar të Zelandës së Re. Në këto evente morën pjesë kongresmenë të shquar, deputetë, ambasadorë, liderë të OJQ-ve, liderë fetarë, profesorë, këshilltarë politikë dhe gazetarë të ndryshëm. Shenjtëria e tij në mënyrë të qartë u bëri me dije se kërkesat e drejtësisë mund të përmbushen vetëm atëherë kur të gjitha palët dhe të gjithë njerëzit do të trajtohen në mënyrë të barabartë dhe u dha alarm për një krizë të përshkallëzuar

botërore, e cila është pasojë e natyrshme e politikave johumane financiare e politike, të cilat përshkallëzojnë pareshtur tensionet midis popujve të botës.

Mësimi i Kuranit Famëlartë që ai e theksoi në letrat e tij drejtuar liderëve të botës, është:

> **"Dhe të mos nxiteni nga armiqësia ndaj ndonjë populli që ju pengoi të vizitoni Qaben, për t'i shkelur kufijtë. Ndihmoni njëri-tjetrin në punë të mira e të takuasë, dhe mos ndihmoni njëri-tjetrin në gjynahe e shkelje! Frikësojuni Allahut! Me të vërtetë, Allahu është i ashpër në ndëshkim".** (Kurani Famëlartë 5:3)

Presidentit Obama, i tha:

> Siç të gjithë jemi të vetëdijshëm, shkaqet kryesore që e çuan botën në Luftën e Dytë Botërore ishin dështimi i Ligës së Kombeve dhe kriza ekonomike që filloi në vitin 1932. Sot, disa ekonomistë të shquar pohojnë se ka shumë paralelizma midis krizës ekonomike aktuale dhe asaj të vitit 1932. Vërejmë se problemet politike dhe ekonomike edhe një herë kanë çuar shtete të vogla në luftëra a konflikte të brendshme dhe pakënaqësia po bëhet gjithnjë e më mbizotëruese në këto vende. Kjo situatë do të përfundojë në marrjen e pushtetit nga disa forca që do të na çojnë drejt një lufte botërore. Konfliktet në shtetet e vogla nëse nuk do të zgjidhen nëpërmjet politikave dhe diplomacisë, do të krijojnë blloqe dhe grupime të reja në botë. Kjo do të jetë shenjë pararendëse e shpërthimit të Luftës së Tretë

> Botërore. Prandaj, besoj, se tani, në vend të përqendroheni *në progresin* e botës, është më e rëndësishme dhe padyshim më e nevojshme që ne urgjentisht të shtojmë përpjekjet tona *për ta shpëtuar* botën nga ky shkatërrim. Ka një nevojë të ngutshme për njerëzimin që ai ta njohë Zotin e tij të Vetëm, që është Krijuesi ynë dhe që është i vetmi garant për mbijetesën e njerëzimit; përndryshe, bota do të vazhdojë të shkojë me shpejtësi drejt vetëshkatërrimit.

Presidentit Putin, i shkroi:

> Situata e përshkallëzuar e ditëve të sotme në Siri më ka shtyrë t'ju shkruaj e të lëvdoj përpjekjen tuaj për të sjellë botën në një tavolinë dialogu, e jo në një fushëbetejë. Sulmi në Siri do të krijonte rrezikun e një lufte, jo vetëm rajonale, por edhe të një lufte botërore. Prandaj, jam shumë i kënaqur nga leximi i artikullit tuaj të botuar ditët e fundit, në një gazetë të famshme të Perëndimit, në të cilin keni theksuar se kjo mënyrë e të vepruarit do të ishte jashtëzakonisht e rrezikshme dhe mund ta përhapte luftën më shumë. Për shkak të qëndrimit tuaj, superfuqitë u përmbajtën dhe përvetësuan një qasje më pajtuese, duke u dakortësuar për ta zgjidhur këtë çështje me kanale diplomatike. Padyshim, besoj se kjo e ka shpëtuar botën nga një shkatërrim i madh dhe kolosal. Unë veçanërisht pajtohem me idenë tuaj se nëse shtetet do të vendosin të veprojnë të pavarura dhe të marrin vendime të njëanshme, atëherë ashtu siç ndodhi me Ligën e Kombeve, edhe Kombet e Bashkuara do të pësojë të njëjtin fat e do të dështojë.

Kriza e Sirisë dhe ajo e Iranit është ulur ndjeshëm në gjysmën e dytë të vitit 2013. Parlamenti Britanik votoi kundër ndërhyrjes ushtarake në Siri; Rusia dhe Shtetet e Bashkuara ranë dakord rreth një plani për t'u marrë me armët kimike të Sirisë; ShBA-të iu shmangën ndërmarrjes së sulmeve mbi Siri dhe u arrit edhe një marrëveshje bërthamore me Iranin, e pranueshme reciprokisht nga superfuqitë e botës. Megjithëkëto zhvillime të mirëpritura, të drejtuara në kahun për të cilin Shenjtëria e tij është duke e nxitur botën, jemi ende larg një bote të sigurt, sepse për të arritur një zgjidhje të qëndrueshme për paqen globale ka nevojë për akoma më shumë punë.

Lutja jonë e sinqertë është se këshillat që kemi sjellë në këto faqe, të shërbejnë si burim për udhëzimin e mbarë njerëzimit në këtë kohë të vështirë dhe njeriu, duke iu përmbajtur parimeve të drejtësisë dhe të përulësisë e duke u kthyer te Zoti, të bekohet me paqe të qëndrueshme. *Amin!*

**Botuesi**



# VËSHTRIM ISLAM
# MBI KRIZËN BOTËRORE

PARLAMENTI BRITANIK, DHOMA E ULËT
LONDËR, ANGLI, 2008

Gjatë vizitës zyrtare në Dhomën e Ulët.
E mirëpret deputetja Justine Greening



Nga e majta në të djathtë. Të ulur: Lord Avebury (Zëdhënësi i Liberaldemokratëve për çështjet e jashtme), Rt. Hon. Hazel Blears MP (Sekretar i shtetit për Komunitetet dhe Qeveritë Vendore), Hazret Mirza Masrur Ahmedi, Kalif i pestë i Mesihut të Premtuar[aba], Justine Greening MP (Shadow ministre për thesarin) Gillian Merron MP (Ministër i Zyrës së Jashtme), Councillor Louise Hyams (Lord Kryebashkiak për Westminster). Në këmbë: Jeremy Hunt MP (Shadow Ministri i Kulturës); Rafiq Hayat (Presidenti i Xhematit Musliman Ahmedia në Mbretinë e Bashkuar), Virendra Sharma MP, Rt. Hon. Malcolm Wicks MP (Ish-ministër në Departamentin e Biznesit, Sipërmarrjes dhe Reformës së Rregullatorit), Rob Marris MP, Simon Hughes MP (Kryetar i Partisë Liberaldemokrate), Martin Linton MP, Alan Keen MP.

# *Parathënie*

Fjalim historik i Hazret Mirza Masrur Ahmedit[aba], Kalifit të Pestë të Mesihut të Premtuar, Udhëheqësit botëror të Xhematit Musliman Ahmedia i mbajtur në Dhomën e Ulët të Parlamentit të Britanisë së Madhe, më 22 tetor 2008.

Takimi, në të cilin u mbajt ky fjalim, u organizua me rastin e 100-vjetorit të Kalifatit Ahmedia, nga Znj. Justine Greening, deputete e Putney-it, ku ndodhet edhe xhamia Fazl, kryeqendra e Xhematit Musliman Ahmedia.

Në këtë pritje, ndër të pranishmit ishin Z. Gillian Merron MP, Z. Hazel Blears MP, Z. Alan Keen MP, Z. Dominic Grieve MP, Z. Simon Hughes MP, Z. Lord Eric Avebury si dhe personalitete të shquara të medias, politikanë dhe specialistë nga fusha të ndryshme.

# *Vështrim islam mbi krizën globale*

*Bismil-lahirr-Rrahmanirr-Rrahim:* me emrin e Allahut të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit.

Së pari, do të doja të falënderoja të gjithë mysafirët dhe deputetët e nderuar e të respektuar, të cilët kanë lejuar udhëheqësin e një organizate fetare të ndajë disa fjalë me ju. I jam shumë mirënjohës së nderuarës deputete Znj. Justine Greening, që është deputete për zonën tonë dhe që ka punuar kaq shumë për organizimin e këtij evenimenti për një komunitet të vogël, me rastin e 100-vjetorit të Kalifatit të tij. Kjo dëshmon vullnetin, zemërgjerësinë dhe interesimin e saj për ndjenjat e secilit qytetar a komunitet që jeton në zonën e saj elektorale.

Ndonëse Xhemati Musliman Ahmedia është një bashkësi e vogël në numër, ai mbetet mbartës i vlerave dhe përfaqësues dinjitoz i mësimeve të vërteta të Islamit. Më duhet të them se çdo musliman ahmedian që jeton në Britaninë e Madhe është një qytetar skajshmërisht besnik i këtij vendi dhe e do fort dhe

e gjithë kjo buron nga mësimet e Profetit tonë[sa], i cili na porositi se atdhedashuria është pjesë e pandashme e besimit[1]. Mësimet e Islamit janë shtjelluar dhe janë vënë në dukje edhe nga themeluesi i Xhematit Musliman Ahmedia, të cilin ne e besojmë si Mesih të Premtuar dhe Reformator të kësaj kohe.

Duke shpallur deklaratën e tij, ai tha se Zoti i Plotfuqishëm i ka ngarkuar dy përgjegjësi. E para lidhet me të drejtën e Zotit ndërsa tjetra me të drejtën e krijesave të Zotit. Ai gjithashtu tha se përmbushja e të drejtave të krijesave të Zotit është sfida më e vështirë dhe më e ndjeshme.[2]

Në lidhje me Kalifatin, ndoshta mund të keni druajtje se historia mund të rikthehet dhe një udhëheqje e tillë mund të shkaktojë konflikte të përgjakshme. Më lejoni t'ju siguroj se ndonëse kjo akuzë i vishet Islamit, në dashtë Zoti, Kalifati Ahmedia do të shquhet gjithmonë si pishtar i paqes dhe i harmonisë në botë si dhe anëtarët e tij do të jenë gjithmonë besnikë ndaj vendit ku jetojnë. Kalifati Ahmedia gjithashtu synon ta përjetësojë dhe ta çojë përpara misionin e Mesihut të Premtuar e të Imam Mehdiut, prandaj, nuk ka asnjë arsye për t'u frikësuar prej tij. Ky Kalifat u tërheq vëmendje anëtarëve të Xhematit që të përmbushin dy detyrat e sipërpërmendura, për të cilat kishte ardhur Mesihu i Premtuar[as]. Në këtë mënyrë Kalifati po bën përpjekje për të sjellë paqe dhe harmoni në botë.

Tani, meqë koha është e kufizuar, kthehemi te çështja kryesore. Nëse studiojmë paanësisht disa shekuj të fundit, do të vëmë re se

---

1 *Tefsiri Haki, Sureja el-Keses, nr. 86, dhe Fat'hul-Bari fi Sharh Sahih el-Buhari, Babu keulilllahi ta'ala Ua'tul-bujuta... dhe Tuhfatul-Ahuadhi Sharhu Xhami' it-Tirmidhi, babu ma jekul.*

2 *Melfuzat, vëll.1, f.326.*

luftërat përgjatë kësaj periudhe, në të vërtetë nuk kanë qenë fetare. Nga natyra, ato ishin më shumë gjeopolitike. Madje edhe sot në konfliktet dhe hasmëritë midis shteteve, vihet re se ato shkaktohen nga interesa politike, territoriale dhe ekonomike.

Nga mënyra sesi po ndodhin gjërat, druhem se dinamikat politike dhe ekonomike të shteteve mund ta çojnë botën drejt një lufte botërore. Jo vetëm vende të varfra, por edhe shtete të pasura janë prekur nga kjo gjendje. Andaj, është detyra e superfuqive që të ulen dhe të gjejnë një rrugëzgjidhje për ta shpëtuar njerëzimin që ndodhet në prag të shkatërrimit.

Britania është një ndër ato vende që mund të ushtrojë dhe po ushtron ndikimin e saj si në botën e zhvilluar ashtu edhe mbi vendet në zhvillim. Pra, mund ta udhëzoni botën, nëse doni ta bëni një gjë të tillë, duke përmbushur kërkesat e barazisë dhe drejtësisë.

Nëse i hedhim një vështrim të kaluarës së afërt, Britania ka sunduar shumë vende dha ka lënë pas një standard të lartë të drejtësisë dhe të lirisë fetare, veçanërisht në subkontinentin e Indisë dhe Pakistanit. Xhemati Musliman Ahmedia është dëshmitar për këtë dhe themeluesi i Xhematit Musliman Ahmedia e ka lavdëruar qeverinë britanike për politikat e saj të drejtësisë dhe të lirisë fetare. Kur themeluesi i Xhematit Musliman Ahmedia e uroi Madhërinë e saj mbretëreshën Viktoria për jubileun e 60 vjetorit të kurorëzimit të saj, ai i përcolli mesazhin e Islamit. Po ashtu, ishte lutur veçanërisht që Zoti i Madhërishëm ta shpërblente me bujari qeverinë britanike për mënyrën sesi ajo i përmbushte kërkesat e drejtësisë dhe të barazisë.

Pra, historia jonë tregon se ne gjithmonë e kemi vlerësuar këtë drejtësi, kurdo shfaqur nga Britania. Shpresojmë se edhe në

të ardhmen, drejtësia do të mbetet një ndër atributet dalluese të qeverisë britanike, jo vetëm në çështjet fetare, por në të gjitha aspektet dhe se ju nuk do t'i harroni vlerat tuaja të së kaluarës.

Sot, ka një agjitacion dhe shqetësim të madh në botë. Po shohim shpërthimin e disa luftërave në shkallë të vogël, ndërsa në disa vende, superfuqitë pretendojnë se janë duke u përpjekur të sjellin paqe. Nëse kërkesat e drejtësisë nuk përmbushen, flakët e këtyre luftërave lokale mund të përshkallëzohen duke përpirë gjithë botën. Andaj, ju bëj kërkesë modeste që ta shpëtoni botën nga shkatërrimi.

Tani, do t'ju parashtroj shkurtimisht mësimet e Islamit, që synojnë të sjellin paqe në botë. Ose mund të shohim sesi paqja mund të vendoset në botë në dritën e këtyre mësimeve. I lutem Zotit se ata që janë drejtuar më së pari në këto mësime, pra muslimanët, t'i mundësojë që t'i zbatojnë këto mësime, por është edhe detyra e të gjitha shteteve të botës, e të gjitha superfuqive dhe qeverive, që t'i zbatojnë ato.

Sot, pra në këtë epokë, kur bota realisht është shkrirë në një fshat global, në një mënyrë që askush nuk e kishte imagjinuar më parë, ne si njerëz duhet të vetëdijsohemi për përgjegjësitë tona e të përpiqemi për të zgjidhur ato çështje të të drejtave njerëzore, që mund të ndihmojnë në vendosjen e paqes në botë. Sigurisht, kjo përpjekje duhet të bazohet mbi paanësi dhe duke iu përgjigjur të gjitha kërkesave të drejtësisë.

Një ndër problemet e sotme që ka nxjerrë krye, ndonëse jo drejtpërdrejt vjen nga feja. Disa grupe të muslimanëve përdorin mjete të paligjshme, kamikazët e tyre hedhin apo shpërthehen me bomba në emër të fesë për të vrarë e për të lënduar jomuslimanë, përfshirë ushtarë dhe civilë e për të vrarë brutalisht edhe

muslimanë dhe fëmijë të pafajshëm. Ky akt barbar është krejtësisht i papranueshëm në Islam.

Kjo sjellje e kobshme e disa muslimanëve ka krijuar një imazh tërësisht të gabuar në vendet jomuslimane dhe si rrjedhojë, disa pjesë të shoqërisë flasin hapur kundër Islamit, ndërkohë të tjerët ndonëse nuk flasin hapur, në zemër nuk kanë ndonjë përshtypje pozitive rreth tij. Kjo ka shkaktuar një mosbesim ndaj muslimanëve në zemrat e popujve të shteteve perëndimore dhe atyre të jomuslimane. Pra, për shkak të këtij qëndrimi të disa muslimanëve, reagimi i jomuslimanëve po bëhet gjithnjë e më i ashpër.

Shembulli primar i këtij reagimi të gabuar është mësymja ndaj karakterit të Profetit Muhammed[sa] dhe ndaj Kuranit Famëlartë, librit të shenjtë të muslimanëve. Në lidhje me këtë, qëndrimi i politikanëve britanikë, pavarësisht nga partitë e tyre, dhe i intelektualëve të Britanisë ka qenë ndryshe nga ai i shfaqur nga politikanët e disa vendeve të tjera dhe unë ju falënderoj për këtë. Çfarë dobie mund të ketë nëse lëndohen këto ndjenja, përveçse të shtohen urrejtjet dhe pakënaqësitë?! Kjo urrejtje ngërmon disa muslimanë ekstremistë për të kryer veprime "jo-islame", të cilat sërish i japin shkas një numri jomuslimanësh për ta fryrë akoma më shumë kundërshtimin e tyre.

Megjithatë, ata që nuk janë ekstremistë dhe që e duan me gjithë zemër Profetin Muhammed[sa], lëndohen thellësisht nga këto sulme, dhe këtu Xhemati Musliman Ahmedia gjendet në krye. Detyra jonë parësore dhe më e rëndësishme është që t'i tregojmë botës karakterin e përsosur të Profetit Muhammed[sa] dhe mësimet e shkëlqyera të Islamit. Ne që respektojmë dhe nderojmë të gjithë profetët (paqja qoftë mbi ata) dhe i besojmë si të dërguar nga Zoti,

nuk mund të shprehim asgjë fyese drejtuar qoftë ndonjërit prej tyre, por pikëllohemi thellë kur dëgjojmë sulme të tilla të pabaza e të pavërteta ndaj Profetit tonë[sa].

Në këtë kohë, kur bota sërish po ndahet në blloqe, ekstremizmi po shkallëzohet, situata financiare e ekonomike po përkeqësohet, ka nevojë urgjente për t'i dhënë fund çdolloj urrejtjeje dhe për të hedhur themelet e paqes. Kjo mund të realizohet vetëm duke respektuar ndjenjat e gjithsecilit. Nëse kjo nuk do të bëhet denjësisht, ndershmërisht dhe sinqerisht, bota do të shkojë drejt rrethanave të papërmbajtshme. Unë vlerësoj që shtetet perëndimore të fuqishme ekonomikisht, kanë lejuar bujarisht shtetasit e vendeve të varfra apo të pazhvilluara, ndër të cilët janë edhe muslimanë, që të jetojnë në vendet e tyre.

Drejtësia e vërtetë kërkon që ndjenjat dhe praktikat fetare edhe të këtyre popujve të respektohen. Vetëm në këtë mënyrë mund të ruhet qetësia mendore e njerëzve. Duhet të dimë se kur trazohet qetësia mendore e një personi, preket qetësia mendore edhe e shoqërisë në tërësi.

Siç kam thënë më parë, u jam mirënjohës legjislatorëve dhe politikanëve britanikë për përmbushjen e kërkesave të drejtësisë dhe për të mos krijuar pengesa në këtë drejtim. Pikërisht ky është edhe mësimi i Kuranit Famëlartë që përmendet në Kuranin Famëlartë. Ai thotë:

**Nuk ka imponim në fe.** (Kurani Famëlartë 2:257)

Kjo porosi jo vetëm që i kundërpërgjigjet akuzës se gjoja Islami ishte përhapur me anë të shpatës, por u predikon muslimanëve se pranimi i besimit është një çështje midis njeriut dhe Zotit, dhe

ju në asnjë mënyrë nuk duhet të ndërhyni në të. Çdo njeri është i lirë të jetojë sipas besimit të tij dhe të kryejë ritualet e tij fetare. Por, nëse ekziston ndonjë praktikë në emër të fesë, që u sjell dëm të tjerëve dhe që bie ndesh me ligjin e një shteti të caktuar, atëherë organet ligjzbatuese mund të marrin masa kundër saj, sepse një ritual mizor, në cilëndo fe të ekzistojë, kurrë nuk mund të jetë mësim i ndonjë të dërguari të Zotit.

Ky është parimi themelor për vendosjen e paqes në nivel vendor si dhe në atë ndërkombëtar.

Islami gjithashtu na mëson se nëse si rezultat i ndërrimit të fesë suaj, shoqëria, ndonjë grup apo qeveria tenton të ndërhyjë në praktikumin e fesë suaj, por më vonë kushtet kthehen në favorin tuaj, atëherë ju nuk duhet të mbani mëri ose armiqësi ndaj dhunuesve. Ju as që duhet të mendoni për hakmarrje, përkundrazi duhet të veproni me drejtësi e barazi. Kurani Famëlartë thotë:

> **O besimtarë! Bëhuni të qëndrueshëm në kauzën e Allahut, duke dëshmuar për drejtësinë. Kurrsesi nuk duhet t'ju nxisë urrejtja ndaj ndonjë populli për të bërë padrejtësi. *Gjithmonë* bëni drejtësi! Kjo është më afër pëlqimit të Zotit. Frikësojuni Allahut! Allahu është i Dijshëm për çdo gjë që bëni ju.** (Kurani Famëlartë 5:9)

Ky është mësim për paqen në shoqëri. Mos hiqni dorë nga drejtësia, edhe ndaj armikut tuaj. Historia e hershme e Islamit na dëshmon se pikërisht ky mësim u zbatua dhe të gjitha kërkesat e drejtësisë u përmbushën. Unë nuk mund t'ju tregoj shumë shembuj këtu, por historia dëshmon faktin se pas fitores së Mekës, Profeti i shenjtë[sa] nuk bëri asnjë hakmarrje ndaj atyre, të cilët e kishin sfilitur,

përkundrazi i fali dhe i lejoi të ndiqnin besimet e tyre përkatëse. Sot, paqja mund të vendoset vetëm nëse do të përmbushen të gjitha kërkesat e drejtësisë edhe për kundërshtarin, jo vetëm në luftën kundër ekstremistëve fetarë, por në të gjitha betejat. Vetëm paqja e tillë është e qëndrueshme.

Në shekullin e kaluar, janë zhvilluar dy Luftëra Botërore. Pavarësisht nga shkaqet e tyre, nëse vështrojmë thellë, aty qëndron vetëm një arsye: drejtësia nuk ishte dhënë që në instancën e parë. Si reagim, ai që u konsiderua një zjarr i shuar dhe që në fakt ishte gacë e mbuluar që ndizej lehtë, përfundimisht lëshoi vrulltas flakë të papërmbajtshme, duke kapërdirë të gjithë botën për të dytën herë.

Sot, ankthi e pakënaqësia janë në rritje, ndërsa veprimet për të ruajtur paqen po shndërrohen në pararendëse të një lufte tjetër botërore. Përveç kësaj, gjendja aktuale ekonomike dhe problemet shoqërore përbëjnë një tjetër shkak për shkallëzimin e situatës.

Kurani Famëlartë parashtron disa parime të arta për vendosjen e paqes në botë. Dihet që lakmia i jep shtysë urrejtjes. Nganjëherë ajo shfaqet për zgjerimin territorial ose për pushtimin e resurseve natyrore, ose për vendosjen e epërsisë mbi të tjerët. Kjo shkakton mizori, qoftë nga ana e tiranëve të pamëshirshëm që uzurpojnë të drejtat e popullit dhe tregojnë epërsinë e tyre për të arritur qëllimet e tyre të ulëta, qoftë nga ana e një force sunduese. Ulërimat dhe vuajtja e popullit të shtypur nganjëherë arrijnë ta thërrasin botën e jashtme.

Por edhe në këtë situatë, parimi i artë që na ka dhënë Profeti i shenjtë i Islamit[sa] është: "Ndihmoni edhe të shtypurin, edhe mizorin".

Sahabët e Profetit[sa] e pyetën se për sa i përket ndihmës ndaj

njerëzve të shtypur dhe të vuajtur, ata e kuptonin, por, si mund ta ndihmonin një mizor? "Duke i ndalur dorën nga mizoria, sepse tejkalimi i tij në mizori do të tërheqë ndëshkimin e Zotit për të", iu përgjigj Profeti[sa].[3] Pra, nga mëshira ju duhet të përpiqeni ta shpëtoni atë. Përtej lidhjeve të ngushta shoqërore, ky parim shtrihet edhe në nivelin ndërkombëtar. Në lidhje me këtë Kurani Famëlartë thotë:

> **"Nëse dy grupe besimtarësh luftojnë *me njëri-tjetrin*, pajtojini ata. Por, *edhe pas kësaj*, nëse njëri prej tyre sulmon tjetrin, atëherë luftoni kundër atij që ka shkelur, derisa të kthehet te urdhri i Allahut. E, nëse kthehet, atëherë pajtojini me paanësi dhe veproni me drejtësi. Sigurisht, Allahu i do ata që veprojnë me drejtësi".**
> (Kurani Famëlartë 49:10)

Ndonëse ky mësim u referohet muslimanëve, nëse të gjithë i përmbahemi këtij parimi, mund të hidhet baza për paqen mbarëbotërore.

Për të ruajtur paqen, siç e kemi shpjeguar qysh në fillim, kërkesa më parësore mbetet drejtësia. Por, edhe pas zbatimit të drejtësisë, nëse përpjekjet për vendosjen e paqes dështojnë, atëherë bashkohuni dhe luftoni kolektivisht kundër palës agresore që ka shkelur, derisa të vijë çasti kur ajo të pajtohet. E kur ajo dorëzohet dhe tregohet e gatshme për t'u pajtuar, drejtësia kërkon që të mos kërkohet hakmarrje dhe të mos vendosen sanksione apo embargo. Mbajeni

---

3 *Buhariu, Kitabul-ikrah, babu jaminirr-raxhuli li sahibihi, nr. i hadithit 6952.*

nën vëzhgim palën shkelëse përmes të gjitha mjeteve të mundshme, por njëherësh përpiquni ta përmirësoni gjendjen e saj.

Për t'i dhënë fund ankthit që është i dukshëm sot në disa vende të botës, ndër të cilat për fat të keq kryesisht janë vende muslimane, shtetet që kanë të drejtë vetoje duhet ta analizojnë situatën për të nxjerrë përfundimin nëse është dhënë drejtësia, apo jo. Sa herë që duhet ndihma, duart shtrihen para shteteve të fuqishme.

Siç kam thënë, jemi dëshmitarë të faktit që na përcjell historia e qeverisë britanike, se ajo gjithmonë ka përkrahur drejtësinë dhe kjo më shtyn që t'ju tërheq vëmendjen ndaj disa prej këtyre çështjeve.

Parimi tjetër që na mëson Kurani për vendosjen e paqes në botë, është që të mos shohim me lakmi pasurinë e të tjerëve. Kurani Famëlartë thotë:

> **Mos e shih me lakmi atë që Ne ua kemi dhënë disave prej tyre, shkëlqimin e kësaj bote, si mjet të *përkohshëm* të kënaqësisë, me qëllim që t'i sprovojmë ata me anë të tyre.** (Kurani Famëlartë 20:132)

Babëzia dhe lakmia për pasurinë e tjetrit është një faktor për shkallëzimin e ankthit në botë. Në nivelin individual, duke garuar me fqinjin, kjo babëzi ka shkaktuar pangopësi të pashuar dhe ka shkatërruar paqen shoqërore. Ndërsa në rangun kombëtar konkurrenca në babëzi, ka sabotuar paqen botërore. Kjo është vërtetuar nga historia dhe çdo njeri i mençur mund ta kuptojë që grykësia për pasurinë e të tjerëve shkakton rritjen e zilisë e të lakmisë dhe është burim i humbjes.

Kjo është arsyeja pse Zoti i Plotfuqishëm ka thënë që secili duhet të kujdeset për burimet e tij dhe të nxjerrë fitime prej tyre. Tentativa për të zgjeruar shtrirjen territoriale, synon të shfrytëzojë burimet natyrore të territorit të tjetrit. Grupimi i shteteve dhe formimi i blloqeve të fuqisë kanë pikënisje në kontrollin e resurseve natyrore të disa shteteve. Në lidhje me këtë, një sërë autorësh, të cilët më parë u kanë shërbyer si këshilltarë qeverive të tyre, kanë shkruar libra duke zbuluar imtësisht sesi disa shtete kanë kurdisur plane për të përvetësuar burimet e shteteve të tjera. Se sa të vërtetë kanë qenë në rrëfimet e tyre shkrimtarët në fjalë, e dinë vetë ata dhe Zoti më së miri, por situata që shfaqet pas leximit të këtyre rrëfimeve, u shkakton indinjatë të fortë qytetarëve të cilët janë besnikë ndaj vendeve të tyre të varfra. Kjo është një ndër arsyet kryesore të rritjes së terrorizmit dhe të nxitjes së garës së armëve shkatërruese për masën e gjerë.

Sot, bota e konsideron veten si më të matur, më të vetëdijshme dhe më të edukuar sesa qe në të kaluarën. Edhe në vendet e varfra ka njerëz kaq të zgjuar, që kanë shkëlqyer në arsim, në fushat e tyre përkatëse. Mendjet me aftësi të larta intelektuale sot janë bashkuar për të punuar në qendrat e mëdha kërkimore të botës. Në këto rrethana, njeriu duhej ta vriste mendjen sesi popujt të bashkoheshin dhe bashkërisht të orvateshin për t'u dhënë fund mendimeve të mbrapshta dhe marrëzive të së kaluarës, të cilat shkaktuan armiqësi dhe çuan deri në luftëra të përgjakshme. Intelekti i dhuruar prej Zotit dhe zhvillimet shkencore duhej të ishin përdorur për të mirën e njerëzimit dhe për të krijuar metodat e pranueshme të përfitimeve nga resurset e njëri-tjetrit.

Zoti ka bekuar çdo vend me burime natyrore, të cilat duhej të përdoreshin për ta kthyer këtë botë në një parajsë të paqes. Zoti ka

bekuar shumë shtete me klimë dhe mjedis të shkëlqyer për rritjen e drithërave të ndryshme. Po të ishin zbatuar metodat e duhura për shfrytëzimin e teknologjisë moderne në bujqësi, ekonomia do të ishte më e shëndoshë dhe uria mund të ishte eliminuar nga Toka.

Vendet që kanë burime minerale duhet të lejohen t'i zhvillojnë e të bëjnë tregti lirisht dhe me çmim të arsyeshëm, e kështu një shtet mund të përfitojë nga resurset e shtetit tjetër. Pra, kjo do të ishte rruga e drejtë, rruga që është e preferuar nga Zoti i Plotfuqishëm.

Zoti u dërgon popujve të dërguarit e Tij, me qëllim që ata t'ua tregojnë rrugët që afrojnë njerëzit me Zotin. Në të njëjtën kohë, Zoti porosit për liri të plotë në çështjet e fesë. Sipas besimit tonë, shpërblimi dhe ndëshkimi do të jepen edhe pas vdekjes. Por, nën sistemin e krijuar nga Zoti, kur mizoria ushtrohet mbi krijesat e Tij dhe drejtësia e paanësia shpërfillen, atëherë sipas ligjeve të natyrës, pasojat e këtyre veprimeve mund të shfaqen edhe në këtë botë. Sot shohim reagime ndër më të ashprat kundër mizorive të tilla, ndërkohë nuk ka asnjë garanci që reagimi ishte i drejtë apo i gabuar.

Mënyra më e drejtë për të qeverisur botën është që të bëhet çdo përpjekje e mundshme për t'u siguruar vendeve të varfra statusin që u takon.

Një çështje kryesore që ekziston sot është kriza ekonomike, që ndryshe quhet *credit crunch*. Sado e çuditshme do të dukej, prova na drejton drejt një fakti. Kurani Famëlartë na këshillon duke thënë: Shmanguni kamatës, sepse ajo është ters dhe kërcënim për paqen familjare, kombëtare si dhe ndërkombëtare. Kurani na alarmon se ai që merr kamatë, një ditë do të çoroditet sikurse ai që është shkalluar nga djalli. Kështu që ne muslimanët, jemi

paralajmëruar që për të parandaluar një situatë të tillë, duhet të heqim dorë nga shitblerjet me kamatë. Kjo sepse paratë që merrni si kamatë nuk ju shtojnë pasurinë, por juve vetëm ju duket sikur ajo po rritet. Vjen momenti i pashmangshëm, kur shfaqen pasojat e saj të vërteta. Përveç kësaj, jemi porositur që të mos futemi në tregtinë e kamatës, me paralajmërim se një gjë e tillë do të konsiderohet si luftë ndaj Zotit.

Ky fakt vërtetohet edhe nga kriza e sotme e kredisë. Në fillim, ishin individë që merrnin hua për të blerë prona, por para se të fitonin të drejtën e pronësisë, ata zhyteshin thellë në borxhe. Ndërsa tani, janë qeveritë që janë fundosur në borxhe dhe janë goditur nga hutimi. Kompanitë e mëdha kanë falimentuar. Disa banka dhe institucione financiare kanë mbyllur aktivitetin e tyre, ose po mbështeten nga qeveritë për shpëtim. Një situatë e tillë ekziston pothuajse në çdo shtet, pavarësisht se është i pasur apo i varfër. Ju jeni në dijeni më mirë se unë rreth kësaj krize. Paratë e depozituesve janë zhdukur fare. Tashmë u takon qeverive për të vendosur sesi dhe në ç'shkallë do t'i mbrojnë ata. Por aktualisht, paqja mendore e familjeve, e biznesmenëve dhe e udhëheqësve të qeverive, në shumicën e vendeve të botës, thuajse plotësisht është e shkatërruar.

A mos vallë, kjo situatë na shtyn të mendojmë se bota po lëviz drejt përfundimit të logjikshëm, paralajmërimi i të cilit ishte dhënë kohë më parë? Zoti e di mirë sesi do të jenë pasojat e ardhshme të kësaj situate.

Zoti i Madhërishëm thotë: Ejani drejt paqes e cila mund të garantohet vetëm atëherë kur ekziston tregtia e pastër dhe e shëndetshme dhe kur resurset shfrytëzohen në një mënyrë të drejtë dhe të ndershme.

Më lejoni ta përfundoj këtë sintezë të përmbledhur të mësimeve tona me një rikujtim se çelësi i paqes së vërtetë botërore qëndron në kthimin te Zoti. Zoti e mundësoftë botën që ta kuptojë këtë esencë, sepse vetëm atëherë ata mund të përmbushin detyrat e tyre që kanë ndaj njëri-tjetrit.

Në fund, ju jam mirënjohës të gjithëve që erdhët këtu dhe dëgjuat fjalën time.

Shumë faleminderit!




# MËSIMET E ISLAMIT PËR BESNIKËRINË DHE DASHURINË NDAJ ATDHEUT

QENDRA USHTARAKE
KOBLENZ, GJERMANI, 2012



Z. Alois Bach Gjeneral Brigade i Ushtrisë Federale të Gjermanisë me Hazret Kalifin e Pestë të Mesihut të Premtuar[aba].




Hazret Kalifi i Pestë i Mesihut të Premtuar[aba] duke iu drejtuar Ushtrisë Federale të Gjermanisë.





1.



2.



3.



4.

1. Kolonel Ulrich, 2. Gjeneral Brigade Bach, 3. Kolonel Trautvetter, dhe 4. Kolonel I.G. Janke duke takuar Hazret Mirza Masrur Ahmedin, Kalifin e Pestë të Mesihut të Premtuar[aba].



# *Mësimet e Islamit për besnikërinë dhe dashurinë ndaj atdheut*

*Bismil-lahirr-Rrahmanirr-Rrahim:* Në emër të Allahut të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit.

*Es-selam alejkum ue rrahmatullahi ue barakatuhu:* Paqja dhe bekimet e Allahut qofshin mbi ju!

Së pari, do të doja të shfrytëzoja rastin që t'ju falënderoj të gjithë ju që më ftuat në qendrën tuaj dhe më dhatë mundësi të ndaj disa fjalë me ju. Si udhëheqës i Xhematit Musliman Ahmedia, dëshiroj t'ju paraqes mësime të Islamit. Por, kjo është një temë kaq e gjerë, saqë është e pamundur ta përmbledh atë në një takim apo në një kohë të shkurtër. Andaj, më duhet ta kufizoj temën vetëm rreth një aspekti të Islamit, që ta fokusoj atë dhe të flas rreth tij.

Ndërkohë që po mendoja se cilin aspekt të shtjelloj në fjalimin tim, mora një kërkesë nga Kryetari i Xhematit Musliman Ahmedia të Gjermanisë, i nderuari Abdullah Wagishauser, që unë të flas rreth mësimeve të Islamit në lidhje me dashurinë dhe

besnikërinë e një personi ndaj atdheut të tij. Kjo më ndihmoi që të bëja zgjedhjen time. Prandaj, do të flas shkurtimisht rreth disa mësimeve të Islamit lidhur me këtë.

Është shumë e lehtë të flasësh apo të dëgjosh për "besnikërinë dhe dashurinë e një personi ndaj atdheut të tij". Megjithatë, këto pak fjalë përfshijnë kuptime shumë të gjera, të bukura dhe të thella. Padyshim, të perceptosh dhe të kuptosh tërësisht atë që këto fjalë përcaktojnë dhe atë që na kërkojnë, është me të vërtetë shumë e vështirë. Sidoqoftë, në kohën e shkurtër që kam në dispozicion, do të përpiqem t'ju shpjegoj konceptin e Islamit për besnikërinë dhe dashurinë e një personi ndaj atdheut të tij.

Parimi i parë dhe më themelori i fesë Islame është që fjalët e një personi dhe veprat e tij kurrsesi nuk duhet të tregojnë hipokrizi apo standarde të dyfishta. Besnikëria e vërtetë kërkon një lidhje të ndërtuar mbi bazat e sinqeritetit dhe ndershmërisë. Ajo kërkon që edhe nga brenda njeriu të jetë i njëjtë me atë që shfaqet në sipërfaqe. Në marrëdhëniet me shtetin, ky parim ka rëndësi të madhe. Prandaj, është thelbësore për një shtetas, të cilitdo shtet, të vendosë një lidhje besnikërie të çiltër ndaj vendit të tij, pa marrë parasysh nëse ai është qytetar i lindur i atij shteti apo fiton shtetësinë gjatë jetës së tij përmes rrugës së imigracionit apo në ndonjë mënyrë tjetër.

Besnikëria është një veti madhore dhe njerëzit që kanë shfaqur këtë veti në shkallën më të lartë ishin profetët e Zotit. Dashuria dhe besnikëria e tyre ndaj Zotit ishin aq të fuqishme, saqë në çdo çështje ata i ndoqën porositë e Tij dhe u munduan tërësisht për t'i zbatuar ato, pavarësisht nga rrethanat. Kjo tregon nënshtrimin e tyre ndaj Tij si dhe standardet e tyre të përsosura të besnikërisë. Ndaj, pikërisht standardet e tyre të besnikërisë ne duhet t'i

marrim si model për vete. Megjithatë, së pari është e nevojshme të kuptojmë se çfarë do të thotë besnikëri në të vërtetë.

Sipas mësimeve të Islamit, përkufizimi apo kuptimi i vërtetë i besnikërisë është që një person duhet në mënyrë të pastër t'i përmbushë të gjitha zotimet dhe premtimet e tij në të gjitha nivelet dhe në të gjitha rrethanat, pavarësisht nga vështirësitë që has në mes. Ky është standardi i vërtetë i besnikërisë që kërkon Islami. Në shumë ajete të Kuranit Famëlartë, Allahu i urdhëron muslimanët që të përmbushin zotimet dhe premtimet e tyre, sepse do të merren në përgjegjësi nga Ai për të gjitha ato. Muslimanët janë urdhëruar të përmbushin të gjitha marrëveshjet, duke përfshirë edhe ato që ata kanë bërë me Zotin e Madhërishëm, si dhe zotimet e tjera që kanë bërë, në bazë të shkallës së tyre të rëndësisë.

Në këtë kontekst, një pyetje që mund të lindë në mendjen e njerëzve është që, besnikëria e një muslimani ndaj shtetit dhe zotimi i tij për të respektuar ligjet e vendit mund të ketë rëndësi dytësore tek ai dhe për këtë arsye, a do ta sakrifikonte ai zotimin e tij ndaj shtetit në disa raste? Ka mundësi të krijohet kjo përshtypje, sepse muslimanët pohojnë që Zoti dhe feja e Tij kanë rëndësinë më të madhe për ta, që do të thotë se zotimi i tyre i besnikërisë ndaj Zotit është prioriteti i tyre i parë dhe se atë zotim ata e vlerësojnë mbi gjithçka dhe mundohen ta përmbushin atë.

Për t'iu përgjigjur kësaj pyetjeje, së pari dua t'ju informoj që Profeti Muhammed[sa] vetë na ka mësuar që "Dashuria ndaj atdheut është pjesë e besimit". Ndaj, patriotizmi i sinqertë është një kërkesë e Islamit. Që të kesh dashuri të vërtetë ndaj Zotit dhe ndaj Islamit, kërkon që të kesh dashuri edhe ndaj atdheut. Pra, është shumë e qartë që nuk mund të ketë asnjë konflikt interesi midis dashurisë së një personi ndaj Zotit dhe dashurisë së tij ndaj

atdheut. Përderisa dashuria ndaj atdheut është përcaktuar si pjesë e Islamit, është shumë e qartë atëherë që një musliman duhet të orvatet për të arritur standardet e larta të besnikërisë ndaj vendit të tij, sepse edhe ky është një mjet për ta arritur Zotin dhe për t'iu afruar Atij. Prandaj, është e pamundur që dashuria e një muslimani të vërtetë ndaj Zotit të mund të bëhet pengesë që e ndalon atë për të shprehur dashurinë dhe besnikërinë e vërtetë ndaj shtetit të tij. Fatkeqësisht, në disa shtete shohim që të drejtat fetare ngushtohen, madje mohohen tërësisht. Prandaj, një pyetje tjetër që mund të ngrihet është nëse qytetarët e një shteti të caktuar, në të cilin persekutohen nga vetë shteti i tyre, mund të vazhdojnë të kenë raport dashurie dhe besnikërie ndaj vendit apo shtetit të tyre. Me shumë pikëllim dua t'ju them që të njëjtat rrethana ekzistojnë në Pakistan, ku qeveria praktikisht ka vënë ligje kundër Komunitetit tonë. Këto ligje anti-ahmediane praktikisht imponohen. Në Pakistan, të gjithë muslimanët ahmedianë zyrtarisht nga ligji janë deklaruar "jo-muslimanë". Për këtë arsye, ahmedianët atje janë të ndaluar ta quajnë veten muslimanë. Ata gjithashtu janë të ndaluar të adhurojnë në mënyrën siç adhurojnë muslimanët e tjerë, ose të ndjekin cilëndo praktikë që i identifikon ata si muslimanë. Kështu që, në Pakistan vetë shteti i ka privuar anëtarët e Xhematit tonë nga e drejta elementare e njeriut për fenë.

Duke e marrë parasysh këtë gjendje, është e natyrshme të mendosh se si është e mundur që në këto rrethana muslimanët ahmedianë të zbatojnë ligjet e vendit. Si mund të shfaqin besnikëri ndaj shtetit? Këtu dua të sqaroj se kur ekzistojnë situata kaq ekstreme, atëherë ligji dhe besnikëria ndaj vendit bëhen dy çështje të ndara. Ne muslimanët ahmedianë besojmë se feja është një çështje personale e çdo individi dhe se nuk duhet të ketë

imponim në çështjet e saj. Prandaj, aty ku ligji ndërhyn në këtë të drejtë, padyshim ai bëhet një akt i dhunshëm dhe persekutim i ashpër. Dihet që persekutime të tilla shtetërore, që janë bërë gjatë kohërave të ndryshme, janë dënuar nga shumica e njerëzve.

Nëse do t'i hedhim një vështrim historisë së Evropës, shohim që edhe në këtë kontinent disa popuj kanë qenë viktimë të persekutimit fetar, dhe si rrjedhojë disa mijëra njerëz janë detyruar të mërgojnë nga një vend në tjetrin. Të gjithë historianët, qeveritë dhe njerëzit mendjendritur janë të mendimit se ky persekutim i përkiste një dhune të skajshme. Në rrethana të tilla, Islami udhëzon, që aty ku persekutimi kapërcen çdo kufi dhe bëhet i padurueshëm, atëherë njeriu duhet të largohet nga ai qytet apo shtet për të mërguar në ndonjë vend ku është i lirë të praktikojë paqësisht fenë e tij. Gjithsesi, përveç këtij udhëzimi, Islami gjithashtu mëson që në asnjë rrethanë asnjë individ nuk duhet të marrë vetë ligjin në dorë dhe as nuk duhet të marrë pjesë në projekte dhe komplote kundër vendit të tij. Ky është një urdhër shumë i qartë dhe i shkoqur i dhënë nga Islami.

Pavarësisht nga persekutimi i egër me të cilin po përballen ata, miliona ahmedianë vazhdojnë të jetojnë në Pakistan. Pavarësisht se ata po bëhen shënjestër e një diskriminimi dhe dhune të tillë të pareshtur në çdo aspekt të jetës së tyre, ata vazhdojnë të kenë lidhje të besnikërisë dhe devotshmërisë absolute ndaj atdheut të tyre. Në cilëndo fushë ku punojnë ose kudo që janë vendosur, ata vazhdimisht janë të angazhuar për t'i ardhur në ndihmë vendit për progresin dhe suksesin e tij. Për dekada me radhë, kundërshtarët e ahmedianëve kanë tentuar të pretendojnë se ahmedianët nuk janë besnikë ndaj Pakistanit, por ata kurrsesi nuk arritën ta provojnë këtë ose të tregojnë ndonjë dëshmi në mbështetje të pohimit të

tyre. Përkundrazi, e vërteta është që çdoherë kur lindi nevoja për të bërë ndonjë sakrificë për hir të Pakistanit, për hir të vendit, muslimanët ahmedianë gjithmonë u gjendën në rreshtin e parë dhe gjithmonë u treguan të gatshëm për të dhënë çdo sakrificë.

Pavarësisht se muslimanët ahmedianë janë viktimë dhe shënjestër e ligjit, pikërisht janë ata që e zbatojnë ligjin e shtetit më mirë se kushdo tjetër. Kjo është për arsye se ata janë muslimanë të vërtetë, që ndjekin Islamin e vërtetë. Një tjetër mësim që ka dhënë Kurani Famëlartë në lidhje me besnikërinë është që njerëzit duhet të heqin dorë nga çdo gjë që është e turpshme, e padëshirueshme dhe rebele. Një tipar i bukur dhe i dalluar i Islamit është që ai jo vetëm na tërheq vëmendjen për pasojat përfundimtare, të cilat mund të jenë mjaft të rrezikshme, por ai na paralajmëron edhe për të gjitha çështjet e vogla, të cilat veprojnë si shtigje për të drejtuar njerëzimin në rrugën e hapur të rrezikut. Kështu që, nëse udhëzimi i Islamit do të ndiqet ashtu siç duhet, atëherë çdo problem mund të zgjidhet që në fillim, para se situata të dalë jashtë kontrollit.

Për shembull, një çështje që mund të dëmtojë rëndë një shtet është babëzia e individëve për para. Shpesh njerëzit pushtohen tërësisht nga dëshirat materiale, aq sa ato u bëhen të pafrenueshme dhe dëshira të tilla përfundimisht i shpien drejt një sjelljeje të pabesë. Këto gjëra, përfundimisht shkaktojnë një tradhti ndaj shtetit. Më lejoni t'ju sqaroj pak. Në arabisht, është përdorur fjala "bagia", për të përshkruar personat apo sjelljet e tyre, që i sjellin dëm shtetit. Bëhet fjalë për ata që marrin pjesë në aktivitete të gabuara ose që dëmtojnë të tjerët. Ajo gjithashtu nënkupton ata njerëz që bëjnë mashtrime, përpiqen të zaptojnë gjërat në një mënyrë të padrejtë e të paligjshme dhe që shkelin të gjithë kufijtë dhe në këtë mënyrë shkaktojnë dëm dhe humbje. Islami mëson

që nga njerëzit që ndjekin këto rrugë nuk mund të shpresohet që të tregojnë besnikëri, sepse besnikëria është e gërshetuar me virtytet e larta. Besnikëria nuk mund të ekzistojë pa vlerat e larta morale dhe vlerat e larta morale nuk mund të ekzistojnë pa besnikëri. Ndonëse, është e vërtetë që njerëz të ndryshëm mund të kenë pikëpamje të ndryshme për standardet e larta morale, megjithatë, feja Islame vërtitet tërësisht rreth kërkimit të pëlqimit të Zotit. Kështu që, muslimanët janë urdhëruar të veprojnë gjithnjë për ta kënaqur Atë. Shkurt, sipas mësimeve të Islamit, Zoti i Madhërishëm ka ndaluar të gjitha format e pabesisë dhe të rebelimit, qofshin kundër shtetit të tyre apo kundër qeverisë. Kjo sepse rebelimi ose veprimi kundër shtetit kërcënon paqen dhe sigurinë e vendit. Madje, aty ku ndodh kryengritje, pikërisht ky kundërshtim i brendshëm patjetër i fryn zjarrit të kundërshtimit të jashtëm duke inkurajuar të huajt të përfitojnë nga çrregullimi i brendshëm. Prandaj, pasojat e pabesisë ndaj shtetit mund të jenë shumë të mëdha dhe ekstreme. Kështu që, çdo gjë që mund ta dëmtojë shtetin përfshihet në termin "bagia", që sapo jua kam shpjeguar. Duke marrë parasysh të gjitha këto gjëra, besnikëria ndaj shtetit i kërkon njeriut që të tregohet i duruar, i virtytshëm dhe zbatues i ligjeve të vendit.

Në përgjithësi, në epokën moderne, shumica e qeverive drejtohen në mënyrë demokratike. Prandaj, nëse ndonjë person apo grup dëshiron të ndryshojë qeverinë, atëherë ata mund ta bëjnë një gjë të tillë duke ndjekur procesin e duhur demokratik. Zërin e tyre ata mund ta përcjellin përmes kutive të votimit. Votat nuk duhet të jepen në bazë të preferencave apo interesave personale, përkundrazi, Islami na mëson që çdo person duhet të japë votën e tij me një ndjenjë besnikërie dhe dashurie ndaj vendit

të tij. Çdo person duhet të japë votën e tij duke menduar për përmirësimin e shtetit të tij. Prandaj, askush nuk duhet të shikojë prioritetet personale dhe se nga cili kandidat apo parti ai mund të ketë përfitim personal, përkundrazi, ai duhet të marrë vendimin e tij në mënyrë të drejtë duke vlerësuar se cili kandidat apo cila parti do t'i vijë në ndihmë progresit kombëtar. Çelësat e qeverisë janë një besim shumë i madh, ndaj ato duhet t'i lësh në duart e një partie për të cilën beson sinqerisht që është më e përshtatshmja dhe më e merituara.

Ky është Islami i vërtetë dhe kjo është besnikëria e vërtetë.

Në ajetin (vargun) 59 të suresë (kapitullit) 4 të Kuranit Famëlartë, Allahu ka urdhëruar që njeriu duhet t'u lërë besimin e tij atyre që e meritojnë dhe se në gjykimin e tij ndaj njerëzve, ai duhet të marrë vendim me drejtësi dhe sinqeritet. Prandaj, besnikëria ndaj vendit i kërkon njeriut që ai t'ua dorëzojë pushtetin atyre që me të vërtetë e meritojnë atë, në mënyrë që shteti të ketë progres dhe të dalë përpara ndër vendet e botës.

Në shumë vende të botës, shohim që disa njerëz marrin pjesë në greva dhe protesta kundër politikave të qeverisë. Madje, në disa vende të Botës së Tretë, protestuesit sabotojnë dhe dëmtojnë pronat dhe pasuritë që i përkasin shtetit ose qytetarëve të tij. Megjithëse ata mund të deklarojnë se akti i tyre vjen nga dashuria, e vërteta është që akte të tilla nuk kanë të bëjnë fare me besnikërinë apo dashurinë ndaj vendit. Duhet të kemi parasysh që edhe atje ku protestat ose grevat organizohen në mënyrë paqësore, pa shkaktuar dhunë apo dëmtim kriminal, prapëseprapë ato mund të sjellin pasoja shumë negative. Sepse, edhe protestat paqësore shpesh rezultojnë në humbjen e disa milionave për ekonominë e shtetit. Sjellje të tilla, në asnjë rrethanë, nuk mund të konsiderohen si një

shembull i besnikërisë ndaj shtetit. Një parim i artë që është dhënë nga Themeluesi i Xhematit Musliman Ahmedia është që në çdo rrethanë, ne duhet t'i qëndrojmë besnikë Allahut, profetëve dhe udhëheqësve të shtetit. Ky është i njëjti mësim që është dhënë në Kuranin Famëlartë. Pra, edhe atje, ku shteti lejon organizimin e grevës dhe protestave, ato duhen organizuar vetëm deri në masën që nuk i sjellin dëm apo humbje shtetit ose ekonomisë së tij.

Një tjetër pyetje që ngrihet shpesh është, nëse munden muslimanët të shërbejnë në forcat ushtarake të vendeve perëndimore, dhe nëse po, a mund të marrin pjesë në ndonjë sulm ushtarak kundër shteteve islamike? Një parim themelor është që asnjë person nuk duhet ta marrë pjesë në aktet e barbarisë, parim të cilin, çdo musliman duhet të ketë si parësor në mendjen e tij. Nëse një shtet islamik sulmohet, për arsye se ai vetë ka vepruar në mënyrë të dhunshme dhe të padrejtë dhe është ai që ka marrë nismën për agresion, atëherë në rrethana të tilla, Kurani udhëzon qeveritë muslimane që ato ta ndalojnë dorën e tiranit. Kjo do të thotë që ato duhet të ndalojnë dhunën dhe të mundohen për të vendosur paqe. Kështu që, në rrethana të tilla lejohen të merren masa që janë mjete për t'i dhënë fund dhunës. Megjithatë, nëse shteti që ka shkelur kufijtë, e reformon veten dhe përvetëson paqen, atëherë ai dhe qytetarët e tij nuk duhet të shfrytëzohen me pretendime dhe justifikime false. Madje, duhet që atyre t'u mundësohet liria dhe pavarësia që gëzon një shtet normal. Pra, synimet ushtarake duhet të jenë për të vendosur paqe, e jo për të përmbushur interesa të ulëta.

Në të njëjtën mënyrë, Islami u jep të gjitha shteteve, qofshin muslimane apo jo, të drejtën për të ndaluar dhunën dhe tiraninë. Prandaj, nëse është e nevojshme, shtetet jo islamike mund të

sulmojnë shtetet islamike për t'i arritur këto synime të sinqerta. Muslimanët që jetojnë në ato vende jomuslimane lejohen të marrin pjesë në ushtritë e shteteve të tyre për të parandaluar shtetin tjetër nga dhuna. Atje ku me të vërtetë ekzistojnë rrethana të tilla, atëherë ushtarët muslimanë, në cilëndo ushtri perëndimore të bëjnë pjesë, duhet të zbatojnë urdhrat dhe të luftojnë, nëse nevojitet, për të vendosur paqe. Por, nëse një ushtri, duke u treguar tirane, merr një vendim të padrejtë për të sulmuar shtetin tjetër, atëherë një musliman ka opsionin për t'u larguar nga ushtria, sepse në këtë rast ai do të përkrahë dhunën. Duke marrë këtë vendim, nuk do të thotë që ai tregohet jo besnik ndaj vendit të tij. Në të vërtetë, në rrethana të tilla, besnikëria ndaj vendit të tij i kërkon që ai të marrë një hap të tillë e të këshillojë qeverinë e tij që ajo të mos lejojë veten të bjerë aq poshtë siç kanë rënë ato qeveri dhe shtete të padrejta që vepruan në mënyrë barbare. Por, nëse pjesëmarrja në ushtri është e domosdoshme dhe nuk ka rrugëdalje për t'i ikur asaj, dhe atë e bren ndërgjegjja, atëherë ai duhet të largohet nga vendi i tij, por nuk duhet të ngrejë zërin kundër ligjit të shtetit. Ai duhet të largohet sepse një musliman nuk lejohet të jetojë në një vend si shtetas i tij, dhe njëkohësisht të veprojë kundër tij apo t'u bashkohet kundërshtarëve.

Këto janë disa aspekte të mësimeve të Islamit, që udhëzojnë të gjithë muslimanët e vërtetë për kërkesat e vërteta të besnikërisë dhe dashurisë ndaj shtetit. Në kohën që kisha në dispozicion, unë vetëm kam arritur ta prek përmbledhtas këtë temë.

Në fund, dua të them që në këtë kohë vërejmë që bota është bërë si një fshat global. Njerëzimi është i bashkuar dhe i heterogjenizuar. Popujt e të gjitha kombeve, feve dhe kulturave gjenden në të gjitha shtetet. Kjo kërkon që liderët e çdo vendi

duhet të vlerësojnë dhe të respektojnë ndjenjat dhe mendimet e të gjithë njerëzve. Liderët e qeverive të tyre duhet të mundohen për të hartuar ligje, që krijojnë atmosferë dhe frymë të vërtetësisë dhe të drejtësisë, e jo të krijojnë ligje që përdoren si mjet për të tensionuar dhe irrituar njerëzit. Padrejtësitë dhe egërsitë duhet të eliminohen dhe në vend të tyre duhet të mundohemi për të vendosur drejtësinë e vërtetë. Mënyra më e mirë për ta bërë këtë është që bota të arrijë ta njohë Krijuesin e saj. Çdolloj besnikërie duhet të lidhet me besnikërinë ndaj Zotit. Nëse do të ndodhë kjo, atëherë me sytë tanë do të mund të dëshmojmë tek njerëzit e të gjitha vendeve nivelet më të larta të besnikërisë dhe do të hapen rrugët më të reja që na çojnë drejt paqes dhe sigurisë në mbarë botën.

Para së të përfundoj, dua t'ju falënderoj të gjithë ju edhe një herë për ftesën dhe vëmendjen tuaj. Zoti ju bekoftë gjithë ju dhe Zoti e bekoftë Gjermaninë!

Shumë faleminderit!



# PASOJAT SHKATËRRUESE TË NJË LUFTE BËRTHAMORE DHE NEVOJA VENDIMTARE PËR DREJTËSINË ABSOLUTE

SIMPOZIUMI I 9-TË I PËRVITSHËM PËR PAQEN

LONDËR, MBRETËRI E BASHKUAR, 2012




Hazret Mirza Masrur Ahmedi, Kalifi i Pestë i Mesihut të Premtuar[aba] duke mbajtur fjalën e tij në Simpoziumin e 9-të të përvitshëm për paqen.




Kryebashkiaku i Londrës Z. Boris Johnson duke i dhuruar Shenjtërisë së tij një suvenir të autobusit urban të Londrës.



Znj. Dame Mary Richardson DBE, Presidente e shoqatës“SOS Children’s Villages UK” duke marrë “Çmimin nga Xhemati Musliman Ahmedia për progresin e paqes” nga Shenjtëria e tij.





Hazret Mirza Masrur Ahmedi, Kalifi i Pestë i Mesihut të Premtuar[aba] duke biseduar me përfaqësuesit e medias së jashtme pakistaneze në lidhje me situatën botërore.



## *Hyrje*

Më 24 mars të vitit 2012, u mbajt Simpoziumi i nëntë i përvitshëm për paqen, i organizuar nga Xhemati Musliman Ahmedia i Anglisë, në xhaminë Bejtul Futuh, xhamia më e madhe e Evropës Perëndimore, në Morden të Londrës. Ky event tërhoqi një audiencë prej më shumë se 1000 njerëzish, duke përfshirë ministra qeveritarë, ambasadorë të shteteve, deputetë të të dy Dhomave, asaj të Ulët (Komunëve) dhe asaj të Lartë (Lordëve), Kryebashkiakun e Londrës, titullarë të ndryshëm, profesionistë, fqinjë dhe mysafirë të tjerë nga të gjitha sferat e jetës. Tema e këtij simpoziumi ishte "Paqja ndërkombëtare". "Çmimin e vitit për progresin e paqes, nga Xhemati Musliman Ahmedia" Hazret Mirza Masrur Ahmedi i dha shoqatës bamirëse "SOS Children's Villages UK", për të bërë të njohura përpjekjet e saj të vazhdueshme për lehtësimin e vuajtjeve të fëmijëve jetimë dhe të pastrehëve në mbarë botën dhe për të përmbushur vizionin e saj "një shtëpi e dashur për çdo fëmijë". Ky çmim është dhënë për herë të tretë nga Xhemati Musliman Ahmedia.

Ndër mysafirët e tjerë, ishin të pranishëm edhe:

- Znj. Justine Greening, deputete, Ministre e Transportit
- Znj. Jane Ellison, deputete (Battersea)
- Znj. Seema Malhotra, deputete (Feltham & Heston)
- Z. Tom Brake, deputet (Carlshalton & Wallington)
- Z. Virendra Sharma, deputet (Ealing & Southall)
- Z. Lord Tariq Ahmad, i Wimbledon-it
- Z. Wesley Momo Johnson, Ambasador i Liberisë
- Z. Abdullah Al-Radhi, Ambasador i Jemenit
- Z. Miguel Solano-Lopez, Ambasador i Paraguajit
- Z. Commodore Martin Atherton, Komandant Rajonal i Marinës
- Z. Councillor Jane Cooper, Kryebashkiaku i Wandsworth-it
- Z. Councillor Milton McKenzie MBE, Kryebashkiaku i Barking & Dagenham-it
- Z. Councillor Amrit Mann, Kryebashkiak i Hounslow-së
- Znj. Siobhan Benita, kanditate e pavarur për Kryebashkiake për Londrën,
- si dhe diplomatë nga shumë vende të tjera, duke përfshirë Indinë, Kanadanë, Indonezinë dhe Guinenë.

# *Pasojat shkatërruese të një lufte bërthamore dhe nevoja vendimtare për drejtësinë absolute*

Pas recitimit të *tashahudit, t'avudhit dhe bismilahut,* Hazret Kalifi i Pestë i Mesihut të Premtuar[aba] tha:

Ju përshëndes të gjithë ju miqtë tanë *Es-selam alejkum ue rrahmatullahi ue barakatuhu:* Paqja dhe bekimet e Allahut qofshin mbi të gjithë ju!

Sot, pas një viti, edhe një herë kam kënaqësi t'ju mirëpres në këtë event të gjithë ju miq të nderuar. Ju jam shumë mirënjohës të gjithëve që keni ndarë kohën tuaj sot për të ardhur këtu.

Sigurisht, shumica prej jush janë njohur mirë me këtë event që quhet "Simpozium për paqen", i cili organizohet çdo vit nga Xhemati Musliman Ahmedia dhe që është njëra ndër shumë përpjekjet për të përmbushur dëshirën tonë që paqja të vendoset në botë.

Mes pjesëmarrësve, sot kemi edhe disa miq të rinj, pra që marrin pjesë në këtë pritje për herë të parë, ndërsa të tjerët janë miq tanë të vjetër, që i kanë mbështetur përpjekjet tona për shumë vite. Pavarësisht nga kjo, të gjithë ju jeni mjaft të edukuar dhe ndani me ne dëshirën për të vendosur paqe në botë, dhe pikërisht nga kjo dëshirë keni ardhur në këtë event.

Të gjithë ju jeni këtu me dëshirën tuaj të përzemërt që bota të mbushet me dashuri, dhembshuri dhe miqësi. Pikërisht këtë qëndrim dhe këto vlera dëshiron shumica e botës dhe, të cilat janë kaq të nevojshme për të. Kjo është arsyeja, pse ju të gjithë, edhe pse vini nga bekgraunde, kombe dhe fe të ndryshme, keni ardhur këtu në këtë event.

Siç e thashë, këtë konferencë ne e zhvillojmë çdo vit, dhe çdo herë, e njëjta ndjenjë dhe shpresë pasqyrohet nga të gjithë ne, që paqja të vendoset në botë mu para syve tanë, prandaj, çdo vit edhe unë ju lutem të gjithëve të përpiqeni të promovoni paqe kudo dhe para çdokujt që njihni. Sërish, u lutem të gjithë atyre që kanë kontakte me parti politike ose me qeveri të ndryshme, t'ua përcjellin këtë mesazh paqeje rretheve ku ata mund të kenë ndikim. Është e nevojshme që secili të bëhet i vetëdijshëm që, për vendosjen e paqes në botë, ka nevojë shumë të madhe më shumë se kurrë për vlera të larta morale dhe parimore.

Sa i përket Xhematit Musliman Ahmedia, kudo dhe kurdo që lind mundësia, ne shprehim haptas dhe deklarojmë pikëpamjen tonë, që ekziston vetëm një mënyrë për të shpëtuar botën nga shkatërrimi dhe shkretimi, drejt të cilit ajo po shkon, dhe që është përpjekja maksimale nga gjithë ne për të përhapur dashuri, dhembshuri dhe një ndjenjë bashkimi. Më e rëndësishmja është që bota të arrijë ta njohë Krijuesin e saj, i Cili është Zoti i Vetëm,

sepse pikërisht njohja e Krijuesit është ajo që na çon drejt dashurisë dhe dhembshurisë për krijesat. Kur ajo bëhet pjesë e karakterit tonë, vetëm atëherë ne do të bëhemi edhe përfitues të dashurisë së Zotit.

Ne vazhdimisht ngremë zërin duke bërë thirrje për paqe në botë, sepse dhimbja dhe ankthi që ndjejmë në zemrat tona na frymëzon të mundohemi të lehtësojmë vuajtjet e njerëzimit dhe ta bëjmë botën ku jetojmë një vend më të mirë. Sigurisht, kjo mbledhje është vetëm një nga përpjekjet tona të shumta në këtë drejtim.

Siç e kam thënë më herët, të gjithë ju gjithashtu i keni këto dëshira fisnike. Për më tepër, unë vazhdimisht u kam bërë thirrje politikanëve dhe udhëheqësve fetarë që të përkushtohen për paqen. Megjithatë, pavarësisht nga të gjitha përpjekjet, shohim se ankthi dhe trazirat vazhdojnë të shtohen e të përhapen në të gjithë botën. Sot, botën e gjejmë të mbushur me konflikte, shqetësime dhe çrregullime. Në disa shtete, njerëzit janë duke luftuar me njëri-tjetrin. Në vende të tjera, populli është duke luftuar kundër qeverisë ose anasjelltas. Grupe terroriste janë duke i fryrë zjarrit të anarkisë dhe çrregullimit për të përmbushur dëshirat e tyre vetjake dhe kështu janë duke vrarë në mënyrë arbitrare gra, fëmijë dhe njerëz të moshuar e të pafajshëm. Në disa vende, sërish për të përmbushur interesat e tyre, partitë politike luftojnë me njëra-tjetrën, në vend që të bashkëpunojnë për mbarëvajtjen e vendeve të tyre. Ka edhe shtete dhe qeveri, që janë vazhdimisht duke vëzhguar me zili resurset e shteteve të tjera. Superfuqitë e botës janë konsumuar për të ruajtur epërsinë e tyre dhe nuk po lënë zar pa hedhur për ta arritur këtë qëllim.

Duke pasur gjithë këtë në mendje, ne shohim se as Xhemati

Musliman Ahmedia e as shumica nga ju që jeni anëtarë të publikut të gjerë, nuk kemi fuqi apo autoritet për të zhvilluar politika që do të sillnin ndryshime pozitive. Kjo, sepse ne nuk mbajmë ndonjë pushtet qeveritar apo autoritar. Në fakt, do të shkoja edhe më tej duke thënë se edhe politikanët me të cilët kemi lidhje miqësie, të cilët gjithmonë janë dakord me ne kur janë në shoqërinë tonë, nuk mund të bëjnë gjë. Madje, zëri i tyre mbytet dhe ata pengohen t'i shprehin pikëpamjet e tyre. Kjo mund të jetë ose për shkak se ata janë të detyruar të ndjekin politikat partiake, ose ndoshta nga trysnia e jashtme që u bëhet nga superfuqitë e botës apo aleatët politikë, që i mbajnë ata të përkulur.

Sidoqoftë, ne që marrim pjesë çdo vit në këtë simpozium për paqen, padyshim kemi dëshirë që të vendoset paqja dhe natyrisht shprehim opinionet dhe ndjenjat tona që dashuria, dhembshuria dhe vëllazëria duhet të vendosen ndër të gjitha fetë, kombet, racat dhe sigurisht, në mbarë njerëzimin. Por fatkeqësisht, jemi të pafuqishëm ta sjellim këtë vizion në jetë. Ne nuk kemi autoritet ose mjete për të arritur rezultatet që duam.

Më kujtohet që një ose dy vjet më parë, pikërisht në këtë sallë, gjatë simpoziumit tonë për paqen, mbajta një fjalim, duke trajtuar mënyrat dhe mjetet për të vendosur paqe në botë dhe fola gjithashtu për mënyrën se si Kombet e Bashkuara duhet të funksionojnë. Pastaj, miku ynë shumë i nderuar dhe i respektuar Lord Eric Avebury komentoi se fjalimi duhet të ishte mbajtur pikërisht në Kombet e Bashkuara. Sidoqoftë, kjo ishte një shfaqje e karakterit të tij fisnik që ishte kaq bujar dhe i sjellshëm në vërejtjet e tij. Megjithatë, ajo që dua të them është se thjesht mbajtja ose dëgjimi i një fjalimi apo ligjërate nuk mjaftojnë dhe nuk vendosin paqe. Në fakt, nevoja kyçe për të përmbushur këtë

qëllim primar është drejtësia absolute dhe çiltërsia në të gjitha çështjet. Kurani Famëlartë, në ajetin 136 të sures 4, na ka dhënë një parim dhe mësim të artë, duke na udhëzuar për këtë. Ai thotë që, si mjet për të përmbushur kërkesat e drejtësisë, nëse juve ju duhet të dëshmoni edhe kundër vetes, kundër prindërve apo të afërmve tuaj, atëherë ju duhet ta bëni. Kjo quhet drejtësi e vërtetë, kur interesat personale lihen mënjanë për të mirën e përbashkët.

Nëse mendojmë për këtë parim në një shkallë kolektive, do të kuptojmë që teknikat e lobimeve të padrejta për të pasur pasuri dhe influencë, duhet të braktisen. Në vend të kësaj, përfaqësuesit dhe ambasadorët e çdo shteti duhet të dalin përpara me sinqeritet dhe me një dëshirë për të mbështetur parimet e drejtësisë dhe barazisë. Ne duhet të eliminojmë të gjitha format e paragjykimeve dhe diskriminimeve, sepse ky është i vetmi mjet për të sjellë paqe. Nëse shohim Asamblenë e Përgjithshme të Kombeve të Bashkuara ose Këshillin e Sigurimit, shpesh vërejmë që deklaratat dhe fjalimet që mbahen atje, marrin njohje e lëvdata, por nderime të tilla janë të pakuptimta, sepse vendimet e vërteta janë të paracaktuara më herët.

Kështu që, atje ku vendimet merren në bazë të trysnisë ose lobimit të superfuqive, në kundërshtim me drejtësinë dhe demokracinë e vërtetë, fjalime të tilla janë boshe, të pakuptimta dhe me shtirjen e tyre vetëm e mashtrojnë botën e jashtme. Sidoqoftë, e gjithë kjo nuk do të thotë që ne të dëshpërohemi, të humbasim shpresën e të ndalim përpjekjet tona. Përkundrazi, objektivi ynë duhet të jetë që, duke qenë brenda ligjeve, të vazhdojmë ta rikujtojmë qeverinë për nevojat e kohës. Ne duhet t'i këshillojmë siç duhet edhe ato grupe që punojnë për interes të tyre, në mënyrë që drejtësia të mbizotërojë në një nivel global. Vetëm atëherë do

të mund ta shohim botën një parajsë të paqes dhe harmonisë, gjë që të gjithë ne e kërkojmë dhe e dëshirojmë.

Prandaj, ne nuk duhet të heqim dorë nga përpjekjet tona. Nëse ne do të reshtim së ngrituri zërin tonë kundër mizorisë dhe padrejtësisë, atëherë do të bëhemi si ata që nuk kanë fare vlera dhe standarde morale. Nuk ka rëndësi nëse dëgjohet apo jo zëri ynë, nëse do të ketë ndonjë ndikim apo jo, ne duhet të vazhdojmë të këshillojmë të tjerët për paqe. Unë gjithmonë gëzohem shumë kur shoh që, pa bërë dallimin fetar apo kombëtar, kaq shumë njerëz marrin pjesë në këtë mbledhje vetëm për të përkrahur vlerat njerëzore, për të mësuar dhe për të folur për mjetet e vendosjes së paqes dhe dashurisë në botë. Kështu që, do të doja t'ju kërkoja të gjithëve, të përpiqeni me të gjitha aftësitë tuaja, në mënyrë që të mbajmë gjallë regëtimën e shpresës, sepse do të vijë një kohë, kur paqja dhe drejtësia e vërtetë do të vendosen në të gjitha anët e botës.

Duhet të kujtojmë se kur përpjekjet e njerëzve dështojnë, Zoti i Plotfuqishëm shpall dekretin e Tij për të përcaktuar fatin e njerëzimit. Para se dekreti i Zotit të vihet në lëvizje e të detyrojë njerëzit për Të dhe për përmbushjen e detyrimeve ndaj njerëzimit, do të jetë shumë më mirë nëse njerëzit e botës vetë t'u kushtojnë vëmendje këtyre çështjeve të rëndësishme, sepse Kur Zoti i Plotfuqishëm detyrohet të marrë masa, zemërimi i Tij e ndëshkon njerëzimin në një mënyrë vërtet të rëndë dhe të tmerrshme.

Në botën e sotme, një manifestim i tmerrshëm i dekretit të Zotit mund të jetë në formën e një lufte botërore. Nuk ka dyshim që pasojat dhe shkatërrimet e një lufte të tillë nuk kufizohen në përfundim të luftës e as në kufijtë e një gjenerate. Në fakt, pasojat e saj të lemerishme do të shfaqen për shumë breza të ardhshëm.

Pasoja të tilla prekin fëmijët e porsalindur, qofshin ata që lindin tani, apo ata që do të lindin në të ardhmen. Armët që gjenden sot janë kaq shumë shkatërruese, saqë mund të bëjnë që fëmijët, brez pas brezi, të lindin me defekte të rënda gjenetike fizike.

Japonia është një vend që ka përjetuar pasoja të rënda të luftës atomike, kur ajo u sulmua me një bombë bërthamore gjatë Luftës së Dytë Botërore. Edhe sot, nëse vizitoni Japoninë dhe takoni njerëzit e saj, do të shihni një frikë dhe urrejtje të plotë për luftën në sytë dhe në fjalët e tyre, edhe pse bombat bërthamore që ishin përdorur në atë kohë dhe që shkaktuan shkatërrim të gjerë, ishin shumë më pak të fuqishme se sa armët atomike që kanë sot edhe shtete shumë të vogla.

Thuhet se në Japoni, edhe pse kanë kaluar shtatë dekada, pasojat e bombës atomike vazhdojnë të shfaqen te fëmijët e porsalindur. Nëse një person qëllohet me plumb, nganjëherë ka mundësi që ai të mbijetojë duke marrë trajtimin mjekësor, por nëse shpërthen një luftë bërthamore, atëherë ata që bien brenda vijës së zjarrit, nuk do ta kenë një fat të tillë. Madje, njerëzit befasisht do të vdesin dhe do të ngrijnë si statuja dhe trupat e tyre do të shkrihen tërësisht. Uji i pijshëm, ushqimi dhe bimësia do të ndoten e do të preken nga rrezatimi radioaktiv. Ne vetëm në imagjinatë mund të shohim se çfarë sëmundjesh mund të shkaktojë një ndotje e tillë. Edhe në zonat që nuk do të jenë të prekura drejtpërdrejt, ku pasojat e rrezatimit mund të jenë më të lehta, edhe atje rreziku i sëmundjeve do të jetë shumë i lartë, dhe edhe gjeneratat pasardhëse nuk do të jenë të sigurta.

Prandaj, siç e kam thënë, pasojat shkatërruese të një lufte të tillë nuk do të jenë të kufizuara brenda një lufte apo pas asaj, por do të pasojnë gjeneratë pas gjenerate. Edhe pse këto janë pasojat

reale të një lufte të tillë, sot ka njerëz kaq egoistë e të pamend, që janë tepër krenarë për atë që shpikin në këtë drejtim dhe e cilësojnë sikur i kanë sjellë një dhuratë të çmuar botës.

E vërteta është që edhe të ashtuquajturat aspekte të dobishme të energjisë dhe teknologjisë bërthamore mund të jenë jashtëzakonisht të rrezikshme dhe mund të çojnë në një shkatërrim të gjerë, vetëm për shkak të neglizhencës ose për shkak të aksidenteve. Ne tashmë kemi dëshmuar katastrofa të tilla, siç ishte ajo që erdhi si pasojë e aksidentit bërthamor që ndodhi në vitin 1986 në Çernobil, sot pjesë e Ukrainës, ose ajo që ndodhi jo më larg se vitin e kaluar, pas tërmetit dhe cunamit në Japoni, e cila shkaktoi një tmerr saqë frika ishte ulur këmbëkryq në vend. Kur ndodhin ngjarje të tilla, bëhet i vështirë edhe ripopullimi i zonave të prekura. Për shkak të përvojës së tyre unike dhe tragjike, japonezët janë bërë jashtëzakonisht të kujdesshëm dhe ndjenja e tyre e frikës me të drejtë justifikohet.

Padyshim që njerëzit vdesin në luftë, prandaj, kur Japonia kishte hyrë në Luftën e Dytë Botërore, qeveria dhe populli i saj ishin tërësisht të vetëdijshëm që disa njerëz do të vriteshin. Thuhet se afërsisht 3 milionë njerëz vdiqën në Japoni, bëhej fjalë për 4% të popullsisë së atij vendi. Edhe pse disa vende të tjera mund të kenë vuajtur më shumë dhe në total mund të kenë pasur më shumë të, urrejtja dhe neveria për luftën tek japonezët është shumë më e madhe në krahasim me atë që kanë popujt e tjerë. Arsyeja e thjeshtë e kësaj janë, padyshim, dy bombat bërthamore që u hodhën në Japoni gjatë Luftës së Dytë Botërore, pasojat e të cilave ata po i shohin edhe sot e kësaj dite. Japonia ka provuar madhështinë dhe aftësinë e saj ripërtëritëse duke arritur t'i ripopullojë dhe t'i rehabilitojë vendbanimet relativisht më shpejt.

Por, të jeni të qartë, nëse armët bërthamore do të përdoren sot edhe një herë, është krejtësisht e mundur që zona të tilla të fshihen plotësisht nga harta, sikur të mos kishin ekzistuar më parë.

Në bazë të llogaritjeve të bëra, numri i viktimave gjatë Luftës së Dytë Botërore ishte rreth 62 milionë dhe thuhet se 40 milionë prej tyre ishin civilë. Pra, me fjalë të tjera, njerëzit civilë u vranë më shumë sesa personeli ushtarak. Ky shkatërrim ndodhi pavarësisht nga fakti se, me përjashtim të Japonisë, në çdo vend tjetër u zhvillua një luftë tradicionale me armë të zakonshme.

Në Mbretërinë e Bashkuar do të humbnin jetën rreth gjysmë milion njerëz. Sigurisht, në atë kohë, ajo vazhdonte të ishte një fuqi koloniale dhe kolonitë gjithashtu luftuan për të. Nëse do t'i përfshijmë edhe humbjet e tyre, numri i të vdekurve do të kalojë në miliona. Vetëm në Indi, rreth 1.6 milion njerëz humbën jetën.

Megjithatë, sot situata ka ndryshuar. Të njëjtat vende, që ishin koloni të Mbretërisë së Bashkuar dhe që luftuan për të, sot, po të ndizet lufta, mund të luftojnë kundër saj. Për më tepër, siç e përmenda pak më parë, edhe vende të vogla kanë siguruar tashmë armë bërthamore.

Ajo që shkakton më tepër frikë është fakti që armët bërthamore mund të përfundojnë edhe në duart e njerëzve të tillë, të cilët ose nuk kanë zgjuarsi për t'i përdorur ato, ose nuk e lodhin mendjen për të menduar se çfarë pasojash do të kenë veprimet e tyre. Në të vërtetë, njerëzit e tillë as nuk e çajnë kokën për pasojat, madje janë të gëzuar derisa janë gati për të tërhequr këmbëzën.

Pra, nëse superfuqitë nuk do të veprojnë me drejtësi, nuk do të shmangin pakënaqësinë e vendeve të vogla dhe nuk do të përvetësojnë politika të urta dhe madhore, situata do të dalë jashtë kontrollit dhe shkatërrimi që do të pasojë, do të jetë përtej

imagjinatës sonë. Edhe shumica e botës që me të vërtetë do paqe, gjithashtu do të gllabërohet nga ky shkatërrim.

Prandaj, dëshira dhe shpresa ime e zjarrtë është që liderët e të gjitha vendeve të mëdha të arrijnë ta kuptojnë këtë realitet të llahtarshëm dhe kështu, në vend që të përvetësojnë taktika agresive dhe të përdorin forcë për të arritur qëllimet dhe objektivat e tyre, të zbatojnë politika që nxisin e sigurojnë drejtësinë.

Ditët e fundit, një komandant mjaft i vjetër i ushtrisë ruse lëshoi një alarm serioz për mundësinë e fortë të një lufte bërthamore. Sipas tij, një luftë e tillë nuk do të bëhej në Azi apo diku tjetër, por në kufijtë e Evropës dhe që kërcënimi mund të ndizet nga vendet e Evropës Lindore. Megjithëse disa njerëz do të thonë se ky është thjesht mendimi i tij, unë nuk besoj që pikëpamjet e tij të jenë të pamundshme, për më tepër, unë besoj se nëse ndizet një luftë e tillë, ka shumë mundësi që edhe vendet aziatike do të përfshihen.

Një tjetër lajm që i është dhënë vëmendje e gjerë mediatike kohëve të fundit, është opinioni i ish shefit të Mossad-it (Agjencia e Inteligjencës së Izraelit). Gjatë një interviste, në kanalin e mirënjohur televiziv amerikan CBS, ai tha se po bëhej e qartë se qeveria izraelite dëshironte të niste luftë kundër Iranit. Nëse do të ndërmerrej një sulm i tillë, tha ai, do të ishte e pamundur të dihej se ku dhe si kjo luftë do të merrte fund. Kështu që, ai këmbënguli në idenë kundër çdo sulmi të tillë.

Në këtë aspekt, mendimi im është që një luftë e tillë do të përfundonte në një shkatërrim bërthamor.

Ditët e fundit lexova edhe një artikull tjetër, në të cilin, autori thoshte se situata e botës sot është e ngjashme me atë të vitit 1932, si ekonomikisht ashtu edhe politikisht. Ai shkruan se

në disa shtete, popujt nuk kanë asnjë besim te politikanët e tyre ose në të ashtuquajturat demokraci. Ai gjithashtu tha se ka shumë ngjashmëri e paralelizma të tjera, të cilat janë bashkuar për të na dhënë të njëjtin imazh të botës që ishte dëshmuar vetëm para se të shpërthente Lufta e Dytë Botërore.

Disa njerëz mund të jenë kundër analizës së tij, por unë pajtohem me atë që tha ai dhe për këtë arsye, besoj se qeveritë e botës duhet të jenë jashtëzakonisht të shqetësuara nga situata aktuale. Po ashtu, udhëheqësit e padrejtë të disa vendeve muslimane, synimi i vetëm i të cilëve është që ta mbajnë pushtetin e tyre me çdo kusht dhe me çdo çmim, duhet t'i thërrasin mendjes. Përndryshe, veprimet dhe marrëzitë e tyre do të bëhen mjet për vetëshkatërrimin e tyre dhe do t'i çojnë vendet e tyre përkatëse në zallahi të tmerrshme.

Ne që jemi anëtarë të Xhematit Musliman Ahmedia, përpiqemi maksimalisht për ta shpëtuar botën dhe njerëzimin nga shkatërrimi, sepse ne kemi pranuar Imamin e kohës, të cilin Allahu e ka dërguar si Mesih të Premtuar dhe që erdhi si shërbëtor i Profetit Muhammed[sa], i cili ishte dërguar pikërisht si mëshirë për tërë njerëzimin.

Ngaqë ne ndjekim mësimet e Profetit Muhammed[sa], ndiejmë dhimbje të thellë për situatën ndërkombëtare të botës. Është kjo dhimbje pikërisht ajo që na nxit të përpiqemi për të shpëtuar njerëzimin nga vuajtja dhe shkatërrimi. Prandaj, unë dhe gjithë muslimanët ahmedianë të tjerë po orvatemi për të përmbushur përgjegjësitë tona, për të sjellë paqen në botë.

Pikërisht në këtë hulli, jam përpjekur të nxis paqen përmes letrave që u kam dërguar disa liderëve të botës. Para disa muajsh, i dërgova një letër Papës Benediktit, që i ishte dorëzuar në dorë

personalisht nga një ahmedian, përfaqësues imi. Në atë letër, i thashë Papës që, duke qenë lideri i grupit më të madh fetar në botë, ai duhet të mundohet për të vendosur paqe.

Në të njëjtën mënyrë, vetëm para pak kohësh, duke vërejtur se armiqësitë midis Iranit dhe Izraelit po valojnë në një shkallë shumë të rrezikshme, i dërgova një letër edhe Kryeministrit të Izraelit Benxhamin Netanjahu, si dhe Presidentit Iranian Mahmud Ahmedinexhad, në të cilën u kam kërkuar që, për hir të njerëzimit, të heqin dorë nga të gjitha format e nxitimit dhe pamaturisë në vendimmarrjet e tyre.

Unë gjithashtu i shkrova edhe Presidentit Barack Obama dhe Kryeministrit të Kanadasë Stephen Harper, duke u bërë thirrje për të përmbushur rolet dhe përgjegjësitë e tyre për sa i takon zhvillimit të paqes dhe harmonisë në botë.

Në të ardhmen, mendoj t'u shkruaj edhe krerëve të shteteve të tjera për t'i vënë nën alarm në lidhje me situatën.

Nuk e di nëse, liderë të ndryshëm, të cilëve u kam shkruar, do t'u japin ndonjë vlerë letrave të mia apo jo, por pavarësisht nga reagimi i tyre, kam bërë vetëm një përpjekje duke qenë Kalifi dhe lideri shpirtëror i miliona muslimanëve ahmedianë që jetojnë në mbarë botën, duke ua përcjellë kështu ndjenjat dhe emocionet e tyre për situatën e rrezikshme në botë.

Le t'ju qartësoj që këto ndjenja nuk i kam shprehur nga ndonjë frikë personale, por në të vërtetë jam motivuar nga një dashuri e sinqertë për të njerëzimin.

Me këtë dashuri për njerëzimin ushqehen të gjithë muslimanët e vërtetë përmes mësimeve të Profetit Muhammed[sa], i cili, siç e kam thënë më herët, ishte dërguar si mëshirë dhe dhembshuri për gjithë njerëzimin.

Ka shumë mundësi që ju të habiteni shumë, madje edhe mund të tronditeni duke dëgjuar që dashuria jonë për njerëzimin është rezultat i drejtpërdrejtë i mësimeve të Profetit Muhammed[sa]. Pyetja që lind në mendjen tuaj mund të jetë se pse atëherë ekzistojnë grupe terroriste muslimane, që vrasin njerëz të pafajshëm ose pse ka qeveri muslimane, të cilat, për ta mbrojtur karrigen e tyre të pushtetit, lëshojnë urdhra për vrasje masive të vet popujve të tyre?

Le të jetë absolutisht e qartë, që në realitet, akte të tilla makabre janë tërësisht kundër mësimeve të vërteta të Islamit. Kurani Famëlartë, në asnjë rrethanë, nuk e lejon ekstremizmin dhe terrorizmin.

Në këtë kohë, sipas besimit tonë, Zoti i Plotfuqishëm dërgoi themeluesin e Xhematit Musliman Ahmedia, Hazret Mirza Ghulam Ahmed[as] të Kadijanit si Mesih i Premtuar dhe Imam Mehdi, në nënshtrim të plotë ndaj Profetit Muhammed[sa]. Mesihu i Premtuar[as] u dërgua për të përhapur mësimet e vërteta dhe reale të Islamit e të Kuranit Famëlartë. Ai u dërgua për të krijuar një lidhje midis njeriut dhe Zotit të Madhërishëm. Ai u dërgua për të treguar dhe për të bërë të njohura detyrimet që një njeri ka ndaj tjetrit. Ai u dërgua për t'u dhënë fund të gjitha formave të luftës fetare. Ai u dërgua që të vendoset respekti, dinjiteti dhe nderi i çdo themeluesi dhe i çdo profeti të cilësdo fe. Ai u dërgua për ta tërhequr vëmendjen e njerëzve drejt arritjeve të vlerave më të larta morale dhe për vendosjen e paqes, dashurisë, dhembshurisë dhe vëllazërisë në mbarë botën.

Në çdo cep të botës, po të shkoni ju do t'i gjeni pikërisht këto vlera, të gdhendura tek të gjithë muslimanët e vërtetë ahmedianë. Shembulli për ne nuk janë as terroristët e as ekstremistët, as diktatorët mizorë muslimanë e as fuqitë perëndimore.

Shembulli që ne ndjekim është ai i themeluesit të Islamit, Profetit Muhammed[paqja qoftë mbi të] dhe porosia udhëzuese për ne është Kurani Famëlartë.

Me këtë simpozium paqeje, unë i dërgoj një mesazh gjithë botës, që porosia dhe mësimet e Islamit përmblidhen në dashuri, dhembshuri, butësi dhe paqe.

Shohim që një pakicë e vogël muslimane, fatkeqësisht paraqet një imazh krejtësisht të shtrembëruar të Islamit dhe vepron sipas besimeve të saj të devijuara. Më duhet t'ju them se ju kurrsesi nuk duhet ta besoni, ose të pandehni se ky është Islami i vërtetë. Madje, nuk duhet të përdorni as veprimet e gabuara të këtyre rrjeteve si "e drejtë" për të lënduar ndjenjat e muslimanëve paqësorë që janë në shumicë, apo për t'i bërë ata, shënjestër të mizorisë.

Kurani i Madhërishëm është libri më i shenjtë për të gjithë muslimanët dhe si i tillë, përdorimi i një gjuhe abuzive e të ndyrë ndaj tij ose djegia e tij, patjetër që lëndon thellë ndjenjat e muslimanëve. Kemi parë se çdo herë që bëhet një sulm i tillë, ai sjell një reagim krejtësisht të gabuar dhe të padenjë të muslimanëve ekstremistë.

Vetëm para pak ditësh dëgjuam dy ngjarje që ndodhën në Afganistan, ku disa ushtarë amerikanë treguan mosrespekt ndaj Kuranit Famëlartë dhe vranë gra dhe fëmijë të pafajshëm në shtëpitë e tyre. Po ashtu, një njeri i pamëshirshëm, pa asnjë arsye, qëlloi për vdekje disa ushtarë francezë në jug të Francës dhe disa ditë pas kësaj, hyri në një shkollë ku vrau tre fëmijë të pafajshëm hebrenj dhe një mësues të tyre.

Ne shohim që kjo sjellje është krejtësisht e gabuar dhe kurrsesi nuk mund të sjellë paqe. Sërish, shohim që ngjarje të tilla makabre vazhdimisht ndodhin në Pakistan dhe gjetkë dhe të

gjitha këto janë duke u dhënë një nxitje kundërshtarëve të Islamit që ta thellojnë urrejtjen e tyre si dhe një pretekst për të realizuar qëllimet e tyre në një shkallë të gjerë. Akte të tilla barbare që kryhen në një shkallë më të vogël, nuk kryhen për shkak të mërisë dhe armiqësisë personale, por në fakt janë rezultat i politikave të padrejta që kanë disa qeveri të caktuara, si në shkallë kombëtare ashtu edhe në atë ndërkombëtare.

Pra, për të vendosur paqe në botë është thelbësore të zhvillohen standardet e duhura të drejtësisë në çdo shkallë dhe në çdo vend të botës. Kurani Famëlartë e gjykon vrasjen e një të pafajshmi, si vrasje e të gjithë njerëzimit.

Pra, edhe një herë, si një musliman, dua ta bëj shumë të qartë se Islami nuk e lejon dhunën apo shtypjen në asnjë mënyrë, trajtë apo formë. Ky është një urdhër që nuk ka absolutisht asnjë përjashtim. Kurani sqaron akoma më tepër se nëse ndonjë shtet apo popull ka armiqësi ndaj jush, kjo nuk duhet t'ju ndalojë ju për të vepruar në mënyrë krejtësisht të drejtë e të ndershme me ta. Nuk duhet të ndodhë që ndonjë armiqësi apo rivalitet t'ju nxisë për të marrë hak ose për të vepruar në mënyrë të padrejtë. Një tjetër urdhër thelbësor, që na ka dhënë Kurani Famëlartë, është që nuk duhet të shikojmë me zili e lakmi pasuritë dhe resurset e të tjerëve.

Unë kam përmendur vetëm disa pika, por ato janë shumë të rëndësishme dhe vendimtare, sepse hedhin themelin e paqes dhe të drejtësisë në shoqëri dhe në mbarë botën. Lutem që bota t'u kushtojë vëmendje këtyre çështjeve kyçe, në mënyrë që ne të shpëtojmë nga shkatërrimi i botës, drejt të cilit po drejtohemi nga njerëz të padrejtë dhe të pasinqertë.

Do të doja të shfrytëzoja rastin edhe për t'ju kërkuar ndjesë që ju mora pak më shumë kohë, por e vërteta është që tema për të

vendosur paqe në botë është tejet e rëndësishme.

Koha po ikën, dhe para se të bëhet shumë vonë, ne të gjithë duhet t'u kushtojmë vëmendje të madhe nevojave të kohës.

Para se të mbyll fjalimin tim, dua të flas për një tjetër çështje të rëndësishme. Siç e dimë të gjithë, këto ditë po festohet jubileu i 60 vjetorit të Madhërisë së Saj, Mbretëreshës Elizabet II. Nëse kthejmë orën mbrapsht 115 vite, në vitin 1897, po festohej gjithashtu jubileu i 60 vjetorit të Mbretëreshës Viktoria. Në atë kohë, Themeluesi i Xhematit Musliman Ahmedia i dërgoi një mesazh urimi Mbretëreshës Viktoria.

Në mesazhin e tij, ai i rikujtoi mësimet e Islamit dhe gjithashtu një mesazh lutjeje për qeverinë britanike dhe për jetëgjatësinë e Mbretëreshës. Mesihu i Premtuar[as] gjithashtu shkroi se cilësia më e mirë e qeverisë së Mbretëreshës ishte që nën sundimin e saj, të gjithë njerëzve u ishte dhënë liria fetare.

Sot, qeveria britanike nuk e sundon më Sub-kontinentin, megjithatë parimet e lirisë fetare janë të ngulitura thellë në shoqërinë dhe në ligjet britanike, të cilat çdokujt i mundësojnë lirinë fetare.

Padyshim, një shembull shumë i bukur i kësaj lirie po dëshmohet sonte këtu, ku ndjekës të besimeve dhe feve të ndryshme janë bashkuar të gjithë së bashku në një vend me një aspiratë të përbashkët dhe që është kërkimi i paqes në botë.

Prandaj, duke përdorur të njëjtat fjalë dhe lutje, që Mesihu i Premtuar[as] përdori, shfrytëzoj rastin t'i paraqes urimet e mia të përzemërta Mbretëreshës Elizabet, siç ai thotë:

"Urimet tona të mbushura me gëzim dhe mirënjohje i qofshin

përcjellë Mbretëreshës sonë të dhembshur. Mbretëresha e nderuar gjithmonë qoftë e gëzuar dhe e kënaqur"!

Mesihu i Premtuar[as] u lut për Mbretëreshën Viktoria, ndaj sot, edhe unë përdor po fjalët e tij për t'u lutur për Mbretëreshën Elizabet:

> "O Zot i Plotfuqishëm dhe Fisnik, tregoji mëshirë dhe jepi bekimet e Tua Mbretëreshës sonë. Bëje atë të jetë e lumtur gjithmonë, ashtu siç ne jetojmë me gëzime nën sundimin e saj të butë dhe dashamirës. Bëhu i Butë dhe i Dashur ndaj saj ashtu siç ne jetojmë me paqe dhe mbrothësi nën sundimin e saj të drejtë dhe bujar".

Këto janë ndjenja mirënjohjeje të çdo muslimani ahmedian që është shtetas i Britanisë.

Në fund, do të doja t'ju shpreh edhe një herë falënderimin tim nga thellësia e zemrës të gjithëve ju, që dëshmuat dashurinë, dhembshurinë dhe vëllazërinë tuaj duke ardhur këtu.

Shumë faleminderit!



Kongresmeni i parë musliman, Keith Ellison duke u takuar me Kalifin e Pestë[aba]



Brad Sherman (anëtar demokrat i Dhomës së Përfaqësuesve të Shteteve të Bashkuara) duke i prezantuar Kalifit të Pestë[aba] flamurin amerikan




Hazret Mirza Masrur Ahmedi, Kalif i Pestë i Mesihut të Premtuar[aba] duke mbajtur fjalimin kryesor në Capitol Hill, Amerikë



Hazret Mirza Masrur Ahmedi, Kalif i Pestë[aba] duke udhëhequr lutje solemne në Capitol Hill



Kalif i Pestë[aba] gjatë vizitës së tij zyrtare në Capitol Hill, ShBA



Hazret Mirza Masrur Ahmedi, Kalif i Pestë i Mesihut të Premtuar[aba] në Capitol Hill, ShBA, pas fjalimit të tij historik drejtuar politikanëve dhe zyrtarëve amerikanë

# *Hyrje*

Më 27 qershor 2012, ndodhi një ngjarje historike në Capitol Hill, Uashington D.C. Hazret Mirza Masrur Ahmedi, (Allahu e ndihmoftë fuqimisht), Kalif i Pestë i Mesihut të Premtuar[as] dhe Udhëheqës botëror i Xhematit Musliman Ahmedia u drejtua deputetëve të Kongresit, senatorëve, ambasadorëve, stafit të Shtëpisë së Bardhë dhe të Departamentit të Shtetit, kryetarëve të OJQ-ve, përfaqësuesve fetarë, profesorëve, këshilltarëve politikë, burokratëve, përfaqësuesve diplomatikë, ekspertëve të fushave të ndryshme strategjike, përfaqësuesve të Pentagonit dhe gazetarëve të medias. Ky takim, i pari i kësaj natyre, u dha mundësi disa prej liderëve më ndikues të Shteteve të Bashkuara, përfshirë të nderuarës, znj. Nancy Pelosi, kryetare e grupit demokrat në Dhomën e Përfaqësuesve, për të dëgjuar drejtpërdrejtë mesazhin e Islamit për paqen botërore. Pas përfundimit të këtij eventi, Shkëlqesisë së tij iu mundësua një vizitë në ndërtesën e Capitol

Hill. Pastaj, ai u shoqërua në Dhomën e Përfaqësuesve, ku u paraqit një rezolutë në nder të vizitës së Kalifit në Shtetet e Bashkuara.

Paragrafi i parë i kësaj rezolute shpreh:

> "... duke i shprehur mirëseardhjen Shkëlqesisë së tij, Hazret Mirza Masrur Ahmedit, Udhëheqësi shpirtëror i Xhematit Musliman Ahmedia, në Uashington, DC, dhe duke vlerësuar përkushtimin e tij për paqen botërore, drejtësinë, ndalimin e dhunës, për mbrojtjen e të drejtave njerëzore, lirisë fetare dhe demokracisë..."

Lista e plotë e pjesëmarrësve në eventin e Capitol Hill është sa vijon:

- Senator Robert Casey, Sr. (Demokrat Pensilvania)
- Senator John Cornyn (Republikan Teksas)
- Lidere demokrate Nancy Pelosi (Demokrat Kaliforni)
- Kongresmen Keith Ellison (Demokrat Minnesota)
- Kongresmsen Bradley Sherman (Demokrat Kaliforni)
- Kongresmen Frank Wolf (Republikan Virgjinia)
- Kongresmen Michael Honda (Demokrat Kaliforni)
- Kongresmen Timothy Murphy (Republikan Pensilvani)
- Kongresmene Jeannette Schmidt (Republikan Ohajo)
- Kongresmene Janice Hahn (Demokrat Kaliforni)
- Kongresmene Janice Schakowsky (Demokrat Ilinois)
- Kongresmene Jackie Speier (Demokrat Kaliforni)
- Kongresmene Zoe Lofgren (Demokrat Kaliforni)

- Kongresmene Sheila Jackson Lee (Demokrat Teksas)
- Kongresmen Gary Peters (Demokrat Mishigan)
- Kongresmen Thomas Petri (Republikan Uiskonsin)
- Kongresmen Adam Schiff (Demokrat Kaliforni)
- Kongresmen Michael Capuano (Demokrat Masaçuset)
- Kongresmen Howard Berman (Demokrat Kaliforni)
- Kongresmene Judy Chu (Demokrat Kaliforni)
- Kongresmen André Carson (Demokrat Indiana)
- Kongresmene Laura Richardson (Demokrat Kaliforni)
- Kongresmen Lloyd Poe (Republikan Teksas)
- Kongresmen Barney Frank (Demokrat Masaçuset)
- Kongresmen Bruce Braley (Demokrat Aiova)
- Kongresmen Dennis Kucinich (Demokrat Ohajo)
- Kongresmen Trent Franks (Republikan Arizona)
- Kongresmen Chris Murphy (Demokrat Konektikat)
- Kongresmen Hank Johnson (Demokrat Gjeorgji)
- Kongresmen James Clyburn (Demokrat Karolina e Jugut)
- Shkëlqesia e tij Bockari Kortu Stevens, Ambasador i Sierra Leonit në Kombet e Bashkuara
- Dr. Katrina Lantos Swett, kryetare, Komisioni i Shteteve të Bashkura për Lirinë Ndërkombëtare të Fesë
- Z. Tim Kaine, Ish-guvernator i Virgjinisë
- Ambasdaor Susan Burk, Përfaqësues i veçantë i presidentit Barack Obama për Mospërhapjen e Armëve Bërthamore
- Ambasador Suzan Johnson Cook, Ambasador i Shteteve të Bashkuara për Lirinë Ndërkombëtare të Fesë

- I nderuar Khaled Aljalahma, zëvendëskryetar i Misionit, Ambasada e Mbretërisë së Bahrainit në Shtetet e Bashkuara
- Rev. Monsignor Jean-Francois Lantheaume, Konsul i parë (zëvendëskryetar i Misionit), Ambasada e Vatikanit në ShBA
- Znj. Sara Al-Ojaili, zyrtare e lartë në Drejtorinë e Marrëdhënieve me Publikun, në Ambasadën e Mbretërisë së Omanit në ShBA
- Z. Salim Al Kindie, Sekretar i parë në Ambasadën e Mbretërisë së Omanit ShBA
- Znj. Fozia Fayyaz, Ambasada e Pakistanit në ShBA
- E nderuar Saida Zaid, Konsull, Ambasada e Morokos në ShBA
- I nderuar Nabeel Munir, Ministër-IV (Këshilli i Sigurimit), Misioni i Përhershëm i Pakistanit pranë Kombeve të Bashkuara
- I nderuar Josef Renggli, Ministër-Konsull, Ambasada e Zvicrës në ShBA
- E nderuar Alyssa Ayres, z/v sekretare për Azinë Qendrore e Jugore, në Departamentin e Shtetit
- Ambasador Karl Inderfurth, Këshilltar i lartë në Wadhwani Chair për Studimet e Politikës Indo-Amerikane, Qendër për Strategjitë dhe Studimet Ndërkombëtare
- I nderuar Donald A. Camp, zyrtar i lartë, Qendër për Strategjitë dhe Studimet Ndërkombëtare

- Ambasador Jackie Wolcott, Drejtor ekzekutiv, Komisioni i Shteteve të Bashkuara për Lirinë Ndërkombëtare të Fesë
- Dr. Azizah al-Hibri, komisionere, Komisioni i Shteteve të Bashkuara për Lirinë Ndërkombëtare të Fesë
- Z. Isaiah Leggett, Kryetari i qarkut, Montgomery, Mariland
- Znj. Victoria Alvarado, drejtore, Zyra për Lirinë Fetare Ndërkombëtare, Departamenti i Shtetit
- Dr. Imad Dean Ahmad, Drejtor, Instituti "Minarja e Lirisë"
- Dr. Zainab Alwani, Profesor asistent i studimeve islamike, në Howard University School of Divinity
- Znj. Deborah L. Benedict, ndihmës këshilltar, Shërbimet për Shtetësinë dhe Emigracioninin në ShBA, Departamenti i Sigurisë Kombëtare
- Znj. Lora Berg, Këshilltare e lartë e Përfaqësuesit të Posaçëm për Komunitetet Muslimane, Departamenti i Shtetit
- Dr. Charles Butterworth, profesor (Emeritus) i shkencave politike, Universiteti i Marilandit, College Park
- At John Crossin, Drejtor ekzekutiv i Sekretariatit për Çështjet e Përgjithshme dhe Ndërfetare, Konferenca e Ipeshkvijve Katolikë në Shtetet e Bashkuara
- Ish-major Franz Gayl, Këshilltar i lartë shkencor, Marina e Shteteve të Bashkuara
- Dr. Sue Gurawadena-Vaughn, drejtor i programit për Azinë Juglindore për Lirinë Ndërkombëtare të Fesë pranë organizatës Freedom House

- Z. Frank Jannuzi, Drejtor i Zyrës së Uashingtonit, Amnesty International USA
- Z. T. Kumar, Drejtor i Shtabit Ndërkombëtar të Mbrojtjes, Amnesty International USA
- Z. George Leventhal, anëtar i këshillit, Qarku Montgomerit
- Z. Amer Latif, bashkëpunëtor i jashtëm në Wadhwani Chair për Studimet e Politikës Indo-Amerikane, Qendra për Studimet Strategjike Ndërkombëtare
- Z. Tim Lenderking, drejtor i Zyrës Për Pakistanin, Departamenti i Shtetit
- Z. Jalal Malik, Oficer i Marrëdhënieve Ndërkombëtare, Garda Kombëtare e ShBA-së
- Z. Naveed Malik, zyrtar i lartë në shërbimet diplomatike, Departamenti i Shtetit
- Znj. Dalia Mogahed, Analist dhe drejtore ekzekutive, Qendra Gallup për Studimet Islame
- Z. Paul Monteiro, zëvendës drejtor, Zyra për angazhimin publik në Shtëpinë e Bardhë
- Gjeneral major David Quantock, Provost gjeneral i Forcave të Armatosura të Shteteve të Bashkuara
- Znj. Tina Ramirez, drejtore e Marrëdhënieve Ndërkombëtare dhe Shtetërore, The Becket Fund
- Rabbi David Saperstein, drejtor dhe këshilltar, Director and Counsel, Qendra e Aksionit Fetar për Reformë Judaizëm
- Kapelan, Brigadier Gjeneral Alphonse Stephenson, Drejtor i Zyrës së Kapelanit për Byronë e Gardës Kombëtare

- Z. Knox Thames, Drejtor i politikës dhe studimit, pranë Komisionit për Lirinë Ndërkombëtare të Fesë në Shtetet e Bashkuara
- Z. Eric Treene, Këshilltari i posaçëm për Diskriminimin Fetar, Sektori i të Drejtave Civile, Departamenti Amerikan i Drejtësisë
- Dr. Hassan Abbas, profesor, Departamenti i studimit rajonal e analitik, Universiteti Kombëtar i Mbrojtjes
- Z. Malik Siraj Akbar, ndjekësi i programit Reagan-Fascell, pranë National Endowment of Democracy
- Z. Matthew K. Asada, Ndjekës Kongresional pranë republikanit Gary Peters
- Znj. Stacy Burdett, Drejtoresha e Çështjeve Shtetërore e Qeveritare, Liga Anti-Diskredituese
- Znj. Elizabeth Cassidy, Zëvendësdrejtoresha e politikës dhe studimit në Komisionin për Lirinë Ndërkombëtare të Fesë në Shtetet e Bashkuara
- Znj. Aimee Chiu, Drejtor i medias, komunikimit dhe marrëdhënieve me publikun, Kongresi Islamik i Amerikës
- Z. Cornelius Cremin, Departamenti i shtetit, për Të Drejtat e Njeriut dhe të Punëtorëve, zëvendësdrejtor e shefi i çështjeve të jashtme për Pakistanin
- Z. Sadanand Dhume, ndjekës rezident, Instituti i Ndërmarrjes Amerikane
- Dr. Richard Gathro, Dekan i Nyack College, Washington D.C.
- Z. Joe Grieboski, kryetar, Instituti për fenë dhe politikën publike

- Znj. Sarah Grieboski, Instituti për fenë dhe politikën publike
- Dr. Max Gross, ndihmës profesor, Qendra Princi Elwelid Bin Talal për Mirëkuptimin Musliman-Krishterë, Universiteti Xhorxhtaun
- Dr. Riaz Haider, profesor klinik i mjekësisë, Universiteti Xhorxh Uashington
- Znj. Huma Haque, asistent drejtor, Qendra Azia Jugore, Këshilli Atlantik
- Z. Jay Kansara, Drejtor i Asociuar, Fondacioni Amerikan i Hinduve
- Z. Hamid Khan, nëpunësi i lartë, Qendra për Sundimin e Ligjit, Instituti Amerikan për Paqen
- Znj. Valerie Kirkpatrick, bashkëpunëtor për Refugjatët dhe Mbrojtjen e Shtetit, Human Rights Watch
- Z. Alex Kronemer, Unity Productions
- Z. Paul Liben, Shkrimtar ekzekutiv, Komisioni Amerikan për Lirinë Ndërkombëtare të Fesë
- Znj. Amy Lillis, Oficer i Çështjeve të Jashtme, Departamenti i Shtetit
- Z. Graham Mason, Ndihmës Legjislativ i Republikanit Allyson Schwartz
- Znj. Lauren Markoe, Shërbimi i Lajmeve fetare
- Z. Dan Merica, CNN.com
- Z. Joseph V. Montville, bashkëpunëtor, Qendra e kolegjit Merrimack për studimin e marrëdhënieve hebraike-krishtere-muslimane

- Z. Aaron Myers, Oficer i programit, Freedom House
- Znj. Attia Nasar, Oficere e bashkërendimit rajonal, Departamenti i Shtetit
- Znj. Melanie Nezer, Drejtor i lartë, për Politikën dhe Mbrojtjen Amerikane, HIAS
- Dr. Elliott Parris, Universiteti Shtetëror Bowie
- Z. John Pinna, Drejtor i marrëdhënieve Qeveritare dhe Ndërkombëtare, Kongresi Islamik i Amerikës
- Z. Arif Rafiq, ndihmës studiues, Instituti i Lindjes së Mesme
- Znj. Maya Rajaratnam, Amnesty International
- Znj. Rachel Sauer, Oficer i Punëve të Jashtme, Departamenti i Shtetit
- Dr. Jerome Schiele, drejtor i Kolegjit për Arsimin Profesional, Universiteti Shtetëror i Bowie-it
- Znj. Samantha Schnitzer, punonjëse, Komision i Lirisë Ndërkombëtare të Fesë të ShBA-së
- Dr. Mary Hope Schwoebel, Punonjës i lartë i programit, Akademia për Menaxhimin dhe Pajtimin e Konflikteve Ndërkombëtare, Instituti Amerikan për Paqen
- Znj. Sarah Schlesinger, punonjëse në marrëdhëniet ndërkombëtare dhe qeveritare, Fondi Becket
- Dr. Frank Sellin, Oficer i zyrës për Kyrgystan, Departamenti i Shtetit
- Znj. Anna-Lee Stangl, Solidariteti i Krishterë Ndërkombëtar
- Znj. Kalinda Stephenson, stafi profesional, Komisioni Tom Lantos për të Drejtat e Njeriut

- Z. Jordan Tama, Punonjës i lartë Demokrat, Komisioni Tom Lantos për të Drejtat e Njeriut
- Z. Shaun Tandon, AFP
- Dr. Wilhelmus Valkenberg, Profesor i teologjisë dhe kulturës, Universiteti Katolik i Amerikës
- Z. Anthony Vance, Drejtor i Punëve të Jashtme, Komuniteti Bahá'í i Amerikës
- Z. Jihad Saleh Williams, Përfaqësues i Çështjeve Shtetërore, Islamic Relief USA
- Znj. Amelia Wang, kryesekretare e kongresmanit Judy Chu
- Znj. Moh Sharma, Ndjekëse Legjislative e kongresmanit Judy Chu

## *Kongresi i 112-të, Seanca e 2-të*
## *H. Res. 709*

Duke pritur Shenjtërinë e tij, Hazret Mirza Masrur Ahmed, Udhëheqës shpirtëror e administrativ të Xhematit Musliman Ahmedia në Uashington DC dhe duke vlerësuar përkushtimin e tij për paqen botërore, drejtësinë, qëndrimin kundër dhunës, për mbrojtjen e të drejtave njerëzore, lirinë fetare dhe demokracinë.

NË DHOMËN E PËRFAQËSUESVE
27 qershor, 2012

Znj. Zoe Lofgren, Kaliforni (për veten, Z. Sherman, Z. Connolly nga Virgjinia, Z. Hinchey, Znj. Eshoo, Znj. Speier, Znj. Richardson, Z. Schiff, Znj. Schakowsky, Z. Honda, Z. Wolf, Z. Peters, Z. Dent, Znj. Chu, Z. Berman, Z. Franks nga Arizona, Znj. Jackson Lee nga Teksasi, Znj. Schwartz, Z. Braley nga Aiova, dhe Z. Mcgovern) paraqitën rezolutën vijuese, e cila iu referua Komitetit për Çështjet e Jashtme.

# REZOLUTË

Duke pritur Shenjtërinë e tij, Hazret Mirza Masrur Ahmed, Udhëheqës shpirtëror e administrativ të Xhematit Musliman Ahmedia në Uashington DC dhe duke vlerësuar përkushtimin e tij për paqen botërore, drejtësinë, kundër dhunës, për mbrojtjen e të drejtave njerëzore, lirinë fetare dhe demokracinë;

Duke ditur se Shenjtëria e tij Hazret Mirza Masrur Ahmedi Udhëheqës shpirtëror e administrativ i Xhematit Musliman Ahmedia, një organizatë fetare ndërkombëtare me miliona anëtarë në botë, po bën një vizitë historike në Shtetet e Bashkuara nga 16 qershor 2012 deri më 2 korrik 2012;

Duke njohur se, më 22 prill 2003 Shenjtëria e tij, u zgjodh Kalifi (pasardhësi) i Pestë i Mirza Ghulam Ahmedit, një pozicion i përjetshëm;

Duke njohur se Shenjtëria e tij është një figurë kryesore muslimane, i cili po promovon paqen, dhe përmes fjalimeve, ligjëratave, librave dhe takimeve personale ka mbështetur dhe ka mbrojtur vlerat ahmediane të shërbimit ndaj njerëzimit, të drejtave universale të njeriut dhe për ndërtimin e një shoqërie të drejtë dhe paqësore;

Duke shprehur keqardhje se Xhemati Musliman Ahmedia është përballur me vështirësi të vazhdueshme, përfshirë diskriminimin, persekutimin dhe dhunën;

Duke rikujtuar datën 28 maj 2010, kur 86 muslimanë ahmedianë u vranë në Lahor, Pakistan, kur dy xhamitë që i përkisnin Xhematit Musliman Ahmedia u sulmuan nga terroristët anti-ahmedianë;

Duke njohur se pavarësisht nga persekutimi i zgjatur ndërsektar ushtruar mbi muslimanët ahmedianë, Shenjtëria e tij vazhdon të denoncojë dhunën;

Duke njohur se Shenjtëria e tij ka udhëtuar në mbarë botën për të promovuar dhe mbështetur shërbimet ndaj njerëzimit, për të takuar presidentë, kryeministra, deputetë dhe ambasadorë të shteteve të ndryshme;

Duke njohur se gjatë vizitës së tij në Shtetet e Bashkuara, përveç liderëve të rëndësishëm të qeverisë së Shteteve të Bashkuara, Shenjtëria e tij do të takojë mijëra muslimanë amerikanë, për të përforcuar marrëdhëniet dhe për të gjetur mjetet e vendosjes së paqes dhe të drejtësisë për mbarë njerëzimin; dhe

Duke njohur se në mëngjesin e 27 qershorit 2012, Shenjtëria e tij do të mbajë fjalimin e tij kryesor "Rruga drejt paqes: Marrëdhëniet e drejta midis shteteve" në një pritje të veçantë ndërpartiak në Rayburn House Office Building në Capitol Hill,

1. vendoset që Dhoma e Përfaqësuesve -

(1) pret Shenjtërinë e tij, Mirza Masrur Ahmed në Uashington DC.

(2) vlerëson përpjekjet e Shenjtërisë së tij për promovimin e paqes individuale dhe botërore, si dhe të drejtësisë individuale dhe botërore.

(3) shpreh konsideratë të lartë për Shenjtërinë e tij, për këmbënguljen e tij për t'i këshilluar muslimanët ahmedianë që t'u shmangen të gjitha formave të dhunës, edhe pse përballen me persekutim të ashpër.

# *Rruga drejt paqes: marrëdhëniet e drejta midis shteteve*

*Bismil-lahirr-Rrahmanirr-Rrahim:* Në emër të Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit

*Es-selamu alejkum ua rrahmatullahi ua brakatuhu*

Të nderuar miq, paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi ju të gjithë!

Para se të filloj, dua të përfitoj nga rasti për t'ju falënderuar të gjithëve ju, që gjetët kohë për të ardhur këtu e për të më dëgjuar.

Mua më kanë kërkuar të flas rreth një çështjeje që është madhore dhe mban një spektër të gjerë temash. Ajo përfshin aspekte të ndryshme dhe prandaj nuk është e mundur për mua që t'i mbuloj të gjitha ato brenda një kohe kaq të shkurtër. Tema që

mua më është besuar të shtjelloj është: “Vendosja e paqes botërore”. Sigurisht, kjo është çështja më jetësore dhe më e ngutshme me të cilën ballafaqohet bota e sotme. Megjithatë, ngaqë koha është e kufizuar, do të parashtroj shkurtimisht këndvështrimet e Islamit për vendosjen e paqes përmes marrëdhënieve të drejta dhe të barabarta midis shteteve.

Në të vërtetë, paqja dhe drejtësia janë të pandashme. Ju s’mund ta gëzoni njërën pa arritur tjetrën dhe sigurisht, këtë parim e kuptojnë të gjithë njerëzit e mençur dhe të zgjuar.

Duke lënë mënjanë ata që kanë vendosur të shkaktojnë vetëm çrregullim në botë, askush s’mund të besojë që në një shoqëri, shtet apo në gjithë botën, mund të ekzistojë kaosi apo mungesa e paqes edhe nëse aty funksionon drejtësia dhe marrëdhëniet e drejta.

Megjithatë, ne shohim që çrregullimi dhe mungesa e paqes janë dominuese në shumë vende të botës. Një anarki e tillë është e dukshme edhe së brendshmi, brenda shteteve, dhe së jashtmi për sa u përket marrëdhënieve midis shteteve të ndryshme. Ky pështjellim dhe mosmarrëveshje ekziston edhe pse të gjitha qeveritë pretendojnë se politikat e tyre janë bazuar në drejtësi dhe të gjithë deklarojnë që vendosja e paqes është objektivi i tyre kryesor. Por, në përgjithësi, nuk ka asnjë dyshim që pakënaqësia dhe ndjenja e ankthit janë në rritje, dhe po kështu edhe pështjellimi po përhapet në botë. Kjo vërteton qartazi që në këtë linjë mungojnë disa elemente në përmbushjen e kërkesave të

drejtësisë. Prandaj, kemi nevojë të ngutshme për të bërë përpjekje për ta eliminuar këtë pabarazi, kudo dhe kurdo shfaqet ajo.

Për këtë arsye, duke qenë udhëheqës i Xhematit Musliman Ahmedia, dua të parashtroj disa këndvështrime në lidhje me nevojën e paqes si dhe për mënyrat për ta arritur atë paqe që bazohet në drejtësi.

Xhemati Musliman Ahmedia është një bashkësi plotësisht fetare. Ne besojmë me bindje të plotë që Mesihu dhe Reformatori, i cili ishte premtuar që do të vinte në këtë kohë dhe do të ndriçonte botën përmes mësimeve të vërteta të Islamit, në të vërtetë ka ardhur. Ne gjithashtu besojmë se themeluesi i bashkësisë sonë, Hazret Mirza Ghulam Ahmedi i Kadijanit, ishte po ky ai Mesih i Premtuar dhe Reformator, dhe prandaj ne e kemi pranuar atë. Duke iu përmbajtur porosive të tij, ne ndjekim dhe përhapim mësime të vërteta të Islamit, bazuar në Kuranin Famëlartë. Prandaj, gjithçka që do të them në lidhje me vendosjen e paqes si dhe me krijimin e marrëdhënieve të drejta ndërkombëtare, bazohet në mësimet e Kuranit Famëlartë.

Për sa i përket arritjes së paqes botërore, ju të gjithë vazhdimisht shprehni opinionet tuaja dhe me të vërtetë bëni përpjekje të mëdha. Intelekti dhe arsyeja juaj ju mundëson të parashtroni ide dhe plane të mëdha dhe sigurisht edhe vizionin për paqe. Prandaj, nuk është e nevojshme ta trajtoj këtë çështje nga këndvështrimi material apo politik. Për këtë arsye, siç kam thënë, do të paraqes disa këshilla mjaft të çmuara bazuar në mësimet e Kuranit Famëlartë.

Është shumë e rëndësishme që të mbajmë mend se dija njerëzore dhe intelekti i njeriut nuk janë të përsosura, përkundrazi ato janë të kufizuara. Prandaj, duke marrë vendimet ose duke formuar mendimet, shpesh disa faktorë hynë në mendjen njerëzore dhe mund të influencojnë gjykimet dhe mund t'i prijnë njeriut që të përmbushë interesat e veta. Rrjedhimisht, kjo mund ta çojë atë drejt një rezultati dhe vendimi të padrejtë. Megjithatë, ligji i Zotit është i përkryer dhe tek Ai nuk ekzistojnë interesa të ulëta dhe masa të padrejta. Kjo sepse, Zoti dëshiron vetëm të mirën dhe mirëqenien e krijesës së Tij, prandaj edhe ligji i Tij bazohet tërësisht në drejtësi. Ditën kur popujt e botës do të arrijnë ta njohin dhe ta kuptojnë këtë pikë vendimtare, ajo do të jetë dita kur do të vendoset baza e paqes së vërtetë dhe të përhershme. Për ndryshe, do të shohim që ndonëse janë bërë përpjekje të pafundme për të vendosur paqen mbarëbotërore, ato akoma nuk kanë dhënë rezultatin e dëshiruar.

Pas përfundimit të Luftës I Botërore, liderët e disa shteteve të caktuara shprehën dëshirën për vendosjen e marrëdhënieve të mira miqësore në të ardhmen midis të gjitha shteteve të botës. Kështu që në përpjekje për të arritur paqen botërore, u formua "Liga e Shteteve". Qëllimi i saj kryesor ishte të ruante paqen botërore dhe të parandalonte shpërthimin e luftërave të reja. Fatkeqësisht, ligjet e Ligës dhe rezolutat që ajo miratoi kishin disa të meta dhe mangësi dhe kështu ato nuk mbrojtën të drejtat e të gjithë popujve apo të të gjitha kombeve në mënyrë të barabartë. Kështu vendet filluan të shkëputeshin nga Liga një nga një si pësojë e pabarazive ekzistuese, paqja e qëndrueshme nuk mundi

të realizohej. Përpjekjet e Ligës dështuan dhe kjo i parapriu drejt për drejt Luftës së Dytë Botërore.

Ne të gjithë jemi të vetëdijshëm për shkatërrimin dhe rrënimin e pashembullt që shkaktoi kjo luftë, ku më shumë se 75 milion njerëz humbën jetën, ku pjesa dërrmuese prej tyre ishin civilë të pafajshëm. Ajo luftë duhet të ishte më se e mjaftueshme për t'i çelur sytë botës. Kjo duhet të kishte shërbyer si mjet për të hartuar politika të mençura, të bazuara në drejtësi, të cilat do t'u siguronin të gjitha palëve të drejtat e tyre të merituara, dhe kështu të rezultonin si mjete për vendosjen e paqes në botë. Qeveritë botërore të asokohe, sigurisht u orvatën deri në një farë mase, që të ushtronin përpjekje dhe të vendosnin paqe, dhe prandaj u themelua Organizata e Kombeve të Bashkuara. Megjithatë, u bë e qartë shumë shpejt, që objektivat më qendrore dhe më madhështore që duhet të mbështesnin "Kombet e Bashkuara", nuk mund të përmbusheshin. Sigurisht sot, disa qeveri të caktuara shpallin haptazi deklarata që vërtetojnë dështimin e saj.

Çfarë thotë Islami në lidhje me marrëdhëniet ndërkombëtare që bazohen në drejtësi dhe që shërbejnë si mjet për vendosjen e paqes? Në suren 49, në ajetin 14 të Kuranit Famëlartë, Zoti i Plotfuqishëm duke treguar që përkatësitë tona kombëtare dhe prejardhjet tona etnike shërbejnë vetëm si një mjet identifikimi, na qartëson që ato nuk i japin apo nuk i atribuojnë askujt ndonjë epërsi.

Kështu Kurani bën të qartë se të gjithë njerëzit kanë lindur të barabartë. Madje, gjatë fjalimit të tij të fundit, Profet Muhammedi

(paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) porositi të gjithë muslimanët që të kishin parasysh se një arab nuk gëzon asnjë lloj epërsie mbi një jo-arab dhe as një joarab nuk gëzon epërsi mbi një arab. Ai gjithashtu mësoi se një i bardhë nuk është më i mirë se një njeri me ngjyrë dhe as ky i fundit nuk ka epërsi mbi një person të racës së bardhë. Kështu, ky është mësim i qartë i Islamit se njerëzit e të gjitha kombësive dhe të gjitha racave janë të barabartë. Po kështu, është bërë e qartë se të gjithë qytetarëve duhet t'u sigurohen të drejtat e barabarta, pa asnjë lloj diskriminimi apo paragjykimi. Kjo është çështja kyçe dhe parimi i artë që hedh themel për harmoninë midis grupeve dhe shteteve të ndryshme si dhe për vendosjen e paqes.

Megjithatë, ne shohim një hendek dhe ndarje midis shteteve të fuqishme dhe shteteve të dobëta. Për shembull, ne vërejmë që në Kombet e Bashkuara ekziston një dallim për disa shtete të caktuara. Kështu në Këshillin e Sigurisë, disa shtete janë anëtare të përhershme dhe disa të tjera janë anëtare të përkohshme. Kjo ndarje ka shërbyer si një burim i brendshëm ankthi e indinjate dhe prandaj ne shpesh dëgjojmë që disa shtete të caktuara protestojnë ndaj kësaj pabarazie.

Islami mëson drejtësi dhe barazi absolute në të gjitha çështjet. Një tjetër udhëzim mjaft domethënës e gjejmë në suren 5, ajetin 3 të Kuranit Famëlartë. Në këtë ajet ai deklaron që për t'iu përgjigjur të gjitha kërkesave të drejtësisë, është e rëndësishme që edhe ata persona, që kalojnë çdo kufi në urrejtje e armiqësi, të gjykohen me drejtësi dhe paanësi. Kurani predikon se kudo dhe cilido që ju këshillon për të mirat dhe virtytet, ju duhet t'i pranoni ato, po

ashtu kurdo e cilido ju nxit për sjellje të gabuar apo të padrejtë, ju duhet ta hidhni poshtë atë.

Një pyetje që lind natyrshëm është se cilat janë standardet e drejtësisë që kërkon Islami? Kurani Famëlartë në kapitullin 4, ajetin 136 tregon se edhe pse ju kërkohet të jepni dëshmi kundër vetes apo prindërve tuaj dhe njerëzve më të dashur, ju duhet ta bëni këtë për të përkrahur drejtësinë dhe të vërtetën. Shtetet e fuqishme dhe të pasura, për të mbrojtur të drejtat e tyre, nuk duhet të uzurpojnë të drejtat e shteteve të varfra dhe të pafuqishme e as nuk duhet të sillen padrejtësisht me këto vende. Ndërsa në anën tjetër, shtetet e varfra dhe më pak të fuqishme nuk duhet t'u sjellin dëme shteteve të pasura dhe të fuqishme sa herë që u jepet mundësia. Përkundrazi, të dyja palët duhet të orvaten t'i përmbahen plotësisht parimeve të drejtësisë sepse kjo në të vërtetë, është një çështje me rëndësi vendimtare në lidhje me ruajtjen e marrëdhënieve miqësore midis shteteve.

Një tjetër kusht për vendosjen e paqes midis shteteve, përmendet në suren 15, ajetin 89 të Kuranit Famëlartë, aty ku ai shprehet që asnjë grup nuk duhet të vështrojë resurset dhe pasuritë e të tjerëve me lakmi. Po kështu asnjë shtet nuk duhet të synojë të përvetësojë padrejtësisht apo të rrëmbejë resurset e shtetit tjetër me pretekstin se përpiqet ta ndihmojë apo ta mbështesë atë. Prandaj, duke përdorur dhënien e ekspertizës teknike si një parakusht, qeveritë nuk duhet të shfrytëzojnë situatën për të nënshkruar marrëveshje apo pakte jo të barabarta. Në të njëjtën mënyrë, me pretekstin e dhënies së ekspertizës apo mbështetjes, qeveritë nuk duhet të synojnë të rrëmbejnë me dredhi burimet

natyrore apo pasuritë e shteteve në zhvillim. Aty ku ka nevojë që qytetarët apo qeveritë të trajnohen për mënyrën e shfrytëzimit të burimeve natyrore, atëherë kjo duhet realizuar. Shtetet dhe qeveritë gjithmonë duhet të synojnë për t'i shërbyer dhe përkrahur ato shtete që janë në nevojë. Megjithatë, këto shërbime nuk duhen ofruar me qëllimin e përmbushjes së përfitimeve kombëtare apo politike ose si një mjet për të realizuar interesat e ligëta. Ne shohim se gjatë gjashtë apo shtatë dekadave të fundit, Organizata e Kombeve të Bashkuara ka hartuar programe dhe ka themeluar fondacione të shumta që synojnë të ndihmojnë vende të varfra në zhvillim e progres. Për ta arritur këtë qëllim, ato kanë eksploruar burime natyrore të vendeve që janë në zhvillim. Megjithatë, pavarësisht përpjekjeve të tyre, asnjëri nga shtetet e varfra nuk ka arritur nivelin e shteteve të zhvilluara. Sigurisht, një ndër shkaqet e kësaj prapambetjeje është korrupsioni i gjithanshëm në shumë ndër qeveritë e këtyre vendeve të varfra. Megjithatë, dua të shpreh keqardhjen time që shtetet e zhvilluara, vazhdojnë të bashkëpunojnë me qeveri të tilla vetëm për të shtyrë përpara interesat e tyre vetjake. Pra, marrëveshjet tregtare, ndihmat ndërkombëtare dhe kontratat e biznesit vazhdojnë të kryhen. Si rezultat, pakënaqësia dhe zemërimi i shtresës së varfër dhe i segmenteve të tjera të privuara të shoqërisë vazhdojnë të rriten në këto vende dhe kjo ka nxitur kryengritje e trazira të brendshme. Popujt e varfër të vendeve në zhvillim janë zhgënjyer aq shumë saqë kanë dalë jo vetëm kundër liderëve të tyre por edhe kundër fuqive perëndimore. Kjo situatë është shfrytëzuar nga grupet ekstremiste, të cilat kanë përfituar nga dëshpërimei i popullit, dhe kështu kanë arritur të nxisin njerëzit për t'iu bashkuar grupeve të tyre dhe për të mbështetur ideologjinë e tyre plotë urrejtje.

Rezultati përfundimtar i gjithë kësaj situate është se paqja e botës po shkatërrohet. Kështu, Islami na tërheq vëmendje ndaj mjeteve që duhen për vendosjen e paqes. Ai kërkon drejtësinë absolute. Ai kërkon që gjithmonë të paraqiten vetëm dëshmi të vërteta. Ai kërkon që vështrimet tona të mos hidhen lakmueshëm ndaj pasurive të të tjerëve. Ai gjithashtu kërkon që vendet e zhvilluara të heqin dorë nga interesat e tyre vetjake, përkundrazi të përkrahin dhe t'u vijnë në ndihmë shteteve të varfra dhe më pak të zhvilluara me një qëndrim të sinqertë dhe frymë altruiste. Nëse të gjithë këta faktorë respektohen, vetëm atëherë mund të arrihet paqja.

Mbani mend, aty ku bëhet padrejtësi, kurrë nuk mund të ketë paqe. Po kështu, nëse një shtet shkel të gjithë kufijtë e hidhet në sulm ndaj shtetit tjetër dhe synon të zaptojë padrejtësisht të gjitha resurset e tij, atëherë shtetet e tjera domosdoshmërisht duhet të marrin masat për të ndaluar padrejtësi të tillë. Por, edhe ato duhet të veprojnë gjithmonë me drejtësi.

Rrethanat të cilat sipas mësimeve të Islamit, detyrojnë për të vepruar, janë përshkruar imtësisht në sure 49, ajet 10 të Kuranit Famëlartë: Ai mëson që nëse dy shtete kanë mosmarrëveshje apo konflikte midis tyre dhe kjo situatë i çon ato deri në luftë, atëherë shtetet e tjera duhet t'i drejtojnë ato në mënyrë rigoroze ndaj dialogut dhe diplomacisë, me qëllim që ato të mund të arrijnë një marrëveshje dhe të pajtohen në bazë të një ujdie të hartuar pas bisedimeve midis tyre. Megjithatë, nëse njëri prej tyre nuk pranon kushtet e pajtimit dhe i shpall luftë shtetit tjetër, atëherë shtetet e tjera duhet të bashkohen dhe të luftojnë për të ndaluar agresorin. Kur të mposhtet shteti agresor dhe të pajtohet për bisedime të

ndërsjella, atëherë të gjitha shtetet duhet të bashkëpunojnë për të realizuar një marrëveshje midis tyre, e cila mund t'u prijë drejt paqes së qëndrueshme dhe pajtimit të ndërsjellë. Nuk duhen imponuar sanksione të rrepta dhe të padrejta, që mund të gjymtojnë cilindo shtet, sepse në planin afatgjatë, kjo çon drejt pakënaqësisë e cila acarohet dhe përhapet me shpejtësi. Rezultati i gjithë kësaj pakënaqësie do të jetë vetëm më shumë çrregullime. Në rrethana të tilla, nëse një shtet i tretë ndërmjetës mundohet t'i pajtojë të dyja palët në konflikt, ai duhet të veprojë me sinqeritet dhe paanshmëri të plotë. Kjo paanshmëri duhet të mbetet kësisoj edhe nëse njëra palë shprehet kundër tij. Pra, shteti ndërmjetës nuk duhet të shfaqë zemërimin e tij në rrethana të tilla e as nuk duhet të kërkojë hakmarrje apo ndonjë veprim tjetër në mënyrë të padrejtë. Të gjitha palëve të interesuara, u duhen siguruar të drejtat që u takojnë atyre.

Pra, për të përmbushur kërkesat e drejtësisë, është e domosdoshme që të gjitha shtetet që janë pjesëmarrëse në negociatat për një marrëveshje, nuk duhet të synojnë përmbushjen e interesave të tyre personale, as të tentojnë të nxjerrin përfitime të padrejta nga njëra prej palëve. Po kështu, ato nuk duhet të ndërhyjnë padrejtësisht ose të mbajnë nën presion njërën prej palëve në mënyrë abuzive. Resurset natyrore të një shteti absolutisht nuk duhen zhvatur. Sanksionet e panevojshme dhe të padrejta nuk duhen vendosur mbi shtete të tilla, sepse kjo mënyrë jo vetëm që nuk është e drejtë, por nuk mund të shërbejë kurrën e kurrës si një mjet për të përmirësuar marrëdhëniet midis shteteve.

Për shkak të kohës së kufizuar, unë kam përmendur përciptas vetëm disa pika. Për ta përmbledhur: nëse ne duam që paqja të mbizotërojë, atëherë ne doemos duhet të heqim dorë nga interesat tona personale apo kombëtare për dobitë më të mëdha dhe ne gjithashtu duhet të themelojmë marrëdhënie të ndërsjella bazuar plotësisht mbi drejtësinë. Në të kundërt, siç ju të gjithë jeni në dijeni se për shkak të pranisë së aleancave dhe blloqeve politike, nuk mund të themi që trazirat dhe çrregullimet nuk do të përhapen në botë. Një situatë e tillë rrjedhimisht do t'i paraprijë shkatërrimit të jashtëzakonshëm. Pasojat e këtij shkatërrimi të tillë dhe të këtyre luftërave sigurisht do të mbeten për shumë gjenerata. Andaj, Shtetet e Bashkuara të Amerikës, si fuqia më e madhe e botës, duhet të luajë rolin e saj duke vepruar me drejtësi të vërtetë dhe me qëllime të sinqerta, siç kam përmendur përpara. Nëse ju arrini ta realizoni këtë, atëherë bota gjithmonë do t'ju kujtojë me admirim madhështor për përpjekjet tuaja të mëdha. Lutja ime është që dëshira ime të shndërrohet në realitet.

Faleminderit shumë! Faleminderit edhe një herë!

Sipas traditës sonë, në përgjithësi në fund të programit, ne bëjmë një lutje të heshtur. Prandaj, unë do ta udhëheq këtë lutje solemne dhe ahmedianët do të më ndjekin mua, ndërsa ju të gjithë mysafirë të nderuar, mund të luteni sipas mënyrës suaj.



# ÇELËSI I PAQES: BASHKIMI GLOBAL

PARLAMENTI EVROPIAN
BRUKSEL, BELGJIKË, 2012



Z. Martin Schulz, Kryetar i Parlamentit Evropian, duke pritur Kalifin e Pestë të Mesihut të Premtuar[aba]




Shenjtëria e tij duke udhëhequr lutjen solemne në përfundim të eventit në Parlament Evropian.
i ulur me të djathtas: dr. Charles Tannock (MEP, Angli), majtas: Rafiq Hayat (Kryetar i Xhematit Musliman Ahmedia të Anglisë)




Hazret Mirza Masrur Ahmedi, Kalif i Pestë i Mesihut të Premtuar[aba] duke mbajtur fjalimin kryesor në evenimentin e Parlamentit Evropian





Konferencë për shtyp me Hazret Kalifin e Pestë të Mesihut të Premtuar[aba] në Parlamentin Evropian. I ulur pranë Shenjtërisë së tij është dr. Charles Tannock (MEP-Angli dhe Kryetar i grupit "Miqtë e Muslimanëve Ahmedianë" në Parlamentin Evropian)



Tunne Kelam (MEP Estoni dhe zëvendëskryetar i grupit "Miqtë e Muslimanëve Ahmedianë" në Parlamentin Evropian) duke u takuar me Shenjtërinë e tij



Phil Bennion (MEP West Midlands dhe anëtar i Delegacionit të Parlamentit Evropian për Azinë Jugore) duke u takuar me Shenjtërinë e tij



# *Hyrje*

Hazret Mirza Masrur Ahmedi[aba], udhëheqësi botëror i Xhematit Musliman Ahmedia, dhe Kalifi i Pestë i Mesihut të Premtuar[as], bëri vizitën e tij të parë në Parlamentin Evropian në Bruksel më 3 dhe 4 dhjetor 2012, gjatë së cilës, ai mbajti një fjalim historik para një auditori të gjerë me 350 të ftuar duke përfaqësuar 30 shtete. Ky event ishte organizuar nga grupi i sapothemeluar ndërpartiak evropian *"Friends of Ahmadiyya Muslims"* (Miqtë e Muslimanëve Ahmedianë), i kryesuar nga dr. Charles Tannock deputet në Parlamentin Evropian. Ky grup ndërpartiak evropian përbëhet nga deputetët në Parlamentin Evropian dhe është themeluar për të promovuar Xhematin Musliman Ahmedia në Parlamentin Evropian si dhe për të mbrojtur interesat e tyre në Evropë dhe në botë. Gjatë vizitës, Hazret Mirza Masrur Ahmedi[aba] është takuar gjithashtu me deputetë dhe delegatë. Disa prej tyre vijojnë si më poshtë:

*Dr. Charles Tannock (MEP-Britania) -* anëtar i Komitetit për Punët e Jashtme në Parlamentin Evropian, anëtar i Nën-komitetit për të Drejtat e Njeriut, z/v Kryetar i Delegacionit Parlamentar për marrëdhëniet me asamblenë e NATO-s dhe kryetar i Grupit "Miqtë e Muslimanëve Ahmedianë" në Parlamentin Evropian.

*Tunne Kelam (MEP-Estonia) -* Anëtar i Komitetit për Punët e Jashtme të Parlamentit Evropian, të Nën-komitetit për Sigurinë & Mbrojtjen dhe zëvendëskryetar i Grupit "Miqtë e Muslimanëve Ahmedianë" në Parlamentin Evropian.

*Claude Moraes (MEP-Britania) -* Zëvendëskryetar i Delegacionit për Marrëdhëniet me Gadishullin Arab, anëtar i Komitetit për Lirinë Shoqërore, Drejtësinë dhe Çështjet e Brendshme, Nënkryetar i Partisë Laburiste në Parlamentin Evropian dhe nënkryetar i Grupit "Miqtë e Muslimanëve Ahmedianë" në Parlamentin Evropian.

*Barbara Lochbihler (MEP-Gjermani) -* Kryetare e Nën-komitetit për të Drejtat e Njeriut në Parlamentin Evropian.

*Jean Lambert (MEP-Angli) -* Kryetare e Delegacionit për Azinë Jugore në Parlamentin Evropian

*Phil Benninon (MEP-Angli) -* Anëtar i Delegacionit për Azinë Jugore në Parlamentin Evropian dhe kryetar i Grupit Liberal Demokrat në Parlamentin Evropian.

Më 4 dhjetor, një konferencë ndërkombëtare u organizua në Sallën e Shtypit pranë Parlamentit Evropian para se të zhvillohej eventi kryesor dhe Shkëlqesia e tij të mbante fjalimin kyç. Shkëlqesia e tij iu përgjigj pyetjeve të shumta të medias gjatë konferencës për shtyp, e cila zgjati dyzet e pesë minuta. Në këtë konferencë morën pjesë gazetarë nga Anglia, Spanja, Franca, Belgjika, Pakistani dhe vende të tjera. Duke iu përgjigjur pyetjes së gazetarit të BBC-së në lidhje me rolin e Islamit në botë, Shkëlqesia e tij tha: "Mesazhi i Islamit për paqen është universal, andaj motoja jonë thotë "dashuri për të gjithë, urrejtje për askënd." Duke dëgjuar përfaqësuesin e medias spanjolle, Ai tha se të gjitha fetë e mëdha në formën e tyre origjinale, japin mesazhin e paqes dhe muslimanët e vërtetë besojnë në të gjithë profetët. Secili profet ka përcjellë mësimin se Zoti është vetëm Një. Duke iu përgjigjur pyetjes së një përfaqësuesi të medias Malteze, Shkëlqesia e tij u shpreh se detyra e muslimanëve ahmedianë është që t'ia afrojnë botën Zotit dhe të ndërgjegjësojnë popujt për detyrën e tyre për të mbrojtur të drejtat e njëri-tjetrit.

Eventi kryesor u zhvillua përpara një audience të ngjeshur. Kryetari dhe zëvendëskryetari i grupit "Miqtë e Muslimanëve Ahmedianë" në Parlamentin Evropian dolën në podium për t'i shprehur mirëseardhjen Hazret Mirza Masrur Ahmedit[aba]. Martin Schulz, MEP dhe Presidenti i Parlamentit Evropian, gjithashtu bëri një vizitë të veçantë për të takuar Shenjtërinë e tij. Para fjalimit kryesor, një sërë deputetësh iu drejtuan audiencës dhe shprehën admirimin e tyre për një Islam paqësor, përfaqësuar nga Xhemati Musliman Ahmedia. Dr. Charles Tannock MEP dhe kryetari i Grupit "Miqtë e Muslimanëve Ahmedianë" në

Parlamentin Evropian tha se "Muslimanët ahmedianë janë shembulli më i shkëlqyer i tolerancës në botë". Këtu po paraqesim fjalimin historik të Hazret Mirza Masrur Ahmedit[aba], Kalif i Pestë i Mesihut të Premtuar[as], Udhëheqës botëror i Xhematit Musliman Ahmedian.

# *Çelësi i paqes - Bashkimi global*

*Bismil-lahirr-Rrahmanirr-Rrahim:* Në emër të Allahut të Gjithë-mëshirshmit, Mëshirëplotit.

*Es-selamu alejkum ua rrahmatullahi ua brakatuhu*

Të nderuar mysafirë - *es-selamu alejkum ue rahmatullahi ue berakatuhu* - Paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi ju!

Së pari, dua të falënderoj organizatorët e këtij eventi, të cilët ma mundësuan këtë rast që t'ju drejtohesha të gjithëve ju këtu në Parlamentin Evropian. Dua të falënderoj edhe të gjithë delegatët që përfaqësojnë shtete të ndryshme si dhe miq të tjerë, të cilët kanë bërë mjaft përpjekje për të qenë të pranishëm në këtë event. Ata, që tashmë janë të njohur mirë me Xhematin Musliman Ahmedia, ose ata që nuk e njohin mirë, por kanë raporte të ngushta me

individë ahmedianë, do të jenë plotësisht të vetëdijshëm që ne si një bashkësi në mënyrë të vijueshme, i tërheqim vëmendje botës ndaj vendosjes së paqes dhe sigurimit. Sigurisht, ne orvatemi për t'i arritur këto qëllime duke shfrytëzuar të gjitha resurset tona. Unë, si udhëheqës i Xhematit Musliman Ahmedia, vazhdimisht i trajtoj këto çështje sa herë që më jepet mundësia. Fakti, që unë po flas për nevojën e paqes dhe të dashurisë së ndërsjellë, nuk buron nga ndonjë doktrinë e re e xhematit Musliman Ahmedia, edhe nëse është plotësisht e vërtetë që vendosja e paqes dhe e pajtimit ishte një ndër objektivat më kryesore të ardhjes së themeluesit të Xhematit Musliman Ahmedia. Megjithatë, e vërteta është që të gjitha sjelljet tona bazohen në mësimet, të cilat i ishin shpallur themeluesit të shenjtë të Islamit, Profetit Muhammed[sa] Mësimet e pastra që solli ai, fatkeqësisht ishin lënë qëkur në harresë nga shumica e muslimanëve, përgjatë këtyre katërmbëdhjetë shekujve pas tij. Andaj, për të ripërtërirë Islamin e vërtetë, Allahu i Lartësuar dërgoi Mirza Ghulam Ahmedin, themeluesin e xhematit Musliman Ahmedia në Kadijan, në përputhje me profecitë e Profetit Muhammed[sa]

Ju lutem, mbajeni parasysh këtë pikë, kur të flas rreth mësimeve të Islamit, në lidhje me promovimin e paqes dhe harmonisë në botë.

Mua më duhet që të shkoqis fill e për pe se paqja dhe siguria përfshijnë shumë aspekte, sepse ashtu siç çdo pjesë mban rëndësi të madhe në vetvete, po kështu edhe mënyra siç ato ndërlidhen është mjaft e rëndësishme. Për shembull, blloqet themelore të ndërtimit të paqes në shoqëri janë qetësia dhe harmonia brenda shtëpisë. Situata brenda një shtëpie nuk është e kufizuar por, ajo nxit efekte që i sjellin pasoja paqes së asaj lagjeje, gjë e cila si

rrjedhim ndikon në paqen e mbarë zonës apo qytetit. Nëse ka çrregullim në shtëpi, atëherë kjo si rrjedhojë do të ndikojë keqas në paqen e gjithë lagjes apo qytetit, kështu në të njëjtën mënyrë edhe gjendja e lagjes apo qytetit ndikon në paqen e gjithë shtetit, dhe rrjedhimisht kjo situatë do t'i sjellë pasoja të padëshiruara jo vetëm rajonit por mbarë botës. Andaj, është mjaft e qartë se nëse ju dëshironi të diskutoni qoftë edhe njërin nga aspektet e paqes, do të kuptoni se asaj nuk mund t'i vihen caqe, përkundrazi ajo zgjerohet gjithnjë e më shumë.

Po kështu, ne shohim se aty ku mungon paqja, nevojiten metoda të ndryshme për të zgjidhur problemet, metoda të cilat duhet të bazohen në problemin ekzistues si dhe mbi aspekte të veçanta të paqes dhe sigurisë, të cilat janë cenuar rëndë. Nëse do ta kemi parasysh këtë, atëherë do të jetë e qartë që diskutimi i hollësishëm dhe trajtimi i plotë i këtyre çështjeve kërkon shumë më tepër kohë sesa kemi në dispozicion. Megjithatë, do të orvatem, të përfshij së paku disa nga aspektet e mësimeve të vërteta të Islamit.

Në botën moderne, shohim që ngrihen kritika të ashpra drejtuar Islamit, dhe pjesa më e madhe e përgjegjësisë për çrregullimin dhe konfliktet në botë i atribuohet religjionit. Akuza të tilla ngrihen edhe nëse vetë kuptimet e fjalës Islam janë paqe dhe siguri. Po kështu, Islami është ajo fe, e cila parashtron udhëzime të posaçme sesi mund të vendoset paqja dhe paraqet edhe udhëzimet për ta arritur këtë.

Para se t'ju ilustroj përshkrimin e mësimeve të vërteta dhe paqësore të Islamit, dua të diskutoj shkurtimisht gjendjen aktuale të botës. Jam i sigurt që ju të gjithë jeni mjaft të informuar rreth këtyre çështjeve. Por, unë dua t'i prek ato çështje, me qëllim që t'i keni parasysh ato kur do të diskutoj për mësimet e Islamit

rreth paqes dhe harmonisë. Ne të gjithë jemi të vetëdijshëm dhe e pranojmë që bota e sotme është kthyer në një fshat global. Ne të gjithë jemi ndërlidhur me njëri-tjetrin me anë të mjeteve të ndryshme. Këto mund të jenë mjete të reja të transportit, medias, internet, apo mjete të tjera. Të gjithë këta faktorë kanë kontribuar në afrimin e shteteve të botës me njëri-tjetrin si kurrë më parë.

Ne shohim që në vendet e mëdha, janë vendosur popujt e të gjitha racave, feve dhe kombësive, dhe ata jetojnë bashkërisht. Në fakt, në shumë vende, popullsia e emigrantëve të huaj ka numër të konsiderueshëm. Emigrantët janë integruar aq mirë në këto vende, saqë do të jetë mjaft e vështirë madje e pamundur që qeveritë apo popullsia vendëse t'i përzënë ata. Ndonëse, janë bërë orvatje për t'i vënë frena imigrimit, dhe janë aplikuar disa sanksione të posaçme, akoma ka mjaft mënyra me anë të të cilave shtetasi i një vendi mund të hyjë në një shtet tjetër.

Në fakt, duke lënë mënjanë emigrimin e paligjshëm, ekzistojnë edhe disa ligje ndërkombëtare, të cilat u vijnë në ndihmë atyre personave, që detyrohen për të emigruar për shkak të arsyeve të drejta. Ne gjithashtu shohim që si pasojë e emigrimit masiv, në disa shtete të caktuara, po përhapet ndjeshëm indinjatë dhe nervozizëm. Përgjegjësia për këtë bie mbi të dyja palët, si mbi emigrantët edhe mbi popullsinë vendase. Nga njëra anë, disa emigrantë provokojnë vendasit duke refuzuar të integrohen në ndonjë mënyrë, në anën tjetër disa nga vendasit shfaqin mungesë tolerance dhe zemërgjerësie. Pak nga pak, urrejtja ngjizet, derisa arrin në shkallën e rrezikshmërisë. Në veçanti, si reagim ndaj sjelljes së keqe të disa muslimanëve dhe veçanërisht të emigrantëve, urrejtja dhe indinjata e popullatës lokale në vendet perëndimore, shpesh nxjerr kryet ndaj Islamit. Ky zemërim dhe

reagim nuk i përmbahet një shtrirjeje të kufizuar, por përhapet dhe sigurisht vrulltas merr përmasa të mëdha. Për këtë arsye, edhe liderët perëndimorë, shpeshherë i cekin këto probleme. Andaj, në raste të ndryshme dëgjojmë Kancelaren gjermane duke mëtuar se muslimanët janë pjesë e Gjermanisë. Po kështu, edhe kryeministri britanik nënvizon rëndësinë e integrimit të muslimanëve. Madje, liderët e disa shteteve kanë shkuar më tutje, duke lëshuar deklarata me ton kërcënues ndaj muslimanëve. Edhe pse nuk po acarohet më gjendja e brendshme e mosmarrëveshjeve, të paktën ajo ka mbetur mjaft shqetësuese. Këto çështje mund të mahisen më keq dhe mund të na shpien deri në prishjen e paqes. Nuk ka asnjë dyshim se pasoja e këtyre konflikteve nuk do të kufizohet vetëm në Perëndim, por do të ndikojë në gjithë botën, dhe në veçanti në vendet muslimane. Kjo do të shkaktojë ashpërsimin e marrëdhënieve bilaterale midis botës Perëndimore dhe asaj Lindore. Andaj, nevoja për të përmirësuar situatën dhe për të vendosur paqen kërkon që të gjitha palët të punojnë bashkërisht. Qeveritë duhet të hartojnë ato politika, të cilat vendosin dhe mbrojnë respektin reciprok, përmes të cilave cenimi i ndjenjave të të tjerëve si dhe shkaktimi i çfarëdo dëmi, të konsiderohen veprime të jashtëligjshme. Për sa u përket emigrantëve, ata duhet të vijnë me gatishmërinë për t'u integruar me popullatën vendase, po kështu edhe popullata vendase duhet të jetë e gatshme për t'ua hapur zemrën dhe për të qenë tolerante.

Veç kësaj, thjesht imponimi i disa sanksioneve kundër muslimanëve nuk e vendos paqen, sepse nuk janë sanksione që mund të ndryshojnë mendjen dhe pikëpamjet e njerëzve. Kjo nuk është e kushtëzuar vetëm me muslimanët, madje, kushdo qoftë,

sa herë që shtypet forcërisht, për shkak të fesë a besimit të tij, shkakton kundërveprim negativ, i cili e dëmton rëndë paqen.

Sikundër kam thënë, në shumë shtete, konfliktet po përkeqësohen, në veçanti midis popullatës vendase dhe emigrantëve muslimanë. Është e qartë që të dyja palët po bëhen gjithnjë e më pak tolerante dhe ka një mosdashje për të njohur njëri-tjetrin.

Udhëheqja evropiane duhet ta pranojë këtë realitet dhe duhet të kuptojë që ajo mban përgjegjësi për vendosjen e respektit të ndërsjellë fetar dhe të tolerancës. Kjo është e domosdoshme për t'i çelur rrugë ambientit të dashamirësisë dhe për të mos shkatërruar paqen globale. Unë besoj që shkaku i këtyre konflikteve dhe ndarjeve, nuk është vetëm feja apo besimi, dhe kjo nuk është thjesht një pyetje për dallimet mes shteteve Perëndimore dhe atyre muslimane. Në fakt shkaku kryesor i mosmarrëveshjes e ka pikënisjen në krizën financiare globale. Kur nuk qe inflacioni apo kreditë e këqija askush nuk u bë merak për flukse emigrantësh muslimanë, jomuslimanë apo afrikanë, por situata sot është kryekëput ndryshe, gjë që ka sjellë këto pësoja. Ajo ka ndikuar edhe në marrëdhëniet reciproke të shteteve evropiane, kështu që indinjata dhe mllefi midis popujve evropiane po çoroditet përditë e më shumë. Kjo gjendje dëshpërimi është e dukshme kudo.

Formimi i Bashkimit Evropian është një arritje madhështore për shtetet evropiane, sepse ai shërben për ta bashkuar këtë kontinent. Andaj, duhet të bëni të gjitha përpjekjet e mundshme për ta mbrojtur këtë bashkim, duke respektuar të drejtat e njëri-tjetrit. Frika dhe shqetësimet e popullit duhen neutralizuar. Për të mbrojtur shoqërinë e njëri-tjetrit, ju duhet të tregoni gatishmëri për të pranuar kërkesat e drejta dhe të ligjshme të njëri-tjetrit.

Sigurisht, këto kërkesa të drejta dhe të ligjshme duhen bërë nga popujt e çdo shteti. Të dini që fuqia e Evropës qëndron nëse ajo mbetet e bashkuar dhe e njësuar në një të vetme. Një bashkim i tillë, nuk do t'ju sjellë dobi vetëm juve këtu në Evropë, por do t'i mundësojë këtij kontinenti të përmbajë forcën dhe ndikimin e tij në nivel botëror.

Në fakt, duke folur nga këndvështrimi islamik, ne duhet të vazhdojmë përpjekjet tona për të bashkuar gjithë botën në një të vetme. Në lidhje me monedhën, bota duhet të jetë e bashkuar. Në lidhje me tregun e lirë dhe biznesin, bota duhet të jetë e bashkuar. Në lidhje me lëvizjen e lirë dhe emigrimin, duhen hartuar politika të unifikuara dhe të volitshme, me qëllim që bota të bashkohet.

Pra, në thelb, shtetet duhet të kërkojnë të bashkëpunojnë me njëra-tjetrën, me qëllim që ndarjet të zëvendësohen me unifikimet dhe bashkimet. Nëse, këto masa ndërmerren, atëherë në një të ardhme shumë të afërt, konfliktet aktuale do të marrin fund, dhe në vend të tyre do të sundojë paqja dhe respekti reciprok, por me kusht që ata të veprojnë me drejtësi absolute dhe çdo shtet t'i përmbahet përgjegjësisë së tij.

Më duhet të shprehem me shumë keqardhje, se ndonëse ky është mësimi i fesë Islame, shtetet muslimane nuk kanë arritur të bashkohen me njëri-tjetrin. Nëse do të kishin mundur të bashkëpunonin dhe të unifikoheshin, atëherë vendet muslimane nuk do të kishin më nevojë që t'u kërkonin ndihmë vendeve perëndimore për t'i zgjidhur nevojat dhe problemet e tyre të brendshme.

Tani dua të flas për mësime të vërteta të Islamit në lidhje me vendosjen e paqes së qëndrueshme në botë. Në radhë të parë, mësimi themelor dhe kryesor i Islamit thotë: "muslimani i vërtetë

është ai person, nga dora dhe gjuha e të cilit, janë të sigurt të gjithë njerëzit e tjerë paqedashës. Ky është përkufizimi i një muslimani paraqitur nga Profeti Muhammed[sa]. Pas këtij parimi të bukur themelor, a mund të ngrihet ndonjë akuzë apo ankesë kundër Islamit?! Sigurisht që jo. Sipas Islamit, vetëm ata që përdorin gjuhët dhe duart e tyre për të përhapur padrejtësinë dhe urrejtjen, meritojnë të ndëshkohen. Kështu që, nga niveli lokal deri te niveli global, nëse të gjitha palët i përmbahen këtij parimi të artë, atëherë kurrë nuk do të ketë ndonjë çrregullim fetar, grevë politike e as trazira bazuar në lakmi dhe në dëshirë për të fituar fuqi. Nëse zbatohen këto parime të Islamit, atëherë brenda shteteve, vetë popujt do të kujdesen për të drejtat dhe ndjenjat e njëri-tjetrit, ndërsa qeveritë do t'i përgjigjen detyrës së tyre për të mbrojtur të gjithë qytetarët e tyre. Ndërsa në shkallë ndërkombëtare, secili shtet do të bashkëpunojë me një shpirt dashamirësie dhe dhembshurie me shtetin tjetër. Një tjetër parim kryesor që parashtron Islami është që në vazhdë të përpjekjeve për vendosjen e paqes, nevojitet që palët të mos shfaqin arrogancë apo krenari në çfarëdolloj forme. Këtë parim e jetësoi shkëlqyeshëm i Dërguari i Allahut[sa] kur ai tha këto fjalë të arta: "Një njeri me ngjyrë nuk ka asnjë epërsi ndaj një të bardhi, e as një i bardhë nuk gëzon epërsi mbi një njeri me ngjyrë. Pra, nëse një evropian nuk është më i lart apo më i madh sesa qytetarë të tjerë, po kështu as afrikanët, aziatikët apo popujt e çfarëdo vendi tjetër të botës, nuk gëzojnë asnjë superioritet të veçantë. Dallimet e kombësisë, ngjyrës apo etnitetit, shërbejnë vetëm si mjete për të identifikuar. E vërteta është që në botën moderne, ne të gjithë varemi nga njëri-tjetri. Madje, fuqitë e mëdha siç është Evropa apo Shtetet e Bashkuara, nuk mund të mbijetojnë duke qenë plotësisht të izoluara nga vende

të tjera. As vendet afrikane nuk mund të mbeten të ngujuara dhe njëherazi të shpresojnë për t'u zhvilluar, po kështu edhe vendet aziatike apo popujt nga cilado pjesë e botës. Për shembull, nëse dëshironi që ekonomia juaj të lulëzojë, atëherë ju duhet të tregoni gatishmëri për të përqafuar tregtinë ndërkombëtare.

Një shembull i qartë për të shkoqitur sesi bota është ndërthurur sot, përshkruhet nga fakti se kriza Evropiane apo botërore e disa viteve të fundit u ka sjellë dëm pak a shumë çdo vendi të botës. Po kështu, edhe për të përparuar në shkencë si dhe për të zhvilluar më tej ekspertizat në fusha të ndryshme, shtetet kanë nevojë që të bashkëpunojnë dhe të mbështesin njëri-tjetrin. Ne duhet të dimë që Zoti i Lartësuar u ka dhënë të gjithë popujve të botës aftësi të jashtëzakonshme intelektuale, qofshin ata nga Afrika, Evropa, Azia ose kudo tjetër. Nëse të gjithë popujt shfrytëzojnë aftësitë e tyre duke përdorur të gjitha mundësitë për mirëqenien e njerëzve, atëherë do të shohim që bota do të shndërrohet në një parajsë paqësore. Megjithatë, nëse vendet e zhvilluara tentojnë të pengojnë rritjen dhe progresin e vendeve më pak të zhvilluara dhe të atyre që janë në zhvillim, dhe nuk krijojnë mundësitë për mendjet e shëndosha dhe të mprehta të këtyre shteteve, atëherë nuk duhet të ketë asnjë dyshim që indinjata do të përhapet, dhe çrregullimi që e pason do ta shkatërrojë paqen dhe sigurinë e mbarë botës.

Për vendosjen e paqes, një tjetër parim i Islamit thotë se nuk duhet të tolerojmë padrejtësinë ndaj të tjerëve, por duhen mbrojtur të drejtat e tyre. Ashtu sikurse nuk mund të pranojmë që dikush të rrëmbejë të drejtat tona, po kështu nuk duhet të pajtohemi me padrejtësinë ndaj të tjerëve. Islami këshillon që edhe kur duhet të veprojmë me masa të rrepta, ato duhet t'i

përgjigjen aktit keqbërës. Megjithatë, nëse falja mund t'i paraprijë reformimit, atëherë duhet zgjedhur mundësia e faljes.

Qëllimet kryesore dhe gjithëpërfshirëse duhet të jenë gjithmonë reformimi, pajtimi dhe vendosja e paqes së qëndrueshme. Megjithatë, ajo që ndodh në realitet, kur dikush bën një shkelje apo padrejtësi, viktima kërkon të hakmerret në një mënyrë plotësisht të pajustifikueshme dhe joproporcionale, madje shumë herë më të madhe se padrejtësia e bërë. Pikërisht, këtë e dëshmojmë këto ditë në konfliktin e shkallëzuar midis Izraelit dhe Palestinës. Fuqitë e mëdha kanë shprehur keqardhjen dhe shqetësimin e tyre për situatën në Siri, Liban ose në Egjipt, edhe pse mund të argumentohet që ato në thelb janë çështjet e tyre të brendshme, por nuk duket se ato janë të shqetësuar për popullin palestinez. Ky standard i dukshëm i dyfishtë, po shton mëri dhe urrejtje në zemrat e popujve të shteteve muslimane ndaj shteteve të fuqishme. Kjo indinjatë dhe antipati është mjaft kërcënuese, e cila duke u gurgulluar mund të shpërthejë në çdo moment. Cili mund të jetë rezultati i kësaj? Sa dëm mund t'i shkaktojë kjo botës në zhvillim? A do të mund të mbijetojë ajo? Sa shumë do të ndikohen vendet e zhvilluara? Të gjitha këto përgjigje janë vetëm në dijen e Zotit. Unë nuk mund t'u përgjigjem këtyre pyetjeve dhe as dikush tjetër. Por, për një gjë mund të jemi të sigurt, që paqja botërore do të shkatërrohet. Le të jetë e qartë, që unë po flas në mbështetje apo favor të ndonjë shteti të caktuar. Ajo që dua të them është që të gjitha format e mizorisë, kudo gjenden ato, duhen asgjësuar dhe duhen ndaluar, pa marrë parasysh se ato kryhen nga populli palestinez, populli izraelit apo populli i cilitdo shteti tjetër. Mizoritë duhen ndaluar me çdo kusht, sepse nëse ato lejohen të përhapen, atëherë flakët e urrejtjes sigurisht do

të përpijnë gjithë botën, deri në shkallën që njerëzit shumë shpejt do të harrojnë vuajtjet e shkaktuara nga kriza e sotme ekonomike. Madje, ata do të përballen me një situatë tepër të tmerrshme. Do të ndodhë një humbje aq e madhe e jetëve njerëzore sa s'mund të merret me mend. Andaj, është detyra e vendeve evropiane, të cilat mbartën vuajtje të mëdha gjatë Luftës së Dytë Botërore, të marrin mësim nga e kaluara e tyre dhe të shpëtojnë botën nga shkatërrimi. Për ta përmbushur këtë, u duhet që t'u përmbahen me çdo kusht kërkesave të drejtësisë dhe të jenë të gatshëm për të pranuar përgjegjësinë e tyre.

Islami na tërheq vëmendje mbi rëndësinë e të vepruarit me drejtësi dhe paanshmëri në çfarëdo rasti. Ai mëson që asnjë pale nuk duhet t'i jepen padrejtësisht trajtime të favorizuara dhe preferenciale. Qëndrimi duhet të jetë i tillë që shteti keqbërës duhet të jetë i vetëdijshëm që nëse ai tenton të veprojë padrejtësisht ndaj shtetit tjetër, atëherë pa marrë parasysh madhësinë dhe statusin e tij, bashkësia ndërkombëtare nuk do ta lejojë të bëjë një gjë të tillë. Nëse shtetet anëtare të Kombeve të Bashkuara, shtetet që marrin ndihmë nga Bashkimi Evropian, shtetet që janë nën influencën e fuqive të mëdha si dhe ato të pazhvilluara, arrijnë në një konsensus për t'iu përmbajtur këtyre parimeve, atëherë, dhe vetëm atëherë, paqja mund të kthehet në realitet. Po kështu, nëse shtetet me të drejtë vetoje në Kombet e Bashkuara, bëhen me dije që ata janë të detyruar të japin llogari për sjelljet e tyre, atëherë me të vërtetë paqja mund të vendoset. Në fakt, do të kaloj një hap më tej dhe do të pohoj se e drejta për të vënë veto, assesi nuk mund të lejojë apo të mbështesë vendosjen e paqes, sepse qartësisht të gjitha vendet nuk qëndrojnë në të njëjtin nivel. Kjo është ajo pikë, të cilën e kam ngritur edhe para pak kohe gjatë këtij viti, duke

u drejtuar politikanëve të shquar dhe politikëbërësve të Shteteve të Bashkuara të Amerikës në Capitol Hill. Nëse do t'i hidhni një vështrim historisë së votimeve të Kombeve të Bashkuara, do të gjeni që jo gjithmonë ato janë përdorur për të përkrahur ata që janë shtypur ose që kanë vepruar me drejtësi, por në disa raste flagrante, e drejta për të vënë veto është keqpërdorur për të mbrojtur dhe për të stimuluar dhunën, dhe jo për ta ndaluar atë. Kjo nuk është diçka e fshehtë apo e panjohur, por një fakt për të cilin analistët janë shprehur haptas.

Sipas një tjetër parimi të bukur të Islamit, paqja në shoqëri kërkon që njeriu të mposhttë zemërimin e tij, e jo ta lejojë që të kaplojë parimet e ndershmërisë dhe të drejtësisë. Historia fillestare e Islamit vërteton që muslimanët e vërtetë gjithmonë iu përmbajtën këtij parimi, sa për ata që nuk iu nënshtruan, janë qortuar rëndë nga Profeti Muhammed[sa]. Por, fatkeqësisht, këto rrethana nuk përputhen gjithmonë me situatën e sotme. Ka mjaft raste, kur ushtritë dërguar për të vendosur paqe, sillen në një mënyrë krejtësisht të papajtueshme me detyrën e ngarkuar. Për shembull, në disa shtete, ushtarët e huaj kanë përdorur metoda nga më çnjerëzoret dhe rrëqethëse, me kufomat e viktimave të tyre. A mund të arrihet paqja në këtë mënyrë? Kundërveprimi ndaj kësaj sjelljeje nuk mund të mbetet i përqendruar vetëm brenda kufijve të shtetit përfshirës, por ai shfaqet gjithkund në botë. Dhe sigurisht, nëse muslimanët keqtrajtohen, atëherë muslimanët ekstremistë do ta shfrytëzojnë atë rast dhe si rrjedhojë paqja e botës sërish do të prishet, edhe pse sjellja e tyre u kundërvihet mësimeve të Islamit.

Islami mëson që paqja mund të arrihet vetëm duke përkrahur të dyja palët, të shtypurin dhe shtypësin, në një mënyrë thellësisht

të paanshme, të pavarur nga interesa të ulëta dhe të lirë nga çdolloj armiqësie. Paqja mund të ndërtohet, vetëm duke u mundësuar të gjitha partive platformë të përbashkët.

Meqë koha është e kufizuar, dua të cek edhe një çështje tjetër. Islami mëson që pasuritë dhe resurset e të tjerëve nuk duhen vëzhguar me vështrim ziliqar. Ne nuk duhet ta lakmojë atë që u përket të tjerëve, sepse kjo është gjithashtu një shteg për shkatërrimin e paqes. Nëse shtetet e pasura, përpiqen të përvetësojnë apo të shfrytëzojnë pasuritë dhe resurset e shteteve më pak të zhvilluara vetëm për të ngopur nevojat e tyre, atëherë sigurisht kjo do të shkaktojë indinjatë dhe zemërim. Ndonëse shtetet e zhvilluara mund të marrin sasinë e merituar dhe të drejtë, në këmbim të shërbimeve të tyre, shumica e këtyre resurseve duhen shfrytëzuar për të asistuar shtetet e pazhvilluara që të ngrenë standardet e jetesës. Ata duhen lejuar të përparojnë dhe duhen përkrahur në përpjekjet e tyre, për të arritur të njëjtin nivel me vendet e zhvilluara, sepse vetëm atëherë paqja mund të vendoset. Nëse lidershipi i këtyre vendeve nuk është i ndershëm, atëherë vendet e zhvilluara dhe ato perëndimore duhet të monitorojnë dhe të drejtojnë vetë zhvillimin e atyre vendeve duke u ofruar ndihma financiare.

Janë mjaft çështje të tjera që mund të shtjelloj, por për shkak të kohës së pamjaftueshme, duhet të përmbahem vetëm në ato pika që ju kam shpjeguar. Sigurisht, gjithçka që ju kam parashtruar përfaqëson mësime të vërteta të Islamit.

Mbase mund t'ju lindë një pyetje së cilës duhet t'i përgjigjem paraprakisht. Mund të thoni që nëse këto janë mësime të vërteta të Islamit, atëherë pse vallë shohim aq përçarje dhe çrregullime në botën muslimane. Kësaj pyetjeje i jam përgjigjur që në fillim,

duke përmendur nevojën e ardhjes së një reformatori, i cili sipas besimit tonë ishte Mirza Ghulam Ahmedi, themelues i Xhematit Musliman Ahmedia. Ne, anëtarët e këtij xhemati, gjithmonë orvatemi që të përcjellim këto mësime aq gjerësisht sa të jetë e mundur.

Do t'ju lutesha të gjithëve që të bëni përpjekje edhe ju për të ngjallur sensibilizimin rreth këtyre çështjeve brenda qarqeve tuaja të ndikimit, me qëllim që të mund të ndërtohet paqja e qëndrueshme në të gjitha anët e botës. Nëse ne dështojmë në këtë detyrë, atëherë asnjë vend i botës nuk do të mbetet i mbrojtur nga pasojat e tmerrshme dhe shkatërruese të luftës. I lutem Allahut të Plotfuqishëm që Ai t'u mundësojë popujve të kësaj bote që të kapërcejnë dëshirat dhe interesat e tyre personale, si një përpjekje për të mbrojtur botën nga shkatërrimi që i avitet galop. Janë vendet e zhvilluara të Perëndimit, të cilat gëzojnë fuqinë, kryesisht në botën aktuale, andaj mbi të tjerët, është detyra juaj që t'u kushtoni vëmendje të menjëhershme këtyre çështjeve me rëndësi jetësore.

Në fund, dua t'ju falënderoj edhe një herë që gjetët kohë për të ardhur këtu dhe që dëgjuat fjalët e mia. Allahu ju bekoftë! Ju falënderoj shumë!




# A MUND TË INTEGROHEN MUSLIMANËT NË SHOQËRITË PERËNDIMORE?

XHAMIA BEJTUR-RASHID
HAMBURG, GJERMANI, 2012





Hazret Mirza Masrur Ahmedi, Kalifi i Pestë i Mesihut të Premtuar[aba] duke mbajtur fjalën e tij në xhaminë Bejtur-Rashid.



# *A mund të integrohen muslimanët në shoqëritë perëndimore?*

*Bismil-lahirr-Rrahmanirr-Rrahim:* Në emër të Allahut të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit.

Miq të nderuar, *Es-selam alejkum ue rrahmatullahi ue barakatuhu:* Paqja dhe bekimet e Allahut qofshin mbi të gjithë ju!

Së pari, dua t'ju shpreh mirënjohjen time të gjithëve ju miq të nderuar që keni pranuar ftesën tonë për të marrë pjesë në këtë event. Shumica prej jush e njohin mirë Xhematin tonë ose kanë lidhje të hershme miqësie me muslimanë ahmedianë dhe jam i sigurt që edhe ata prej jush, të cilët rishtas u njohën me Xhematin Ahmedia, duhet të kenë krijuar tashmë një dëshirë të fortë në zemrat e tyre për të ditur më shumë rreth këtij Xhemati. Pjesëmarrja juaj dëshmon se ju besoni se nuk ka asnjë rrezik a kërcënim për t'u

takuar dhe për të mbajtur kontakt me muslimanët ahmedianë e për të vizituar xhamitë e tyre.

E vërteta është që në mjedisin e sotëm, ku shumica e lajmeve dhe reportazheve rreth Islamit janë skajshmërisht negative, derisa jo-muslimanët mes jush, mund të ishin të shqetësuar prej vizitës në një xhami ahmediane duke menduar se kjo mund t'i fuste në vështirësi ose t'u shkaktonte dëm atyre. Sidoqoftë, siç e thashë, fakti që të gjithë jeni prezentë në këtë event, dëshmon që ju nuk keni asnjë frikë nga muslimanët ahmedianë dhe nuk i konsideroni ata si kërcënim. Kjo tregon se ju vlerësoni ahmedianët dhe besoni se ata janë njerëz të sinqertë e të përmbajtur, ashtu si ju dhe shumica e popullsisë.

Megjithatë, nuk e mohoj mundësinë që mund të ketë edhe një numër të vogël midis jush, të cilët edhe pse erdhën këtu, prapëseprapë vazhdojnë të kenë rezerva ose shqetësime, që pjesëmarrja e tyre mund të ketë pasoja negative. Mund të keni qenë të shqetësuar se do të uleshit me njerëzit me tendenca ose mendime ekstremiste. Nëse ndokush prej jush e mban këtë frikë, atëherë le ta heqë nga zemra menjëherë. Jemi skajshmërisht vigjilentë në lidhje me këtë dhe në qoftë se rastësisht ndonjë person i tillë ekstremist tenton të hyjë në këtë xhami ose në ambientin tonë, ne marrim masa të forta për ta hequr atë nga ky ambient. Prandaj, jini të bindur që jeni në duar të sigurta.

Në të vërtetë, Xhemati Musliman Ahmedia është një bashkësi, në të cilën, nëse ndonjë anëtar i saj shfaq ndonjëherë ndokund tendenca ekstremiste, thyen ligjin ose dëmton paqen, përjashtohet nga Xhemati (Bashkësia). Jemi të detyruar të marrim masa të tilla për shkak të respektimit tonë absolut ndaj fjalës "Islam", e cila fjalë për fjalë do të thotë "paqe" dhe "siguri". Përfaqësimi i vërtetë i fjalës

"Islam" bëhet nga Xhemati ynë. Ardhja në jetë e këtij përfaqësimi të Islamit, në fakt, ishte parashikuar në një profeci madhore të bërë nga Themeluesi i Islamit, Hazret Profeti Muhammed[sa], më shumë se 1400 vjet përpara. Në atë profeci, Profeti i shenjtë[sa] tha se do të vinte një kohë kur shumica e muslimanëve do t'i harronin mësimet e vërteta e të pastra të Islamit. Në një kohë të tillë, sipas asaj profecie, Allahu do të dërgonte një person si reformator, një Mesih e Mehdi, për ta rimëkëmbur Islamin e vërtetë në botë.

Ne, Xhemati Musliman Ahmedia, besojmë se Themeluesi i Xhematit tonë, Hazret Mirza Ghulam Ahmedi[as] i Kadijanit është po ai person që u dërgua në përmbushje të kësaj profecie madhore. Me bekimin e Allahut, ky Xhemat ka lulëzuar dhe është përhapur në 202 shtete të botës. Në çdo vend, vendas që u përkasin bekgraundeve dhe etniteteve të ndryshme, e kanë pranuar Ahmediatin. Përveç të qenët muslimanë ahmedianë, ata vijojnë të luajnë rolin e tyre si qytetarë besnikë të shteteve përkatëse. Nuk ekziston asnjë kontradiktë apo konflikt midis dashurisë së tyre ndaj Islamit dhe dashurisë së tyre ndaj vendit. Në fakt, të dyja këto besnikëri janë të gërshetuara e të lidhura me njëra-tjetrën. Muslimanët ahmedianë, kudo që jetojnë, janë zbatuesit më të mirë të ligjit në vendet e tyre. Mund të pohoj pa asnjë fije dyshimi, që këto vlera ekzistojnë te një shumicë e konsiderueshme e Xhematit tonë.

Pikërisht për shkak të këtyre vlerave, muslimanët ahmedianë kurdoherë mërgojnë nga një vend në një tjetër, ose në rastin kur vendas e pranojnë Ahmediatin, ahmedianët kurrë nuk kanë shqetësime për t'u integruar në shoqëritë e tyre të reja, as nuk shqetësohen për mënyrën se si do të luajnë rolin e tyre për të çuar përpara vizionin e gjerë të interesave të kombeve që ata pranojnë.

Kudo që shkojnë ahmedianët, i duan vendet e tyre, siç duhet t'i duan të gjithë qytetarët e sinqertë, dhe kalojnë jetën e tyre me plot veprimtari duke kërkuar përmirësimin dhe progresin e vendit të tyre. Në fakt, është Islami ai që na mëson të jetojmë në këtë mënyrë dhe padyshim, ai jo vetëm që na këshillon butësisht, por na urdhëron që të jemi besnikë të përkryer e të përkushtuar ndaj vendit ku jetojmë. Në të vërtetë, Profeti i shenjtë[sa] veçanërisht theksoi se dashuria ndaj vendit është pjesë e besimit të një muslimani të vërtetë. Kur dashuria ndaj vendit është një element bazë i Islamit, atëherë si mundet që një musliman i vërtetë të shfaqë pabesi ndaj kombit të tij ose ta tradhtojë atë, duke hequr dorë kështu nga besimi?! Për sa u përket muslimanëve ahmedianë, në të gjitha eventet kryesore, të gjithë anëtarët e Xhematit, qofshin burra apo gra, fëmijë apo të moshuar, ngrihen në këmbë dhe marrin një betim duke pasur Zotin si dëshmitar. Në atë betim, ata premtojnë të japin jetën, pasurinë, kohën dhe nderin jo vetëm për fenë e tyre, por edhe për kombin dhe vendin e tyre. Andaj, kush mund të provojë veten si qytetar më besnik sesa ahmedianët, të cilëve vazhdimisht u kujtohet shërbimi ndaj vendit dhe prej të cilëve në mënyrë të përsëritur merret betimi për të qenë gati të bëjnë çdo sakrificë për hir të besimit, vendit dhe kombit të tyre?

Duke qenë se shumica e muslimanëve këtu në Gjermani vijnë nga Pakistani, Turqia apo nga ndonjë vend tjetër aziatik, pyetja që mund të shtrohet është nëse këta muslimanë, kur të vijë koha për të bërë sakrifica, do të sakrifikojnë për Gjermaninë apo për vendet e tyre të origjinës? Më duhet të qartësoj e të shpjegoj se kur një njeri merr shtetësinë gjermane ose shtetësinë e cilitdo vendi tjetër, ai bëhet shtetas i plotë i atij vendi. Këtë e kam thënë edhe më përpara gjatë këtij viti, kur mbajta një fjalim në Qendrën

Ushtarake Gjermane në qytetin Koblenz. Unë shpjegova se si do të veprohej, sipas mësimeve të Islamit, në një situatë kur Gjermania të jetë në luftë me ndonjë vend, i cili është origjinë e një imigranti që është bërë edhe shtetas gjerman. Nëse imigranti ndien simpati ndaj vendit të origjinës dhe mendon se ka rrezik t'i shkaktojë dëm Gjermanisë, ai menjëherë duhet të heqë dorë nga shtetësia ose statusi i imigrimit dhe të kthehet në vendlindjen e tij. Por, nëse ai zgjedh për të qëndruar në Gjermani, Islami nuk e lejon atë të shfaqë asnjë lloj pabesie ndaj vendit ku jeton. Ky është një mësim absolut dhe i qartë. Islami nuk lejon sjelljen rebele të çfarëdo forme qoftë. Ai nuk lejon shtetasin, i cili qoftë i ardhur apo vendas, të planifikojë kundër shtetit të tij apo ta dëmtojë atë, në çfarëdo forme qoftë. Nëse ndonjë person punon kundër shtetit të përvetësuar ose e dëmton atë, ai duhet të trajtohet si armik dhe tradhtar i shtetit dhe si i tillë, të ndëshkohet sipas ligjeve të vendit.

Kjo e qartëson situatën në lidhje me një imigracion musliman. Në rast se një vendas gjerman ose ndonjë person i një shteti tjetër, konvertohet në Islam, është më së e qartë që për të, nuk ka asnjë rrugë tjetër përveçse të shfaqë besnikëri absolute ndaj shtetit që i përket. Një tjetër pyetje që bëhet nganjëherë është: çfarë duhet të bëjnë muslimanët që jetojnë në Perëndim, kur një shtet perëndimor hyn në luftë me ndonjë shtet musliman? Për t'iu përgjigjur kësaj pyetjeje, së pari më duhet t'ju tregoj se Themeluesi i Xhematit tonë, Mesihu i Premtuar[as], ka shpjeguar se tashmë jemi në një epokë, kur luftërat fetare kanë marrë fund. Gjatë rrjedhës së historisë ka pasur kohëra kur janë zhvilluar luftëra dhe beteja midis muslimanëve dhe popujve të feve të tjera. Në këto beteja, synimi i jomuslimanëve ka qenë që të vrisnin muslimanët e t'i jepnin fund Islamit.

Në shumicën e luftërave të para, jomuslimanët ishin të parët për të bërë agresion, ndërkohë muslimanët nuk kishin asnjë zgjidhje tjetër, përveçse ta mbronin veten dhe besimin e tyre. Sidoqoftë, Mesihu i Premtuar[as] shpjegoi se rrethana të tilla nuk ekzistojnë më, sepse nuk ka më qeveri që deklaron ose lufton për ta asgjësuar Islamin. Përkundrazi, ekziston gjerësisht liria fetare në një shumicë të madhe të vendeve perëndimore dhe jomuslimane. Xhemati ynë është thellësisht mirënjohës gjersa ekziston liria fetare e tillë, që i lejon muslimanët ahmedianë të përhapin mesazhin e Islamit në vendet jomuslimane. Për këtë shkak, ne arrijmë t'i prezantojmë botës perëndimore mësimet e vërteta e të bukura të Islamit, mësimet e paqes dhe të harmonisë. Padyshim, pikërisht për shkak të lirisë dhe tolerancës fetare, kam mundësi të qëndroj sot para jush e t'ju paraqes Islamin e vërtetë. Prandaj, është shumë e qartë që sot nuk mund të bëhet fjalë për luftërat fetare. E vetmja situatë tjetër që mund të krijohet është ajo midis dy vendeve me shumica të ndryshme fetare, ku njëri vend të jetë me shumicë muslimane e tjetri të krishtere apo të ndonjë feje tjetër, e të jenë të përfshira në luftëra jo-fetare. Si duhet të reagojë në këtë situatë një shtetas musliman që jeton në ato vende, të krishtera apo të ndonjë feje tjetër? Për t'iu përgjigjur kësaj pyetjeje, Islami ka dhënë një parim të artë, që njeriu kurrsesi nuk duhet të marrë pjesë në dhunë ose tirani. Prandaj, nëse dhuna ose tirania bëhet prej një vendi islamik, ajo duhet të ndalet. Po ashtu, nëse ajo bëhet nga ndonjë vend i krishterë, sërish duhet të ndalet.

Si mundet që një shtetas individualisht ta ndalojë shtetin e tij nga dhuna dhe padrejtësia? Përgjigjja është shumë e thjeshtë. Në kohët tona, demokracia mbizotëron në mbarë botën Perëndimore. Nëse një shtetas i drejtë vëren se qeveria e tij është duke bërë

tirani, ai ose një grup njerëzish që ndajnë të njëjtin mendim me të, duhet të ngrejë zërin në opozitë e të përpiqet ta udhëzojë qeverinë në rrugën e drejtë. Nëse një shtetas vëren se shteti i tij është duke cenuar sovranitetin e një shteti tjetër, ai duhet t'i tërheqë vëmendjen qeverisë së tij e t'i tregojë shqetësimet e tij. Të ngriheni e të ankoheni në mënyrë paqësore për shqetësimet tuaja, nuk është kryengritje a revoltë. Në fakt, ajo është një mënyrë e të shprehurit të dashurisë së vërtetë ndaj vendit tuaj. Një qytetar i drejtë nuk mund të durojë të shohë se reputacioni i shtetit të tij të bjerë apo thjesht të zbehet para komunitetit ndërkombëtar, andaj duke i bërë thirrje shtetit të tij për llogaridhënie dhe reflektim, ai manifeston dashurinë dhe besnikërinë e vet ndaj tij.

Për sa i përket komunitetit ndërkombëtar dhe institucioneve të tij, Islami mëson se kur një shtet sulmohet padrejtësisht, shtetet e tjera duhet të bashkohen e të përpiqen për ta ndalur agresorin. Nëse shteti që tregohet agresiv i thërret mendjes dhe tërhiqet, atij nuk duhet t'i imponohen vendime të padrejta dhe dënime barbare si hakmarrje ose si mjet për të përfituar nga situata. Prandaj, Islami jep përgjigjet dhe zgjidhjet për të gjitha situatat e mundshme. Esenca e mësimeve të Islamit është që patjetër duhet ta përhapni paqen deri në masën që Profeti i shenjtë[sa] e përkufizon muslimanin si një njeri, nga dora dhe gjuha e të cilit, njerëzit e tjerë paqedashës janë të sigurt. Sikundër ju thashë pak më parë që Islami mëson që kurrsesi nuk duhet të bashkëpunoni për dhunë e mizori, pikërisht ky mësim i bukur e plot urtësi, e bën muslimanin e vërtetë të mbajë një qëndrim të ndershëm e dinjitoz, në cilindo shtet që jeton ai. Padyshim, të gjithë njerëzit e sinqertë e të përmbajtur do të duan të kenë njerëz të tillë paqedashës e të përmbajtur në shoqëritë e tyre.

Profeti Muhammed[sa] u ka dhënë muslimanëve edhe një mësim të bukur që ata ta praktikojnë në jetën e tyre. Ai mësoi që një besimtar i vërtetë gjithmonë kërkon atë që është e mirë dhe e pastër. Ai mëson se kur një musliman gjen një fjalë të urtë ose çfarëdo gjëje tjetër fisnike, ai duhet ta trajtojë atë si trashëgimi të tij personale. Pra, ashtu siç një person përpiqet për ta gjetur trashëgiminë e tij të drejtë, muslimanëve u është dhënë mësimi që ata të përpiqen për të përfituar nga këshillat e urta dhe mirësitë, kudo që i gjejnë. Sa i bukur dhe udhëzues i përsosur mund të jetë ky parim, sidomos në një kohë kur shqetësimet për integrimin e imigrantëve janë rritur shumë. Muslimanëve u është dhënë mësimi që ata duhet të përpiqen për të mësuar të gjitha aspektet e mira të çdo shoqërie, feje, qyteti apo shteti, në mënyrë që të integrohen në shoqëritë lokale e të zhvillojnë respektin e ndërsjellë. Nuk është e mjaftueshme vetëm të dinë rreth vlerave të tilla, por muslimanët duhet të mundohen për t'i sjellë në jetë, në jetët e tyre personale. Ky është ai udhëzim që me të vërtetë thellon bashkëjetesën dhe shpirtin e besimit dhe të dashurisë reciproke. Kështu pra, kush mund të jetë më paqedashës se sa një besimtar i vërtetë, i cili përveçse përmbush kërkesat e besimit të tij, përpiqet gjithashtu për të përvetësuar të gjitha vetitë e mira të shoqërisë së vet?! Kush mund të përhapë paqe dhe siguri më shumë se ai?!

Falë mjeteve të komunikacionit që gjenden sot, bota tashmë njihet si një fshat global. Kjo ishte ajo që Profeti i shenjtë[sa] kishte parashikuar para 1400 vitesh, kur ai kishte thënë se do të vinte një kohë kur bota do të bëhej një trup dhe largësitë do të shkurtoheshin. Ai tha se në sajë të mjeteve të shpejta e moderne të komunikacionit, njerëzit do ta shihnin të gjithë botën. Në fakt, kjo ishte një profeci e Kuranit Famëlartë, të cilën Profeti i shenjtë[sa]

e shtjelloi gjerësisht. Për këtë, Profeti i shenjtë[sa] tha se kur të vinte një kohë e tillë, njerëzit duhet të mësonin e të pranonin vlerat e njëri-tjetrit, ashtu sikurse përpiqen për të gjetur trashëgiminë e tyre të humbur. Me fjalë të tjera, mund të themi se duhet të përvetësojmë të gjitha vlerat pozitive dhe njëherësh, duhet të shmangim të gjitha vlerat negative. Kurani Famëlartë e shpjegon këtë porosi duke thënë se muslimani i vërtetë është ai që urdhëron për të mirën dhe të ndalon nga e keqja. Duke i marrë parasysh të gjitha këto, cili shtet ose cila shoqëri mund të mohojë të ketë muslimanë kaq paqedashës midis tyre? Vitin e kaluar pata rastin të takoja Kryebashkiakun e Berlinit dhe i shpjegova se Islami mëson që njerëzit duhet të shohin vlerën pozitive të një kombi sikur ajo të ishte prona e tyre personale. Si përgjigje ai më tha: "Nëse ju e praktikoni këtë mësim, atëherë padyshim e gjithë bota do t'i bashkojë duart për t'ju mbështetur ju".

Kam mbetur shumë i befasuar dhe i trishtuar kur dëgjova se në disa vende të Gjermanisë, ka njerëz që pohojnë se as muslimanët e as Islami nuk kanë aftësi për t'u integruar në shoqërinë gjermane. Patjetër që është e vërtetë se Islami që paraqitet nga ekstremistët ose terroristët nuk ka aftësi për t'u integruar në asnjë komb apo shoqëri, jo vetëm në Gjermani. Madje, me siguri do të vijë koha kur zërat opozitare kundër ideologjisë së tillë ekstremiste do të ngrihen ndjeshëm edhe në vendet islamike. Megjithatë, Islami i vërtetë, që ishte sjellë nga Profeti i shenjtë[sa], do të tërheqë patjetër gjithmonë drejt vetes njerëz të sinqertë e të përmbajtur. Për të ringjallur mësimet e vërteta të Islamit, në këtë kohë, Allahu dërgoi Mesihun e Premtuar[as] në shërbim të Profetit të shenjtë[sa] dhe kështu Xhemati i tij praktikon dhe përhap mesazhin e vërtetë të Islamit.

Më lejoni t'ju bëj të qartë se askush nuk mund të pohojë me

të drejtë se Islami i vërtetë nuk mund të integrohet në ndonjë shoqëri. Islami i vërtetë është ai që përhap drejtësinë e mirësinë dhe shmang të gjitha format e ligësisë dhe të së keqes. Islami i vërtetë mëson muslimanët që të ndalin të keqen dhe dhunën kudo që ato ekzistojnë. Pra, jo vetëm që nuk mund të ngrihet pyetja e mosintegrimit të Islamit në ndonjë shoqëri të caktuar, përkundrazi Islami i vërtetë natyrshëm tërheq shoqërinë drejt vetes, tamam si një magnet. Islami thotë që njeriu nuk duhet të përpiqet për paqe duke e dëshiruar atë vetëm për vete, por duhet të bëjë të gjitha përpjekjet për të përhapur paqe e harmoni te të tjerët në atë masë që e dëshiron edhe për vete. Ky qëndrim vetëmohues është një mënyrë e vendosjes së paqes në botë. A ka ndonjë shoqëri që nuk vlerëson mësime të tilla dhe që nuk miraton një qasje të tillë? Padyshim, një shoqëri e mirë asnjëherë nuk do të dëshirojë që imoraliteti dhe ligësia të përhapen në të dhe gjithashtu, ajo asnjëherë nuk do të kundërshtojë që mirësia dhe paqja të shtrihen në të.

Kur vjen fjala për ta përkufizuar 'mirësinë', ka mundësi që të ketë diferencime në përkufizimin e saj nga një person fetar dhe nga një jo-fetar. Ndër aspektet e mirësisë dhe virtytit që tregon Islami, dy janë kryesoret, prej të cilave burojnë të gjitha mirësitë e tjera. Njëra është detyrimi ndaj Allahut të Plotfuqishëm dhe tjetra është detyrimi ndaj njerëzimit. Për sa i përket aspektit të parë, ekziston një dallim në përkufizimin e tij nga një person fetar dhe nga një jo-fetar, por në aspektin e dytë që ka të bëjë me detyrimin ndaj njerëzimit, nuk ekziston asnjë dallim. Detyrimet që njeriu ka ndaj Zotit kanë lidhje me adhurimin e Tij dhe të gjitha fetë udhëzojnë ndjekësit e tyre për to. Për sa u përket detyrimeve ndaj njerëzimit, këto ua mësojnë njerëzve edhe fetë, edhe shoqëria.

Islami na mëson deri në thellësi e me detaje për të drejtat e njeriut, por është e pamundur që t'ju tregoj të gjitha mësimet e tij në kaq kohë. Megjithatë, do të përmend disa nga të drejtat e rëndësishme që u vendosën nga Islami, të cilat janë jetike që paqja të zhvillohet në shoqëri.

Islami mëson që duhet të respektoni ndjenjat e njerëzve të tjerë e të kujdeseni për to. Këtu përfshihen edhe ndjenjat fetare, edhe ndjenjat që njerëzit ushqejnë ndaj çështjeve të tjera shoqërore. Në një rast, për të mbrojtur emocionet fetare të një hebreu, Profeti i shenjtë[sa] e përkrahu hebreun kur ky i fundit i raportoi për një debat që ishte zhvilluar midis atij dhe një muslimani. Për të mbrojtur ndjenjat e hebreut, Profeti i shenjtë[sa] i bëri vërejtje muslimanit duke thënë se ai nuk duhet të pohonte se Profeti i shenjtë[sa] kishte epërsi mbi Moisiun[as], edhe pse ai e dinte se vetë ai kishte sjellë Librin që sot është kodi përfundimtar ligjor. Në këtë mënyrë, Profeti i shenjtë[sa] u kujdes për ndjenjat e të tjerëve dhe vendosi paqe në shoqëri.

Një tjetër mësim madhor i Islamit kërkon që t'i jepen të drejtat njerëzve të varfër e të shkretë. Për ta arritur këtë, ai mëson që njerëzit duhet të krijojnë mundësi, përmes të cilave, jetesa e shtresës së varfër të shoqërisë të mund të përmirësohet. Ne duhet të përpiqemi që të ndihmojmë të pamundurit me vetëmohim dhe asnjëherë e në asnjë mënyrë nuk duhet t'i shfrytëzojmë ata. Fatkeqësisht, në shoqërinë e sotme, kur krijohen mundësi dhe projekte gjoja për të ndihmuar njerëzit në nevojë, shpesh herë ato bazohen mbi një sistem të kredisë, ku u kërkohet të shlyejnë interesin. Për shembull, për të mbështetur studentët që ata të mbarojnë studimet e tyre, u jepen borxhe, ose njerëzit marrin kredi për të filluar bizneset e tyre, por u duhen vite, madje edhe

dekada për t'i shlyer ato. Ka mundësi që edhe pas disa vitesh mundimi, për shkak të grevave apo të ndonjë krize ekonomike, ata mbeten aty ku ishin në fillim, ose ka shumë mundësi që të përfundojnë në një gjendje akoma më të rëndë financiare. Kemi dëshmuar dhe dëgjuar për raste të panumërta të kësaj natyre gjatë viteve të fundit, kur shumë vende të botës u pllakosën nga një krizë financiare.

Një akuzë që zakonisht bëhet kundër Islamit është që ai nuk e trajton femrën në mënyrë të drejtë ose të barabartë. Por, kjo akuzë është pa bazë e pa kriter. Islami i ka dhënë gruas dinjitet dhe nder dhe në lidhje me këtë do t'ju jap një a dy shembuj. Në një kohë kur gruaja konsiderohej vetëm si pronë ose plaçkë, Islami i dha të drejtën për t'u divorcuar nga bashkëshorti nëse ai e keqtrajton atë, një e drejtë e cila vetëm në shekullin e fundit u vendos në vendet e zhvilluara të botës. Përveç kësaj, Islami i dha gruas edhe të drejtën e trashëgimisë, në një kohë kur ajo as nuk mund të imagjinonte dot për ndonjë status apo vlerë për vete. Edhe kjo e dejtë, gruas evropiane iu dha relativisht vonë.

Islami gjithashtu na kujton se edhe fqinji ka të drejtën e tij. Kurani jep udhëzime të detajuara për të përcaktuar se cilët janë fqinjët tuaj dhe çfarë janë të drejtat e tyre. Sipas Islamit, fqinji është edhe ai që ulet bashkë me ju, që ka shtëpi pranë shtëpisë suaj, të cilin mund ta njihni apo jo. Sipas Islamit, fqinjësia përfshin dyzet shtëpi përreth jush. Po ashtu, në kategorinë e fqinjëve përfshihen edhe ata me të cilët ju udhëtoni dhe si të tillë jeni të porositur të kujdeseni edhe për ta. Kjo e drejtë ishte theksuar kaq shumë, saqë Profeti i shenjtë[sa] priste që fqinji do të shpallej si trashëgimtar i rregullt. Në fakt, Profeti i shenjtë[sa] ka shkuar deri atje saqë tha

se nëse fqinji i një personi nuk është i sigurt nga ai, ai nuk është besimtar ose musliman.

Një tjetër porosi e Islamit kërkon që të gjitha palët të ndihmojnë e të mbështesin njëra-tjetrën për mirëqenien e të tjerëve dhe për të përmbushur detyrën për të ndihmuar të dobëtin e të lënduarin, që të ngrenë statusin e tyre. Për t'i përmbushur këto mësime dhe për të luajtur rolin e tij, Xhemati Musliman Ahmedia mundëson arsimin fillor e të lartë në vendet e varfra e të prapambetura. Ne ndërtojmë dhe drejtojmë shkolla, japim bursa për arsimin e lartë, në mënyrë që ata që janë të privuar, të mund të aftësohen e të ngrihen me këmbët e tyre.

Një tjetër porosi e Islamit është që ju duhet të përmbushni të gjitha betimet dhe marrëveshjet tuaja. Kjo përfshin të gjitha premtimet që bëni me njëri-tjetrin dhe gjithashtu, që një musliman ta përmbushë patjetër edhe betimin e besnikërisë që bën edhe ndaj vendit të tij si qytetar. Kjo është ajo për të cilën kam folur pak më herët.

Këto ishin vetëm disa pika që ju tregova për të demonstruar se Islami është një fe me shumë dhembshuri e dashuri. Është për të ardhur shumë keq që ashtu siç Islami mëson dhe këshillon për paqe në botë, me po aq forcë, armiqtë e Islamit ose ata që janë në padijeni për mësimet e tij të vërteta, ngrenë akuza të pabaza kundër tij. Siç e thashë, në këtë epokë, Xhemati Musliman Ahmedia paraqet dhe përhap mesazhin e vërtetë të Islamit. Në dritë të kësaj, do t'u bëja kërkesë atyre që ngrenë akuza kundër Islamit, duke u bazuar në veprimet e një pakice të muslimanëve, le t'i marrin në pyetje e t'u kërkojnë llogari autorëve, por ata nuk kanë të drejtë të përdorin shembuj të tillë të padrejtë për të shpifur për Islamin dhe për të diskredituar mësimet e tij të vërteta.

Nuk duhet të mendoni se mësimet e Islamit janë të rrezikshme dhe kërcënim për Gjermaninë apo për ndonjë vend tjetër. As nuk duhet të shqetësoheni duke menduar se a mund të integrohet një musliman në shoqërinë gjermane apo jo. Siç e kam thënë më herët, një veçori e Islamit është që ai u mëson muslimanëve të adoptojnë të gjitha mësimet e mira, andaj nuk ka asnjë dyshim në faktin se muslimanët mund të integrohen e të jetojnë në cilëndo shoqëri. Nëse dikush bën diçka kundër kësaj, ai është musliman vetëm me emër, e jo ndjekës i mësimeve të vërteta të Islamit. Padyshim, nëse muslimanëve u thuhet të bëjnë diçka që nuk është e drejtë ose diçka që shpërfill udhëzimet e Kuranit Famëlartë që kanë të bëjnë me parimet e modestisë dhe me shenjtërinë e fesë, ose të veprojnë kundër drejtësisë, ata nuk mund ta bëjnë një gjë të tillë. Megjithatë, çështje të tilla nuk lidhen me integrimin, por në fakt, ato kanë lidhje me lirinë fetare të gjithsecilit.

Shkelja e lirisë fetare është një çështje, kundër së cilës ngrihen jo vetëm muslimanët, por të gjithë njerëzit e sinqertë e të përmbajtur. Gjithë flasin e deklarojnë hapur kundër saj se asnjë qeveri apo shoqëri nuk duhet të ndërhyjë në të drejtat personale të fesë. Lutja ime është që Gjermania dhe çdo vend tjetër që është bërë shtëpi e njerëzve të shtetësive dhe kulturave të ndryshme, të tregojë standardet më të larta të tolerancës dhe respektit për ndjenjat dhe emocionet e njëri-tjetrit. Në këtë mënyrë, ata të bëhen model për të tjerët për të treguar dashuri të ndërsjellë, dhembshuri dhe paqe. Kjo do të bëhet një mjet për të garantuar paqen dhe sigurinë e qëndrueshme të botës, në mënyrë që bota të shpëtojë nga shkatërrimi, drejt të cilit ajo po shkon për shkak të një mungese totale të tolerancës së ndërsjellë.

Kërcënimi i shkatërrimit të llahtarshëm përhijon mbi ne

dhe për të shpëtuar nga ai, çdo vend e çdo individ, qoftë fetar apo jofetar, ka nevojë të hedhë hapa në mënyrë shumë shumë të kujdesshme. Uroj që çdo person kudo që jeton në botë, të arrijë ta kuptojë këtë realitet. Në fund, do të doja t'ju falënderoja edhe një herë që ndatë kohën për të ardhur këtu e për të dëgjuar fjalën time. Zoti ju bekoftë të gjithëve!

Shumë faleminderit!



# ISLAMI,
# NJË FE E PAQES DHE E DHEMBSHURISË

DHOMAT E PARLAMENTIT
LONDËR, MBRETËRI E BASHKUAR, 2013






Zëvendëskryeministër Z. Nick Clegg gjatë diskutimit me Hazret Kalifin e Pestë të Mesihut të Premtuar[aba], në Dhomën e Komunëve, Londër, më 11 qershor 2013.



Ministrja e Brendshme, deputetja Znj. Theresa May me Hazret Kalifin e Pestë të Mesihut të Premtuar[aba].



Shadou (Shadow) Ministri i Jashtëm, Z. Douglas Alexander me Hazret Kalifin e Pestë të Mesihut të Premtuar[aba].



Deputeti Z. Ed Davey me Hazret Kalifin e Pestë të Mesihut të Premtuar[aba].



Hazret Kalifit të Pestë të Mesihut të Premtuar[aba] i bëhet mirëseardhje në Dhomën e Komunëve nga deputeti Z. Ed Davey, Londër, më 11 qershor 2013.



Deputeti Z. Ed Davey përcjell Hazret Kalifin e Pestë të Mesihut të Premtuar[aba] nëpër Sallën Uestminister (Westminister), në Dhomën e Komunëve, Londër, 11 qershor 2013.



Hazret Kalifi i Pestë i Mesihut të Premtuar[aba] duke mbajtur fjalimin e tij historik para deputetëve, VIP-ve, diplomatëve në Dhomën e Komunëve, Londër, 11 qershor 2013.

# *Hyrje*

Më 11 qershor të vitit 2013, Shenjtëria e tij, Mirza Masrur Ahmedi[aba], Kalifi i Pestë i Mesihut të Premtuar, Udhëheqësi botëror i Xhematit Musliman Ahmedia mbajti fjalim në një event për të kremtuar njëqindvjetorin e Xhematit Musliman Ahmedia në Mbretërinë e Bashkuar, organizuar në Dhomat e Parlamentit, në Londër.

Në kremtimet e njëqindvjetorit morën pjesë 68 personalitete të shquara, duke përfshirë 30 deputetë dhe 12 anëtarë të Dhomës së Lordëve, duke përfshirë 6 ministrat e Kabinetit dhe 2 ministra të tjerë. Grupe të ndryshme mediatike, duke përfshirë BBC, Sky TV dhe ITV gjithashtu ishin të pranishme për ta mbuluar eventin. Mes pjesëmarrësve ishin të pranishëm edhe Ministri i Shtetit për Energjinë dhe  Ndryshimet Klimaterike deputeti Z. Ed Davey, Zëvendëskryeministri dhe deputeti Z. Nick Clegg, Ministrja e Brendshme dhe deputetja Znj. Theresa May, Shadou Ministri i Jashtëm dhe deputeti Z. Douglas Alexander, Kryetari i

Komitetit të Zgjedhur për Çështjet e Brendshme dhe deputeti Z. Keith Vaz dhe deputeti i Mitcham-it dhe Morden-it Z. Siobhain McDonaugh.

# *Islami, një fe e paqes dhe dhembshurisë*

*Bismil-lahirr-Rrahmanirr-Rrahim:* Në emër të Allahut të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit.

Miq të nderuar, *Es-selam alejkum ue rrahmatullahi ue barakatuhu:* Paqja dhe bekimet e Allahut qofshin mbi të gjithë ju!

Së pari, dua të falënderoj miqtë e Xhematit Musliman Ahmedia, të cilët, me rastin e njëqindvjetorit të Xhematit tonë në Britaninë e Madhe, mirësisht kanë organizuar këtë event në Dhomën e Parlamentit për të shprehur miqësinë dhe lidhjen e ngushtë të tyre me ne. Unë gjithashtu dua të falënderoj gjithë miqtë, të cilët duke ardhur sot, siguruan se ky event do të ketë sukses dhe vlerë. Gëzohem që një pjesë e madhe prej jush janë të pranishëm këtu dhe nuk janë marrë me angazhime apo mbledhje të tjera.

Në përgjigje të këtij gjesti, jo vetëm që shpreh mirënjohjen dhe vlerësimet e mia ndaj jush, por gjithashtu dua të them se shpresa

dhe lutja ime e sinqertë është që të gjitha departamentet dhe të gjithë njerëzit që punojnë në këtë godinë të bukur e madhore të jenë të aftë për t'i shërbyer denjësisht këtij vendi dhe popullit të tij. Unë gjithashtu shpresoj dhe lutem që ata të arrijnë të punojnë në mënyrën më të mirë të mundshme për nxitjen e marrëdhënieve të mira ndërkombëtare, për të punuar me drejtësi, që të marrin vendime, të cilat të jenë në dobi të të gjitha partive. Nëse do të jetë ky shpirti i punës, atëherë ky vend do të korrë frutat më të ëmbla, të dashurisë, dhembshurisë dhe vëllazërisë dhe do ta prijë botën për t'u bërë një parajsë e vërtetë e paqes dhe e mbarësisë.

Kjo dëshirë dhe lutje imja është edhe e gjithë muslimanëve ahmedianë, sepse ne besojmë se është e nevojshme që njeriu të ketë dashuri ndaj vendit të tij dhe më gjerë ndaj njerëzimit. Padyshim, muslimanët ahmedianë besojnë se dashuria ndaj vendit përbën një pjesë thelbësore të besimit, sepse Themeluesi i fesë Islame, Profeti i shenjtë Muhammed[sa] porositi duke theksuar dhe duke e predikuar këtë. Ndaj, më lejoni t'ju bëj shumë të qartë se çdo musliman ahmedian që është shtetas britanik, qoftë i lindur apo i ardhur si imigrant, është tërësisht besnik ndaj këtij vendi dhe ka dashuri të sinqertë ndaj tij. Muslimanët ahmedianë duan vetëm progresin dhe mbrothësinë e këtij kombi të madh.

Numri i njerëzve që u përkasin kombeve të tjera por që tani jetojnë në Mbretërinë e Bashkuar është shumë i madh, i cili llogaritet të jetë rreth 14-15% i gjithë popullsisë. Për këtë arsye, unë nuk mund të vazhdoj, pa përmendur dhe pa përgëzuar britanikët vendas për vlerat e mëdha, zemërgjerësinë dhe tolerancën që treguan, për mënyrën se si ata i pranuan imigrantët si pjesëtarë të përbashkët të këtij vendi dhe i lejuan të bëhen pjesë e strukturës së shoqërisë britanike. Për këtë arsye, njerëzve që kanë ardhur për

t'u vendosur këtu u bie një detyrë morale e patjetërsueshme që të provojnë veten si qytetarë besnikë të këtij vendi e ta mbështesin në mënyrë të sigurt qeverinë në përpjekjet e saj, për të parandaluar çdolloj çrregullimi e konflikti. Për sa i përket Xhematit Musliman Ahmedia, anëtarët e tij e zbatojnë këtë parim në cilindo shtet që jetojnë.

Siç e dini, ne po kremtojmë njëqindvjetorin e Xhematit Musliman Ahmedia të Britanisë së Madhe. Këto njëqind vite të kaluara sigurojnë dëshmi të faktit se anëtarët e Xhematit Ahmedia gjithmonë i kanë përmbushur kërkesat për të qenë besnikë ndaj shtetit të tyre dhe gjithmonë kanë qenë krejtësisht të pastër nga të gjitha format e ekstremizmit, rebelimit dhe trazimit. Realisht, shkaku themelor i kësaj qasjeje besnikërie e dashurie është fakti që Xhemati Musliman Ahmedia është kryekreje një komunitet fetar që përfaqëson Islamin e vërtetë. Xhemati ynë gjithmonë qëndron më vete, siç vazhdimisht ne u kemi paraqitur mësimet e vërteta e paqësore të Islamit njerëzve në gjithë botën dhe gjithmonë jemi munduar që këto mësime të vërteta të pranohen si Islami i vërtetë.

Me këto pak fjalë hyrëse, më lejoni t'i kthehem temës kryesore të fjalimit tim. Xhemati ynë është mbrojtës i përhershëm i paqes, pajtueshmërisë dhe harmonisë dhe për këtë arsye edhe motoja jonë është "Dashuri për të gjithë, urrejtje për askënd". Disa jomuslimanë pavarësisht se na njohin, madje kanë lidhje të ngushta me ne, janë të befasuar se Xhemati Musliman Ahmedia, mesazhin e tij të paqes ia atribuon në mënyrë të drejtpërdrejtë Islamit. Shkaku i befasisë dhe shokimit të tyre vjen prej faktit se shohin shumë të ashtuquajtur dijetarë muslimanë dhe organizata të ndryshme që flasin dhe veprojnë në një mënyrë krejtësisht ndryshe dhe përhapin një mesazh të tjetërsuar. Për ta shpjeguar këtë diferencë, më lejoni

t'ju bëjë të qartë se ne muslimanët ahmedianë besojmë se në këtë epokë, koncepti i xhihadit të dhunshëm, të një "xhihadi me shpatë", është tërësisht i gabuar dhe si i tillë duhet hedhur poshtë, edhe pse disa dijetarë muslimanë e përhapin, madje e praktikojnë atë. Ky koncept ka shkaktuar lindjen e shumë organizatave ekstremiste e terroriste brenda muslimanëve në vende të ndryshme të botës.

Jo vetëm që po dalin grupe të tilla, por shohim që edhe disa individë po ndikohen dhe veprojnë në bazë të këtyre besimeve të gabuara. Shembulli i fundit i kësaj ishte pikërisht vrasja brutale e një ushtari të pafajshëm britanik nëpër rrugët e Londrës. Ai ishte një sulm që absolutisht nuk ka të bëjë fare me mësimet e vërteta të Islamit, përkundrazi, mësimet e Islamit i dënojnë fuqimisht akte të tilla. Komplote të tilla djallëzore demonstrojnë dallim të qartë midis mësimeve të vërteta të Islamit dhe atyre të keqinterpretuara, të cilat disa të ashtuquajtur muslimanë i praktikojnë për motivet e tyre të ulëta. Unë gjithashtu dua të them se edhe reagimi i disa grupeve vendase nuk ishte i drejtë dhe si i tillë, mund të shkatërrojë paqen e shoqërisë.

Cila është dëshmia që mbështet pohimin tonë se ajo që besojmë ne si mësimet e vërteta të Islamit, është e drejtë? Pika thelbësore që duhet marrë parasysh në lidhje me këtë është që përdorimi i shpatës ose forcës është i lejuar vetëm kur bëhet një luftë fetare kundër Islamit. Në kohën e sotme, asnjë shtet e asnjë fe nuk e sulmon Islamin fizikisht për bazën e tij fetare. Andaj, edhe muslimanët nuk kanë asnjë justifikim për të sulmuar dikë tjetër në emër të fesë, sepse një gjë e tillë është shkelje e hapur ndaj mësimeve të Kuranit.

Sipas Kuranit, forca mund të përdoret vetëm kundër atyre që luftojnë dhe ngrenë armë kundër Islamit. Një tjetër pikë e

rëndësishme është që nëse një shtetas tenton t'i shkaktojë dëm vendit ose bashkështetasve të tij, në çfarëdo forme qoftë, ai padyshim vepron kundër mësimeve të Islamit. Profeti i shenjtë, Muhammedi[sa] tha se kushdo që derdh gjakun e ndonjë të pafajshmi, nuk është musliman. Profeti i shenjtë[sa] ka shprehur se njerëz të tillë janë të dobët në besimin e tyre dhe janë mëkatarë.

Do të doja t'ju tregoja edhe disa aspekte të tjera të Islamit, që provojnë se sa të ndritura e të vërteta janë mësimet e tij. Do t'ju shpjegoj se mënyra siç e paraqesin Islamin disa të ashtuquajtura grupe muslimane, nuk përfaqëson mësimet e vërteta të fesë, në asnjë trajtë a formë. Do të bëhet e qartë që me veprimtaritë e tyre ata dëshirojnë vetëm përmbushjen e interesave të tyre vetjake, duke keqpërdorur emrin e Islamit, që të justifikojnë në këtë mënyrë veprimet e tyre plot urrejtje.

Islami e thekson kaq shumë tolerancën fetare, saqë është e pamundur të gjeni standarde kaq të larta diku tjetër. Njerëzit e feve të tjera priren të besojnë se ata nuk mund të provojnë vërtetësinë e fesë që ndjekin, derisa nuk provojnë fetë e tjera si të gënjeshtërta. Ndërsa qasja e Islamit ndaj kësaj pike është shumë ndryshe, sepse ai nuk mëson vetëm se Islami është një fe e vërtetë e dërguar për gjithë njerëzimin, por të gjithë popujve dhe kombeve të botës u kanë ardhur profetë, dhe edhe ata, që të gjithë janë të vërtetë. Kjo është përmendur qartë në Kuranin e Shenjtë. Allahu thotë se të gjithë profetët ishin dërguar nga Ai me mësime të dashurisë e dhembshurisë dhe se gjithë muslimanët e vërtetë duhet t'i pranojnë ata. Asnjë fe tjetër nuk lëvdon çdo besim dhe çdo popull kaq hapur, siç bën Islami. Sepse muslimanët besojnë se të gjithë popujve dhe kombeve u janë dërguar profetë, të cilët ata kurrsesi nuk mund t'i pandehin si gënjeshtarë. Kështu që,

muslimanët nuk mund të nënçmojnë, poshtërojnë apo të fyejnë asnjërin prej të dërguarve të Zotit, e as nuk mund të lëndojnë ndjenjat e ndjekësve të ndonjë feje.

Megjithatë, është për të ardhur keq që qëndrimi i disa jomuslimanëve është krejtësisht i kundërt. Ata nuk kursejnë asnjë mundësi për të tallur e përqeshur në mënyrë hidhëruese Themeluesin e Islamit[sa], duke hidhëruar po ashtu ndjenjat e muslimanëve. Ne sinqerisht e duam tolerancën fetare dhe mirëkuptimin e ndërsjellë, për shkak të besimeve që kemi. Megjithatë, për fat të keq, kur elemente të tilla luajnë me ndjenjat e muslimanëve, kjo i bën disa të ashtuquajtur muslimanë të reagojnë ndaj provokimit në një mënyrë krejtësisht të gabuar e të papërgjegjshme. Reagimi dhe përgjigjja e tyre nuk ka asnjë lidhje me mësimet e vërteta të Islamit dhe ju patjetër do ta dëshmoni që asnjë musliman ahmedian, sado i provokuar të jetë, kurrë nuk reagon në një mënyrë kaq negative.

Themeluesit të Islamit dhe Kuranit u janë veshur akuza të rënda si nxitës të ekstremizmit dhe të përdorimit të dhunës për të përhapur mesazhin e Islamit. Për ta trajtuar këtë akuzë dhe për të kërkuar realitetin, le t'i hedhim një sy vetë Kuranit. Allahu i Madhërishëm thotë:

> **"Po të donte Zoti yt, do të besonin të gjithë ata që banojnë në tokë. Ti, a do t'i detyrosh vallë njerëzit derisa të bëhen besimtarë?!"**
> (Kurani Famëlartë 10:100)

Ky ajet thotë shkoqur se Zoti, që zotëron të gjitha fuqitë, shumë lehtë mund t'i detyronte gjithë njerëzit të ndjekin një fe të vetme,

por në vend të kësaj, Ai u ka dhënë të gjithë popujve të botës lirinë e zgjedhjes, që të besojnë apo të mos besojnë.

Pra, nëse Zoti i ka dhënë njerëzimit lirinë e zgjedhjes, si mundet atëherë që Profeti i shenjtë Muhammed[sa] ose ndonjë ndjekës i tij të detyrojë e të shtrëngojë dikë që të bëhet musliman?! Allahu i Madhërishëm gjithashtu thotë në Kuran:

> **"Kjo është e vërteta që ka ardhur nga Zoti yt, pra, le të besojë kush të dojë, e le të mohojë kush të dojë".**
> (Kurani Famëlartë 18:30)

Ky është realiteti i Islamit dhe ky është mësimi i tij i vërtetë. Nëse ndokush ndien në zemër që ta pranojë Islamin, ai është i lirë ta pranojë, po ashtu, nëse ndokush nuk e ndien një gjë të tillë në zemrën e tij, është i lirë ta refuzojë atë. Kështu që, Islami është krejtësisht kundër detyrimit dhe ekstremizmit, përkundrazi, ai përkrah paqen dhe harmoninë në të gjitha nivelet e shoqërisë. Është krejtësisht e pamundur për Islamin që të predikojë dhunën ose imponimin, sepse vetë kuptimi i emrit "islam" është që të jetosh në paqe e t'ua mundësosh paqen gjithë të tjerëve. Sidoqoftë, kur cenohen ndjenjat tona fetare, ndiejmë shumë dhimbje dhe vuajtje. Çdo fjalë që flitet për ta poshtëruar Profetin e shenjtë Muhammed[sa], na shpon e na plagos zemrat.

Ishte Themeluesi i Islamit[sa] ai që krijoi dashurinë ndaj Zotit dhe dashurinë ndaj krijesave të Zotit në zemrat tona. Ishte ai që vendosi dhe rrënjosi dashurinë, respektin ndaj gjithë njerëzimit dhe ndaj të gjitha feve në veten tonë. Cila mund të jetë dëshmia më e madhe për mësimet paqësore të Islamit, sesa përgjigjja e dhënë nga kundërshtarët e Profetit Muhammed[sa] kur ai ua dërgoi

e ua predikoi atyre mesazhin e Islamit! Ata nuk thanë se Profeti i shenjtë u kërkonte të kryenin akte mizorie dhe ligësie, duke i ftuar ata për të përqafuar Islamin. Përkundrazi, përgjigjja e tyre ishte që po t'i pranonin mësimet e Profetit, pasuria dhe statusi i tyre do të viheshin në rrezik ose do të grabiteshin fare nga njerëzit e pamëshirshëm, sepse Profeti i shenjtë[sa] theksonte vetëm paqen e harmoninë. Ata frikësoheshin se po ta pranonin Islamin duke përvetësuar paqe, njerëzit, fiset e madje shtetet përreth do të përfitonin dhe do t'i shkatërronin ata. Shkurt, nëse Islami ka përkrahur dhunën dhe ishin muslimanët ata që ishin porositur për të ngritur shpatat dhe për të bërë luftën, atëherë mohuesit kurrsesi nuk do të jepnin një justifikim të tillë. Ata nuk do të thoshin se nuk mund ta pranonin Islamin nga frika se mësimet e tij të paqes mund t'i katandisnin në shkatërrim, prej duarve të njerëzve materialistë.

Kurani Famëlartë pohon se njëra nga atributet e Zotit të Plotfuqishëm është Selami, që do të thotë se Ai është Burimi i paqes. Kjo do të thotë se nëse Zoti me të vërtetë është Burimi i paqes, atëherë paqja e Tij duhet të përfshijë të gjitha krijesat e Tij dhe të gjithë njerëzimin, e jo të mbetet e kufizuar në një grup të caktuar njerëzish. Nëse paqja e Zotit është e destinuar të mbrojë vetëm disa njerëz të caktuar, atëherë nuk mund të thuhet se Ai është Zoti për të gjithë botën. Allahu i Plotfuqishëm i është përgjigjur kësaj pike në Kuran. Allahu thotë:

> **"Pasha përgjërimet e tij të përsëritura!: "O Zoti im, këta janë një popull që nuk besojnë!" Anashkaloji dhe thuaju "Paqe!". Ata së shpejti do të kuptojnë".**
> (Kurani Famëlartë 43:89-90)

Këto fjalë tregojnë se Profeti i shenjtë Muhammed[sa] solli një mësim, i cili ishte burim i mëshirës dhe i dhembshurisë për të gjithë popujt e për të gjithë njerëzit. Ajeti i cituar më lart gjithashtu shpalos që në përgjigje të mesazhit të paqes, të dhënë nga Profeti i shenjtë[sa], kundërshtarët e tij jo vetëm që i refuzuan mësimet e tij, por edhe e tallën dhe e fyen Profetin[sa]. Jo vetëm kaq, por duke shkuar edhe më tej e duke e kundërshtuar armiqësisht, ata shkaktuan trazira dhe konflikte. Pas gjithë kësaj sjelljeje, Profeti i shenjtë[sa] iu përgjërua Zotit: *Unë dua t'u jap paqe, por ata nuk po më japin të njëjtën gjë. Madje, po mundohen të më shkaktojnë dhimbje e vuajtje.*

Allahu e ngushëlloi duke i thënë:

> **Anashkalo gjithçka që bëjnë ata dhe largohu prej tyre. Detyra jote e vetme është që të përhapësh e të vendosësh paqe në botë. Urrejtjes dhe ligësisë së tyre duhet t'i përgjigjesh thjesht duke thënë "paçi selam (paqe)" dhe thuaju që u ke sjell paqe.**

Pra, Profeti i shenjtë[sa] e kaloi gjithë jetën e tij për përhapjen e paqes në botë. Ky ishte misioni i tij fisnik. Padyshim, do të vijë një ditë kur njerëzit e botës do ta kuptojnë se ai nuk përhapi asnjë mësim që të ketë lidhje me ekstremizmin. Ata do të kuptojnë se gjithçka që solli ai, ishte vetëm mesazh i paqes, dashurisë dhe butësisë. Veç kësaj, nëse ndjekësit e këtij Profeti fisnik gjithashtu do t'u përgjigjen mizorive e padrejtësive në të njëjtën mënyrë, nëpërmjet dashurisë, atëherë nuk ka dyshim se ata që ngrenë akuza kundër mësimeve të shkëlqyeshme të Islamit, një ditë do të binden për vërtetësinë dhe bukurinë e tyre.

Xhemati Musliman Ahmedia ndjek dhe jeton sipas këtyre

mësimeve. Janë pikërisht këto mësime të mirëkuptimit, tolerancës dhe dhembshurisë që ne i promovojmë dhe i përhapim në të gjitha skajet e botës. Ne ndjekim shembullin historik dhe të pashembullt të mirësisë e dashamirësisë që ishte paraqitur nga Profeti i shenjtë Muhammed[sa] në kohën kur, pas përballjes shumëvjeçare të tij ndaj mizorisë dhe persekutimit më të hidhur e më të lemerishëm, po i jepej mundësia të kthehej fitimtar në rrugët e Mekës. Për vite të tëra, ai dhe ndjekësit e tij u privuan edhe nga nevojat më themelore, si ushqimi dhe uji dhe, për një kohë të caktuar, u detyruan të kalonin ditë të tëra duke vuajtur nga uria. Shumë nga ndjekësit e tij u sulmuan, disa prej tyre edhe u vranë në mënyrën më të pamëshirshme e barbare, që nuk e imagjinon dot njeri. Madje, edhe muslimanët e moshuar, gratë dhe fëmijët nuk i shpëtuan dot kësaj mizorie. Edhe ata u trajtuan në mënyrë të pamëshirshme e brutale. Prapëseprapë, kur Profeti i shenjtë[sa] u kthye në Mekë me fitore, ai nuk kërkoi hakmarrje. Përkundrazi, ai deklaroi hapur: *Nuk ka qortim për askënd nga ju, sepse ju kam falur të gjithëve. Jam profet i dashurisë dhe i paqes. Kam njohjen më të plotë të atributit "Burim i Paqes" të Allahut. Është Ai që mundëson paqe. Andaj, jua fal të gjitha mizoritë tuaja të mëparshme dhe ju garantoj paqen e sigurinë. Jeni të lirë të qëndroni në Mekë dhe jeni të lirë të praktikoni fenë tuaj. Askush nuk do t'ju detyrojë dhe t'ju forcojë në ndonjë formë.*

Disa nga jobesimtarët më të përbetuar ishin arratisur nga Meka nga frika se do të ndëshkoheshin, sepse e dinin se kishin kaluar çdo kufi të dhunës kundër muslimanëve. Megjithatë, të afërmit e tyre, duke e parë këtë sjellje të pakrahasueshme të dhembshurisë e të butësisë dhe këtë shfaqje unike të paqes e të harmonisë, u dërguan mesazhe që të ktheheshin. Ata u njoftuan

që Profeti i shenjtë[sa] përhapi vetëm paqe dhe siguri dhe kështu, ata u kthyen në Mekë. Të tillët, që më përpara ishin kundërshtarët më të vendosur të Islamit, kur panë vetë dashamirësinë dhe mëshirën e Profetit të shenjtë[sa], e pranuan Islamin me dëshirën e tyre të lirë.

Kjo që ju tregova, është një histori e faktuar dhe shumica e historianëve jomuslimanë dhe orientalistë gjithashtu e kanë certifikuar këtë të vërtetë. Këto janë mësimet e vërteta të Islamit dhe ky ishte modeli fisnik i Profetit të shenjtë Muhammed[sa]. Pra, ta etiketosh Islamin dhe Themeluesin e tij si mizor dhe të ngresh akuza të tilla kundër tyre, është vetëm padrejtësi e mizori. Padyshim, kudo që bëhen akuza të tilla, ne na lëndojnë thellësisht.

Më lejoni t'ju them edhe një herë që sot është Xhemati ynë, Xhemati Musliman Ahmedia, ai që ndjek mësimet e vërteta e paqësore të Islamit dhe jeton sipas tyre.

Dhe ju them edhe një herë që aktet e liga plot urrejtje të kryera qoftë nga organizata ekstremiste, qoftë nga individë, nuk kanë asnjë lidhje me mësimet e vërteta të Islamit.

Drejtësia e vërtetë kërkon që interesat e ulëta të këtyre individëve apo të grupeve të caktuara, nuk duhet t'u atribuohen mësimeve të ndonjë feje. Akte të tilla nuk duhet të përdoren si pretekst për të kritikuar padrejtësisht ndonjë fe apo themeluesin e saj. Duhet të përbëjë një nevojë urgjente për kohën, respekti i ndërsjellë si për njëri-tjetrin, ashtu edhe për të gjitha fetë, poqe se duam të përpiqemi për të vendosur paqen dhe harmoninë globale. Alternativat e tjera janë të tmerrshme.

Bota është shndërruar në një fshat global dhe për këtë arsye, mungesa e respektit të ndërsjellë dhe dështimi në bashkëpunimin për të përhapur paqe, jo vetëm që do të dëmtojnë një zonë, qytet apo shtet të caktuar, por, në fakt, do ta shpjerë të gjithë botën

drejt shkatërrimit. Të gjithë jemi të vetëdijshëm për shkatërrimin e tmerrshëm që shkaktuan dy Luftërat Botërore. Për shkak të veprimeve të disa shteteve, shenjat në horizont flasin për një luftë të tretë botërore.

Nëse do të plasë një luftë botërore, edhe bota perëndimore do të preket thellë nga pasojat shkatërruese me ndikim të gjerë. Le të shpëtojmë veten nga një shkatërrim i tillë. Le të shpëtojmë brezat e ardhshëm nga pasojat shkatërruese e fatkeqe të një lufte të tillë. Padyshim, lufta më e llahtarshme që mund të imagjinohet është ajo bërthamore dhe mënyra siç bota po ecën me shpejtësi drejt saj, përbën një rrezik të vërtetë të plasjes së një lufte të tillë. Për të parandaluar një përfundim të tillë të llahtarshëm, ne duhet të përvetësojmë drejtësinë, integritetin e ndershmërinë dhe të bashkohemi për t'i mposhtur dhe për t'i ndaluar grupet e tilla, që duan të përhapin vetëm urrejtjen dhe që duan të shkatërrojnë paqenë botërore.

Është shpresa dhe lutja ime që Zoti i Plotfuqishëm të mundësojë superfuqitë e botës të përmbushin përgjegjësitë dhe detyrat e tyre në këtë kuadër në mënyrën më të paanshme e të drejtë. Amin!

Para se ta përmbyll fjalën time, do të desha t'ju falënderoja të gjithëve edhe një herë që ndatë kohën dhe mundimin për të ardhur këtu sot. Zoti ju bekoftë të gjithëve!

Shumë faleminderit!



# PAQJA BOTËRORE, NEVOJA KRITIKE E KOHËS

PARLAMENTI KOMBËTAR I ZELANDËS SË RE,
UELLINGTON, ZELANDA E RE, 2013





I nderuari deputet, Z. Kanuelxhit Sing Bakshi (Kanwaljit Singh Bakshi), duke marrë Kuranin e Shenjtë nga Hazret Kalifi i Pestë i Mesihut të Premtuar[aba].



Ambasadori iranian Z. Seyed Majid Tafreshi Khameneh, duke u takuar me Hazret Kalifin e Pestë të Mesihut të Premtuar[aba].



Det. Rakesh Naidoo, përfaqësuesi i Shefit të Policisë së Zelandës së Re, duke u takuar me Hazret Kalifin e Pestë të Mesihut të Premtuar[aba].



Hazret Kalifi i Pestë i Mesihut të Premtuar[aba] duke udhëhequr lutje të heshtur në përfundim të takimit zyrtar në Grand Hall, në Parlamentin e Zelandës së Re.



I nderuari deputet, Dr. Cam Calder, duke u takuar me Hazret Kalifin e Pestë të Mesihut të Premtuar[aba].



Hazret Kalifi i Pestë i Mesihut të Premtuar[aba],
duke mbajtur fjalimin kryesor në Grand Hall, në
Parlamentin e Zelandës së Re, më 4 nëntor 2013.



I nderuari deputet, Z. Kanuelxhit Sing Bakshi bashkë me Hazret
Kalifin e Pestë të Mesihut të Premtuar[aba]pranë Parlamentit të Zelandës
së Re.

# *Hyrje*

Udhëheqësi botëror i Xhematit Musliman Ahmedia, Hazret Mirza Masrur Ahmedi[aba] Kalifi i Pestë i Mesihut të Premtuar[as] mbajti një fjalim historik në Parlamentin Kombëtar të Zelandës së Re në Uellington (Wellington), më 4 nëntor të vitit 2013. Para një audience që përbëhej nga deputetë, ambasadorë të shteteve, akademikë dhe një sërë miqsh të tjerë, *Kalifi* i Mesihut të Premtuar bëri thirrje për nevojën vendimtare, për drejtësinë si një mjet për të zhvilluar paqen botërore, përballë tensioneve gjithnjë në rritje dhe konflikteve që po shfaqen në vende të ndryshme të botës. Pas fjalimit kryesor të tij, të ftuar të tjerë gjithashtu morën fjalën në këtë event. Deputeti Kanuelxhit Sing Bakshi tha: "Kemi privilegjin për të pasur praninë e Shenjtërisë së tij Hazret Mirza Masrur Ahmedit këtu në Parlamentin e Zelandës së Re, për të përfituar nga urtësia e tij dhe për të dëgjuar mendimet e tij". Deputeti Dr. Rajen Prasad tha: "Është kënaqësi t'i bëjmë mirëseardhje Shenjtërisë së tij në Parlamentin e Zelandës së Re. Kam qenë gjithmonë shumë i

mbresuar duke parë se si ahmedianët kalojnë jetën e tyre si qytetarë të një vendi dhe se si e praktikojnë mesazhin e tyre të paqes". Në fund të eventit, Hazret Mirza Masrur Ahmedi[aba] zhvilloi takime me të ftuar të ndryshëm duke përfshirë Ambasadorin e Iranit dhe atë të Izraelit. Më pas, deputeti Kanuelxhit Sing Bakshi i tregoi Shenjtërisë së tij ambientet e Parlamentit.

# *Paqja botërore, nevoja kritike e kohës*

*Bismil-lahirr-Rrahmanirr-Rrahim*: Në emër të Allahut të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit.

Miq të nderuar! *Es-selam alejkum ue rrahmatullahi ue barakatuhu:* Paqja dhe bekimet e Allahut qofshin mbi të gjithë ju!

Më së pari, do të doja të falënderoja të gjithë ata që organizuan këtë event, sidomos të nderuarin, deputetin Kanuelxhit Sing Bakshi, për të më dhënë mundësinë që t'ju drejtohem gjithëve sot. Së dyti, do të doja t'ju falënderoja që erdhët këtu për të më dëgjuar.

Dihet që në këtë Kuvend, politikanë dhe deputetë të ndryshëm rregullisht mblidhen për të hartuar politikat, planet dhe për të miratuar legjislacionin që synojnë tërësisht progresin e kombit. Veç kësaj, jam i bindur që shumë liderë laikë dhe botërorë duhet të kenë ardhur këtu për t'ju adresuar juve sipas dijes, njohurive dhe përvojës së tyre. Megjithatë, rrallëherë, për të mos thënë kurrë,

mund të keni dëgjuar këtu ndonjë kryetar të ndonjë bashkësie fetare, sidomos asaj muslimane. Andaj, mundësia që më keni dhënë mua si Kryetar botëror i Xhematit Musliman Ahmedia, kryetar i një bashkësie që është tërësisht muslimane dhe i gjithë synimi i së cilës është që t'i përhapë mësimet e vërteta të Islamit, është një shenjë e zemërgjerësisë suaj dhe e nivelit shumë të lartë të tolerancës suaj. Prandaj, jam i detyruar t'ju falënderoj për gjestin tuaj kaq të sjellshëm.

Me këto fjalë mirënjohjeje, do të doja t'i kthehem temës kryesore të fjalimit tim e t'ju them disa pika rreth mësimeve të bukura të Islamit. Do të flas për një çështje, e cila sipas mendimit tim përbën nevojën kritike të kohës, vendosja e paqes botërore. Nga një perspektivë laike, shumë nga ju, si politikanë në mënyrë individuale, dhe si qeveri në tërësi, po përpiqeni për të arritur paqen. Përpjekjet tuaja janë të motivuara nga një qëllim i mirë dhe ju duhet të keni pasur edhe sukses në to. Veç kësaj, qeveria juaj ndër vite duhet t'u ketë dhënë këshilla fuqive të mëdha për të krijuar mjetet që do të zhvillonin një botë më paqësore e më të harmonishme.

Padyshim, gjendja dhe rrethanat e botës sot janë skajshmërisht të pasigurta dhe po shkaktojnë shqetësim të madh në të gjithë botën. Ndërsa disa nga konfliktet e mëdha po ndodhin në botën arabe, e vërteta është ajo që çdo person i urtë dhe i mençur është i vetëdijshëm se konflikte të tilla nuk do të mbeten brenda kufijve të një rajoni të caktuar. Nuk ka dyshim që një konflikt midis qeverisë dhe popullit të tij mund të përshkallëzojë edhe në një konflikt më të gjerë ndërkombëtar. Tashmë po shohim se po formohen dy blloqe të supërfuqive: njëri bllok e mbështet qeverinë siriane, kurse tjetri forcat rebele. Është e qartë se kjo situatë është një kërcënim

i madh jo vetëm për vendet islamike, por është një burim rreziku edhe për pjesën tjetër të botës.

Ne asnjëherë nuk duhet të harrojmë përvojat e hidhura të dy Luftërave Botërore që ndodhën gjatë shekullit të kaluar. Pasojat e rënda shkatërruese që ato shkaktuan, sidomos Lufta e Dytë Botërore, ishin të paprecedente. Vetëm me përdorimin e armëve tradicionale, fshatra dhe qytete të lulëzuara e të banuara dendësisht, u shkretuan skajshmërisht, duke lënë vetëm gërmadha dhe miliona të vdekur. Veç kësaj, po gjatë Luftës së Dytë Botërore, bota dëshmoi edhe ngjarjen më shkatërrimtare, kur bomba atomike u përdor kundër Japonisë, që kishte shkaktuar një shkretim të atillë, saqë njeriu rrëqethet dhe dridhet vetëm duke dëgjuar pasojat e saj. Muzetë në Hiroshima dhe Nagasaki janë kujtime të mjaftueshme të llahtarisë dhe shkatërrimit total që kishte ndodhur prej saj.

Gjatë Luftës së Dytë Botërore, rreth 70 milionë njerëz u vranë dhe thuhet se 40 milionë prej tyre ishin njerëz civilë. Pra, më shumë kishin sakrifikuar jetën njerëzit civilë sesa personeli ushtarak. Rrjedhojat e luftës ishin aq të tmerrshme, saqë edhe pse kishte mbaruar lufta, viktimat vazhdonin të shënoheshin në miliona. Për shumë vjet pasi ishin hedhur bombat bërthamore, rrezatimi radioaktiv vazhdoi të bënte efekte të frikshme e degjeneruese te fëmijët e porsalindur. Në botën e sotme, edhe disa nga vendet e vogla posedojnë armë bërthamore dhe liderët e tyre janë të gëzuar me papërgjegjshmëri, gjersa e mbajnë gishtin te këmbëza. Duket sikur ata as nuk e vrasin mendjen për pasojat shkatërruese të veprimeve të tyre.

Në këtë panoramë, nëse ndokush do ta imagjinonte një luftë bërthamore sot, skema që do t'i dilte përpara, do ta shkundte

dhe do ta shtangte plotësisht. Bombat atomike që posedojnë sot vendet e vogla, ndoshta janë shumë më të fuqishme sesa ato që ishin përdorur gjatë Luftës së Dytë Botërore. Prandaj, kjo klimë e konfliktit dhe e paqëndrueshmërisë i shqetëson tej mase vetëm ata që duan të vendosin paqe në botë dhe që po përpiqen në këtë drejtim.

Situata patetike e botës së sotme është që njerëzit flasin për vendosjen e paqes në njërën anë, e në anën tjetër ata janë të rrethuar nga sjelljet egoiste dhe janë të mbështjellë nga një qefin prej mburrjeje dhe arrogance. Për të provuar epërsinë dhe forcën e vet, çdo qeveri e fuqishme është e gatshme për të bërë të gjitha përpjekjet e mundshme. Pas Luftës së Dytë Botërore, në përpjekje për të pasur paqe afatgjatë në botë e për të parandaluar luftëra të ardhshme, kombet u bashkuan që të formonin një organizatë, të cilën e quajtën Kombet e Bashkuara. Megjithatë, duket se ashtu siç Liga e Kombeve që fatkeqësisht dështoi në objektivat e saj, edhe statuti dhe respekti i Kombeve të Bashkuara vazhdon të bjerë dita-ditës. Nëse kërkesat e drejtësisë nuk do të përmbushen, le të ketë sa të doni organizata të tilla, por përpjekjet e tyre do të rezultojnë të pafrytshme.

Sapo ju përmenda disfatën e Ligës së Kombeve, institucion i cili u formua pas Luftës së Parë Botërore me synimin e posaçëm për të mbrojtur paqen botërore. Megjithatë, ky institucion nuk arriti të ndalonte fillimin e Luftës së Dytë Botërore, për të cilën sapo ju kam folur se sa shumë dëme e shkatërrime shkaktoi. Edhe Zelanda e Re pati viktima për shkak të luftës, siç thuhet se, afërsisht 11 mijë njerëz humbën jetën, të cilët, thuajse të gjithë ishin ushtarë. Duke qenë se ishte shumë larg nga epiqendra e luftës, Zelanda e Re nuk pati viktima në civilë. Megjithatë, siç ju përmenda, në atë luftë,

përgjithësisht, më shumë civilë të pafajshëm u vranë sesa personel ushtarak. Imagjinoni: njerëz të zakonshëm e të pafajshëm duke përfshirë gra e fëmijë pafund e pa dallim, u vranë duke mos bërë asnjë krim.

Është pikërisht kjo arsyeja që ju do të gjeni një urrejtje të thellë për luftën në zemrat e atyre njerëzve, që jetojnë në vendet, të cilat ishin të përfshira drejtpërdrejt në atë luftë. Padyshim, nëse ndokujt i sulmohet vendi, dashuria e tij ndaj vendit i kërkon që ai të ndihet i obliguar dhe i gatshëm për të bërë çdo sakrificë për mbrojtjen dhe lirinë e vendit të tij. Megjithatë, nëse konflikti mund të zgjidhet në mënyrë miqësore a paqësore, nëpërmjet negociatave e diplomacisë, atëherë asnjeri nuk duhet të ftojë kot vdekjen dhe vrasjet. Në kohët e vjetra, kur bëhej luftë, kryesisht ushtarë vriteshin dhe një numër shumë i vogël i civilëve. Por, mjetet e luftës së sotme, përfshijnë bombardime ajrore, gaz helmues, madje edhe armë kimike. Dhe siç ju thashë, ekziston edhe rreziku i madh i përdorimit të armës më të llahtarshme: të bombës bërthamore. Rrjedhimisht, luftërat e sotme janë krejtësisht ndryshe nga ato që u bënë në të kaluarën, sepse luftërat e sotme mund ta fshijnë njerëzimin masivisht nga faqja e dheut. Këtu më lejoni t'ju paraqes një mësim të bukur të Kuranit të Shenjtë në lidhje me vendosjen e paqes. Kurani thotë:

> **E mira dhe e keqja nuk janë njësoj. Largo të keqen me atë që është më e mira, atëherë ai që ka armiqësi ndaj teje, papritmas do të të bëhet mik i ngushtë.**
> (Kurani Famëlartë 41:35)

Pra, Kurani mëson që të shfrytëzohet çdo mundësi për të paqësuar e zgjidhur mëritë e armiqësitë, duke hapur kanale komunikimi dhe

dialogu. Komunikimi me butësi e urtësi me të tjerët, padyshim mund të ketë vetëm efekt pozitiv e të kënaqshëm në zemrat e tyre dhe si i tillë, ai është një mjet i largimit të urrejtjes dhe armiqësisë.

Sigurisht, në kohën që jetojmë, besojmë se jemi më të avancuar e të civilizuar. Kemi krijuar shoqata e fondacione të ndryshme, për t'u mundësuar fëmijëve arsimin, nënave kujdesin shëndetësor, etj. Po kështu, ka shoqata të panumërta që janë krijuar duke pasur në krye vetëm simpatinë dhe dhembshurinë ndaj njerëzimit. Si njerëz, ne, që kemi bërë të gjitha këto, gjithashtu duhet të reflektojmë e t'i kushtojmë vëmendje edhe nevojës urgjente të kohës e të vrasim mendjen se si mund të shpëtojmë veten e të tjerët nga shkatërrimi dhe shkretimi. Nuk duhet të harrojmë se në krahasim me gjashtë a shtatë dekada më parë, bota sot është më e mbledhur. Para gjashtëdhjetë a shtatëdhjetë vitesh, Zelanda e Re ishte një vend i largët, larg nga Azia e Evropa, por sot ajo është një pjesë e integruar e një komuniteti të përbashkët global. Andaj, në një situatë lufte, asnjë shtet a rajon nuk është i sigurt.

Liderët dhe politikanët tuaj janë kujdestarë të këtij kombi. Ata janë përgjegjës për sigurinë e vendit e për progresin dhe përmirësimin e vazhdueshëm të tij. Prandaj, është e nevojshme që ata gjithmonë të kenë në mendje pikën kritike që shkatërrimi niset nga luftërat lokale e përhapet më gjerë e më gjatë. Duhet t'i jemi mirënjohës Zotit që, ditët e fundit, Ai ka bërë disa nga superfuqitë të punojnë me mend e me urtësi, të cilat kuptuan se ishte e nevojshme për të marrë masa për të ndaluar luftën e për të parandaluar shkatërrimin e madh që mund të pasonte. Më i drejtpërdrejtë ka qenë Presidenti rus, që bëri përpjekje për të mbajtur larg disa nga superfuqitë nga sulmi mbi Sirinë. Ai e bëri të qartë se të gjitha shtetet, qofshin të mëdha apo të vogla, duhet të

trajtohen barazisht. Ai gjithashtu tha se nëse kërkesat e drejtësisë nuk do të përputhen dhe shtete të tjera do të hyjnë në luftë në mënyrë të pavarur, atëherë Organizata e Kombeve të Bashkuara mund të pësojë të njëjtën disfatë që kishte pësuar Liga e Kombeve. Mendoj se ai kishte plotësisht të drejtë në analizën e tij. Ndonëse, unë nuk i përkrah të gjitha politikat e tij, megjithatë, mendimi i urtë duhet pranuar. Do të doja që ai të kishte shkuar edhe një hap para për të pohuar se duhet t'i jepet fund njëherë e përgjithmonë të drejtës së vetos, që posedohet nga pesë anëtarët e përhershëm të Këshillit të Sigurimit të Kombeve të Bashkuara, në mënyrë që drejtësia e vërtetë dhe barazia të mund të mbizotërojnë për të gjitha shtetet.

Vitin e kaluar më ishte dhënë mundësia të mbaja fjalim në Senatin e Amerikës (Capitol Hill), në Uashington D.C.. Në audiencë ishin shumë senatorë, kongresmenë, përfaqësues organizatave kërkimore (think-tank-ut) dhe shumë intelektualë të tjerë të fushave të ndryshme. U thashë qartë se kërkesat e drejtësisë do të përmbushen tërësisht vetëm atëherë kur të gjitha partitë dhe të gjithë njerëzit do të trajtohen në mënyrë të barabartë. U thashë që nëse doni të theksoni dallimet midis shteteve të mëdha e atyre të vogla, të pasura e atyre të varfra dhe nëse doni të mbroni padrejtësinë e fuqisë së vetos, shqetësimi dhe ankthi padyshim do të rritet. Në fakt, ankthe të tilla tashmë kanë filluar të ngrenë kryet në botë.

Për këtë arsye, si Udhëheqës i një bashkësie botërore muslimane, është detyra ime që t'i tërheq botës vëmendjen për vendosjen e paqes. Këtë e konsideroj si obligim për veten, sepse vetë kuptimi i Islamit është paqja dhe siguria. Nëse disa shtete të caktuara muslimane bëjnë ose nxisin akte ekstremiste

plot-urrejtje, kjo nuk duhet t'ju çojë në përfundimin se mësimet e Islamit nxisin trazime dhe konflikte. Unë sapo citova një varg të Kuranit Famëlartë, i cili përmban pikërisht mësimin se si duhet ta vendosim paqen.

Sërish, Themeluesi i Islamit, Profeti i shenjtë Muhammed[sa] u mësoi ndjekësve të tij të japin gjithmonë "selam", që do të thotë gjithnjë të shpërndajnë mesazhin e paqes. Ne dimë nga shembulli i tij i bekuar, që ai u kishte bërë thirrje të gjithë jomuslimanëve për paqe, qofshin hebrenj, të krishterë apo njerëz të ndonjë feje a besimi tjetër. Ai e bëri këtë, pasi e kuptoi që të gjithë njerëzit përbëjnë një pjesë të krijimeve të Zotit, njëri prej emrave të të cilit është "Burimi i paqes", ndaj, ai donte paqen dhe sigurinë e të gjithë njerëzimit.

Ju përmenda disa nga mësimet e Islamit në lidhje me paqen, por më duhet t'ju qartësoj se për shkak të kohës së pakët, kam cekur vetëm disa aspekte të tij. Në të vërtetë, Islami është i mbushur me urdhëresat dhe mësimet që mbrojnë paqen e sigurinë për të gjithë njerëzit. Po, çfarë thotë Kurani për sa i përket vendosjes së drejtësisë? Në vargun 9 të sures 5, Allahu thotë:

**O besimtarë! Bëhuni të qëndrueshëm në kauzën e Allahut, duke dëshmuar për drejtësinë. Kurrsesi nuk duhet t'ju nxisë urrejtja ndaj ndonjë populli për të bërë padrejtësi. Gjithmonë bëni drejtësi! Kjo është më afër pëlqimit të Zotit. Frikësojuni Allahut! Allahu është i Dijshëm për çdo gjë që bëni ju.**

Në këtë ajet, Kurani harton standardet më të larta të mundshme të drejtësisë. Ky urdhër nuk u lë asnjë justifikim atyre njerëzve, të

cilët veten e quajnë muslimanë, por ndërmarrin mizori e brutalitet. Po ky ajet nuk u lë asnjë justifikim as atyre, të cilët mendojnë ose tentojnë të përshkruajnë Islamin si një fe të dhunshme dhe ekstremiste. Kurani gjithashtu ka vendosur standardet më ekzemplare të drejtësisë e të paanësisë. Ai nuk thotë vetëm të bëni drejtësi, por në fakt e përkrah drejtësinë deri në masën, saqë thotë:

> **O ju që besuat! Bëhuni të qëndrueshëm për hir të Zotit, duke dëshmuar për drejtësinë, edhe sikur ajo dëshmi të jetë kundër vetes suaj, kundër prindërve apo të afërmve tuaj. Ai, për të cilin dëshmoni, i pasur qoftë apo i varfër, Allahu është kujdestari më i mirë për të dy. Prandaj, mos ndiqni dëshirat tuaja duke kujtuar se jeni duke bërë drejtësi. E nëse fshihni të vërtetën ose i shmangeni asaj, atëherë dijeni se Allahu është shumë i Dijshëm për atë që bëni ju.**
> (Kurani Famëlartë 4:136)

Këto janë, pra, standardet parimore të drejtësisë që vendosin paqe në botë, të cilat fillojnë nga njësitë bazë të shoqërisë, për të vazhduar deri në arenën ndërkombëtare. Historia është dëshmitare e faktit se Themeluesi i Islamit, Profeti i shenjtë Muhammedi[sa] veproi sipas këtij mësimi dhe këtë e përhapi në çdo skaj. Ndërsa tani, në këtë kohë, shërbëtori i vërtetë i Profetit të shenjtë[sa], që ishte Themeluesi i Xhematit (Bashkësisë) Musliman Ahmedia, Hazret Mirza Ghulam Ahmedi[as] i Kadijanit, e përkrahu dhe e përhapi këtë mësim dhe porositi edhe ndjekësit e tij të përhapin paqe. Ai gjithashtu i porositi ata t'i tërheqin vëmendjen njerëzimit për përmbushjen e të dyja detyrimeve, edhe të Zotit, edhe të krijesave

të Zotit. Kjo është arsyeja që Xhemati Musliman Ahmedia thekson për të gjithë njerëzit nevojën kritike për përmbushjen e detyrimeve të Allahut dhe të krijesave të Tij dhe vendosjen e standardeve më të larta të drejtësisë. Lutja ime është që gjithsecili nga ne, pa marrë parasysh fenë a besimin që i përket, t'i kushtojë vëmendje përmbushjes së detyrimeve që kemi ndaj njëri-tjetrit, në mënyrë që bota të bëhet një parajsë e paqes dhe e harmonisë.

Me këto pak fjalë, e mbyll ligjëratën dhe ju falënderoj edhe një herë që më ftuat dhe erdhët këtu për të më dëgjuar.



MIRZA MASRUR AHMED
UDHËHEQËS I XHEMATIT MUSLIMAN AHMEDIA



16 Greseenhall Road,
Southfields, Londër
SW18 5QL, Britani

31 tetor 2011

Shenjtërisë së tij Papa Benedikt!

Lutem që Allahu i Lartësuar t'ju bekojë me mirësinë e Tij dhe bekimet e Tij qofshin mbi ju.

Duke qenë udhëheqës botëror i Xhematit Musliman Ahmedia, unë ia përcjell Shenjtërisë së tij Papa Benedikt mesazhin e Kuranit Famëlartë se: *"Thuaj, o ithtarët e Librit! Ejani të biem në një fjalë të përbashkët, të mos adhurojmë askënd tjetër përveç Zotit dhe të mos i shoqërojmë Atij asgjë dhe se askush nga ne të mos mbajë për zot dikë tjetër përveç Allahut."* (Ali-Imran 3:65)

Këto ditë, Islami është në fokusin e botës, dhe shpesh gjendet në shënjestër të akuzave të ndyra. Megjithatë, ata që ngrenë këto akuza, i bëjnë pa e studiuar asnjërin prej mësimeve të vërteta të Islamit. Fatkeqësisht, disa organizata të caktuara muslimane, vetëm për shkak të interesave të tyre të ndyra portretizojnë Islamin me një hije krejtësisht të gabuar. Dhe për pësojë, është rritur mosbesimi ndaj muslimanëve në mendjen e popujve të vendeve perëndimore e jomuslimane, deri në shkallën që njerëzit ndonëse jashtëzakonisht të ditur, ngrenë akuza të pabaza kundër themeluesit të Islamit, Profetit fisnik Muhammed[sa].

Qëllimi i çdo feje ka qenë afrimi i njeriut me Zotin dhe promovimi i vlerave njerëzore. Asnjë prej themeluesve të ndonjë feje kurrsesi nuk i ka mësuar ndjekësit e tij që të rrëmbejnë të drejtat e të tjerëve ose të veprojnë me mizori. Prandaj, veprimet e një pakice muslimanësh të kequdhëhequr, nuk duhen përdorur si pretekst për të sulmuar Islamin apo themeluesin e tij fisnik[sa]. Islami na mëson të respektojmë profetët e të gjitha feve të tjera dhe për këtë arsye është e domosdoshme për çdo musliman t'i besojë të gjithë profetët e përmendur në Biblën e shenjtë ose në Kuranin Famëlartë, përfshirë edhe Jezu Krishtin (paqja e Allahu qoftë mbi të). Ne jemi shërbëtorë të përulur të Profetit Muhammed[sa], andaj jemi thellësisht të pikëlluar dhe të trishtuar nga sulmet ndaj Profetit Muhammed[sa]. Megjithatë ne reagojmë gjithmonë duke i paraqitur botës vlerat e tij fisnike dhe duke promovuar mësimet e bukura të Kuranit Famëlartë.

Nëse një person nuk zbaton plotësisht ndonjë porosi të caktuar, ndërkohë pretendon që i përmbahet atij, atëherë është ai që ka gabim, dhe jo mësimi. Vetëm domethënia e fjalës 'Islam' është paqe, dashuri dhe siguri. '*Nuk ka asnjë imponim në çështjet fetare*' është një urdhër i qartë i Kuranit Famëlartë. Prej fillimit deri në fund, Kurani mëson dashuri, dhembshuri, paqe, pajtim dhe altruizëm. Kurani Famëlartë thekson në mënyrë të përsëritur se ai që nuk i përmbahet devotshmërisë gjendet shumë larg Zotit, dhe për këtë arsye qëndron shumë larg mësimeve të Islamit. Andaj, nëse dikush e përvijon Islamin si një fe të dhunshme dhe ekstreme, mbushur me mësimet e gjakderdhjes, duhet të dijë që një përshkrim i tillë nuk përputhet aspak me Islamin e vërtetë.

Xhemati Musliman Ahmedia praktikon vetëm Islamin e vërtetë dhe vepron vetëm duke synuar pëlqimin e Zotit të Plotfuqishëm. Nëse një kishë apo një vend tjetër adhurimi ka nevojë për mbrojtje, do të na gjeni krah për krah në mbështetjen e tyre. Nëse ndonjë thirrje rikumbon nga xhamitë tona, ajo do të jetë vetëm që Allahu është më i Madhi dhe që dëshmojmë se nuk është

askush tjetër që meriton të adhurohet përveç Atij, dhe që Muhammedi është i Dërguari i Allahut.

Një tjetër faktor që luan rol të madh në prishjen e paqes botërore është se disa persona kujtojnë se meqë janë inteligjentë, mjaft të shkolluar dhe liberalë, andaj kanë të drejtë të tallen e të qesëndisin me themeluesit e feve. Për të ruajtur paqen në shoqëri, është e rëndësishme që çdokush t'i heqë ndjenjat armiqësore nga mendja, dhe të ngrejë nivelin e tolerancës. Ka një nevojë jetësore që të ngrihemi për mbrojtjen e respektit dhe nderimit të profetëve të njëri-tjetrit. Bota po kalon përmes një ankthi dhe nervozizmi dhe kjo gjendje na kërkon që duke krijuar një mjedis të dashurisë e dhembshurisë ta largojmë këtë ankth e frikë, t'u përcjellim mesazhin e dashurisë e të paqes të gjithë atyre që gjenden rreth nesh, të mësojmë një jetesë më të mirë dhe me më shumë harmoni duke çmuar vlerat e njerëzimit.

Sot, luftëra të vogla po plasin në botë, ndërsa në vende të tjera, fuqitë e mëdha pretendojnë me përpjekjet e tyre për të kthyer paqen. Nuk është më sekret që në sipërfaqe na paraqitet një gjë, ndërsa në prapaskenë zbatohen fshehurazi prioritetet dhe politikat e tyre. Pra, pyetja është: A mund të arrihet paqja në botë në rrethana të tilla? Duhet të them me keqardhje se nëse i shqyrtojmë me vëmendje rrethanat aktuale, kuptojmë se baza e luftës së tretë botërore tashmë është hedhur. Nëse pas Luftës II Botërore, do të ishte ndjekur rruga e barazisë që shpinte kah drejtësie, nuk do ta kishim botën në këtë gjendje, në të cilën gllabërojnë sërish flakët e luftës. Si rrjedhojë e kësaj situate, shumë shtete zotërojnë armë bërthamore, hasmëria dhe armiqësia vijnë gjithnjë duke u përshkallëzuar, ndërsa bota gjendet në prag të humnerës së shkatërrimit. Po të shpërthehen këto armë të shkatërrimit në masë të gjerë, gjeneratat pasardhëse kurrë do në na falin për gjymtimin e tyre të përhershëm shkaktuar nga ne. Ka ende kohë që bota t'u kushtojë vëmendje të drejtave të Krijuesit si dhe të krijesës së Tij.

Unë besoj që tani, në vend që të ngulitim gjithë vëmendjen në *zhvillimin* e botës, është më e rëndësishme, madje është jetike që të rrisim ngutshëm përpjekjet tona për ta shpëtuar botën nga ky shkatërrim. Njerëzimi ka nevojë urgjente që të njohë Krijuesin e tij, sepse kjo është e vetmja siguri për mbijetesën e tij, në të kundërt, bota po lëviz me shpejtësi drejt vetëshkatërrimit. Nëse në të vërtetë njeriu sot dëshiron të arrijë sukses në vendosjen e paqes, atëherë në vend që të kërkojë gabimet te të tjerët, ai duhet të nënshtrojë djallin brenda tij. Unë shpesh u sjell ndër mend njerëzve, se këto armiqësi të tepërta ndaj njëri-tjetrit, po përpijnë tërësisht vlerat njerëzore dhe po i paraprijnë botës drejt shkatërrimit të plotë.

Meqë zëri juaj ka një ndikim të madh në botë, andaj ju nxis për të lajmëruar botën e gjerë se duke vënë pengesa në ekuilibrimin natyror prej Zotit, ata po lëvizin me shpejtësi drejt asgjësimit. Ky mesazh duhet përcjellë në masë të gjerë si asnjëherë, duke i kushtuar rëndësinë më të madhe.

Nëse në një anë të gjitha fetë e botës kanë nevojë për harmoni të ndërsjellë, në anën tjetër popujve të botës u nevojitet fryma e dashurisë, dhembshurisë dhe vëllazërisë. I lutem Zotit që ne të gjithë të kuptojmë përgjegjësitë tona dhe të luajmë rolin tonë në vendosjen e paqes dhe dashurisë, si dhe në njohjen e Krijuesit të botës. Edhe ne kemi një lutje, dhe ne vazhdimisht i përgjërohemi Allahut duke i kërkuar ndalimin e shkatërrimit të botës. I lutem Zotit që ne të gjithë të ruhemi nga shkatërrimi që na pret.

Juaji sinqerisht

**Mirza Masrur Ahmedi**
Khalifatul Masih V (Kalifi i Pestë i Mesihut)
Udhëheqësi botëror i Xhematit Musliman Ahmedia



MIRZA MASRUR AHMED
UDHËHEQËS I XHEMATIT MUSLIMAN AHMEDIA



16 Greseenhall Road,
Southfields, Londër
SW18 5QL, Britani

Shkëlqesia e tij,
z. Benjamin Natanyahu,
Kryeministër i Izraelit,
Jeruzalem

26 shkurt 2012

I dashur Z. Kryeministër,

Unë së fundmi i kam nisur një letër Shkëlqesisë së tij z. Shimon Peres, President i Izraelit, në lidhje me gjendjen e botës e cila po ndryshon me shpejtësi të madhe. Meqë jeni kryetar i shtetit tuaj, andaj ndiej të nevojshme që t'ju përcjell edhe juve mesazhin tim.

Historia e shtetit tuaj është e lidhur ngushtë me profetizmin dhe shpalljet hyjnore. Në fakt profetët e bijve të Izraelit kanë bërë profeci të qarta në lidhje me të ardhmen e shtetit tuaj. Si pasojë e mosbindjes ndaj porosive të profetëve dhe mospërfilljes ndaj profecive të tyre, bijve të Izraelit u deshën të heqin vuajtje dhe mundime të mëdha. Nëse udhëheqësit e popullit tuaj do t'i qëndronin besnikë rrugës së profetëve, ata mund të kishin shpëtuar nga fatkeqësitë dhe vuajtjet e ndryshme. Andaj, më shumë se çdokush tjetër, kjo është detyra juaj që t'u kushtoni vëmendje profecive dhe porosive të profetëve.

Unë ju drejtohem në cilësinë e Kalifit të atij Mesihu të Premtuar dhe Imam Mahdiu (paqja qoftë mbi të), i cili ishte dërguar si shërbëtor i Profetit

Muhammed (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të); ndërsa Profeti Muhammed (paqja e mëshira e Allahut qofshin mbi të) qe dërguar si mëshirë për mbarë njerëzimin përfshirë këtu edhe bijtë e Izraelit si shëmbëlltyra e Moisiut (paqja qoftë mbi të). (Ligji i përtërirë 18:18). Andaj, është detyra ime t'ju rikujtoj mesazhin e Zotit. Besoj që mbeteni ndër ata që i përgjigjen thirrjes së Zotit, dhe e gjejnë për mbarë rrugën e drejtë, e cila është në përputhje me porosinë e Zotit të Gjithëpushtetshëm, Sundues i qiejve dhe i tokës.

Këto ditë, kemi dëgjuar nëpër raportime lajmesh që jeni duke u përgatitur për një sulm ndaj Iranit, ndonëse pasojat rrëqethëse të një Lufte Botërore janë mu para jush. Në Luftën e fundit Botërore, ndërkohë që u vranë miliona njerëz të tjerë, u shuan edhe jetët e qindra mijëra hebrenjve. Andaj, duke qenë Kryeministër, është detyra juaj të mbroni ekzistencën e shtetit tuaj. Gjendja e sotme e botës sugjeron se Lufta tjetër Botërore nuk do të bëhet vetëm midis dy shteteve, përkundrazi do të krijohen blloqe. Rreziku i shpërthimit të një Lufte Botërore është më se i vërtetë dhe serioz. Jeta e të gjithëve, e muslimanëve, e të krishterëve dhe e hebrenjve është nën rrezik. Nëse plaset një luftë e tillë, atëherë ajo do të shkaktojë një zinxhir rrjedhojash për shkatërrimin njerëzor. Pasojat e kësaj katastrofe do të përballen nga brezat pasardhëse, të cilët ose do të lindin sakat, të gjymtuar apo të paralizuar. Kjo do të ndodhë, sepse një luftë e tillë sigurisht do të përfshijë edhe armët bërthamore.

Andaj, unë ju lutem sinqerisht që në vend që t'i prini botës në zgjedhën e një Lufte Botërore, duhet të bëni të gjitha përpjekjet për ta shpëtuar atë nga një katastrofë globale. Në vend që të zgjidhni konfliktet me dhunë, ju duhet të bëni përpjekjet për t'i zgjidhur ato përmes bisedimit, me qëllim që t'u falim brezave tonë pasardhës një të ardhme të shkëlqyer, e jo t'u "dhurojmë" invaliditet, sakatim dhe gjymti.

Do të përpiqem të shkoqit mendimet e mia, duke u bazuar në fragmentin vijues të mësimeve tuaja. Pjesa e parë është marrë nga libri Psalmet:

"Mos u dëshpëro për shkak të njerëzve të këqij; mos ki smirë ata që veprojnë me ligësi, sepse ata shpejt do të kositen si bari dhe do të thahen si bari i blertë. Ki besim tek Zoti dhe bëj të mira; bano në tokë dhe shto besnikërinë. Gjej kënaqësinë tënde te Zoti dhe ai do të plotësojë dëshirat e zemrës sate. Vendose fatin tënd tek Zoti, ki besim tek ai dhe ai ka për të vepruar. Ai do të bëjë të shkëlqejë drejtësia jote si drita dhe ndershmëria e saj si mesdita.

Rri në heshtje para Zotit dhe prite atë; mos u hidhëro për atë të cilit i shkojnë mbarë punët e veta, për njeriun që ndjek planet e këqija të tij. Hiq dorë nga zemërimi dhe lëre përbuzjen; mos u dëshpëro; kjo do të të çonte edhe ty të bëje të keqen. Sepse njerëzit e këqij do të shfarosen, por ata që shpresojnë tek Zoti do të bëhen zotër të tokës. Edhe pak dhe i pabesi nuk do të jetë më; po, ti do të kërkosh me kujdes vendin e tij dhe ai nuk do të jetë më. Por zemërbutët do të zotërojnë tokën dhe do të gëzojnë një paqe të madhe." (Psalmet 37:1-11)

Një mësim të ngjashëm, e gjejmë në Torah:

"Nuk do të kesh në thesin tënd dy pesha, një të madhe dhe një të vogël. Nuk do të kesh në shtëpi dy masa, një të madhe dhe një të vogël. Do të kesh një peshë të saktë dhe të drejtë, do të kesh një masë të saktë dhe të drejtë, me qëllim që ditët e tua të zgjaten në vendin që Zoti, Perëndia yt, po të jep. Sepse të gjithë ata që kryejnë veprime të tilla, të gjithë ata që sillen në mënyrë jo të drejtë, urrehen nga Zoti, Perëndia yt." (Ligji i përtërirë 25:13-16)

Prandaj, liderët e botës dhe veçanërisht ju duhet t'i shmangeni mendimit për të qeverisur me dhunë dhe duhet të përmbaheni nga shtypja e të dobëtëve. Përkundrazi, përpiquni të përhapni dhe të promovoni drejtësinë e paqen.

Duke bërë këtë, ju vetë do të mbeteni në paqe e harmoni, do të fitoni fuqinë dhe kështu do të vendoset edhe paqja botërore.

Është lutja ime e sinqertë që ju dhe liderët e tjerë botërorë ta kuptojnë mesazhin tim, ta njohin vendin dhe pozitën e tyre dhe t'i përmbushin përgjegjësitë që kanë.

Juaji sinqerisht

**Mirza Masrur Ahmedi**
Khalifatul Masih V (Kalifi i Pestë i Mesihut)
Udhëheqësi botëror i Xhematit Musliman Ahmedia



MIRZA MASRUR AHMED
UDHËHEQËS I XHEMATIT MUSLIMAN AHMEDIA



16 Greseenhall Road,
Southfields, Londër
SW18 5QL, Britani

Shkëlqesia e tij,
President i Republikës Islame të Iranit
Mahmoud Ahmadinejad
Tehran

7 mars 2012

I dashur Z. President!

*Es-selam alejkum ue rrahmatullahi ue barakatuhu*

Duke studiuar gjendjen e rrezikshme të botës, e cila po shpaloset dita-ditës, kam menduar se është e detyrueshme për mua që t'ju shkruaj këtë letër. sepse duke qenë President i Iranit, ju gëzoni autoritet për të marrë vendime që do përcaktojnë ndjeshëm jo vetëm të ardhmen e shtetit tuaj po edhe të botës në përgjithësi. Sot, turbullirat dhe nervozizmi janë përhapur kudo në botë. Nëse në disa vende lufta ka plasur në shkallë të vogël, në vendet e tjera po ndërhyjnë superfuqitë me pretekst për të vendosur paqe. Çdo shtet është angazhuar për të mbështetur ose për të kundërshtuar shtetin tjetër, ndërsa kriteret që nevojiten për paqen e gjithanshme po shkelen nëpër këmbë. Duke parë rrethanat në të cilat ndodhet bota sot, me keqardhje duhet pranuar se baza për një Luftë tjetër Botërore tashmë është përgatitur. Duke qenë se mjaft shtete, të mëdha apo të vogla qofshin, kanë përvetësuar armë bërthamore, dhe armiqësia e shemëria midis tyre po përshkallëzohet dita-ditës, kërcënimi i Luftës së Tretë Botërore në një situatë aq të pleksur, është më se real. Siç jeni në dijeni se disponimi i armëve bërthamore nënkupton se Lufta e Tretë

Botërore do të jetë një përballje bërthamore. Pasojat e saj përfundimtare do të jenë katastrofike, ndërsa rrjedhojat e saj afatgjata mund të na shpien në situatë, ku brezat e ardhme do të lindin të gjymtuar e me të meta trupore.

Unë besoj se duke qenë ndjekësit e të Dërguarit të Allahut (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të), i cili ishte dërguar për të vendosur paqe në botë dhe ishte *Rrahmatul-lil A'alamin* - mëshirë për mbarë njerëzimin, ne kurrë s'mund të dëshirojmë se bota të pësojë një përfundim të tillë. Prandaj, dua t'jua shtroj sinqerisht këtë kërkesë timen se meqë Irani gjithashtu përbën një fuqi të rëndësishme në botë, ai duhet të përmbushë përgjegjësinë e tij për të shmangur Luftën e Tretë Botërore. Është pashmangshmërisht e vërtetë se fuqitë e mëdha veprojnë me standarde të dyfishta. Megjithatë, ne s'mund të injorojmë faktin se disa grupe muslimane veprojnë padrejtësisht dhe në kundërshtim të hapur me mësimet e Islamit. Fuqitë e mëdha kanë përdorur këtë si pretekst për të arritur interesat e tyre të ulëta e për t'i shfrytëzuar vendet e varfra muslimane. Prandaj, unë ju lutem edhe një herë, se duhet të përqendroni përpjekjet dhe energjitë tuaja në shpëtimin e botës nga Lufta e Tretë Botërore. Kurani Famëlartë porosit muslimanët se armiqësia ndaj një shteti nuk duhet t'i pengojë ata për të vepruar drejtësisht. Allahu i Lartësuar na urdhëron në *suren el-Maidah*:

*"Të mos nxiteni nga armiqësia ndaj ndonjë populli që ju pengoi të vizitoni Qaben, për t'i shkelur kufijtë. Ndihmoni njëri-tjetrin në vepra të mira dhe me devotshmëri, dhe jo me gjynahe e armiqësi. Frikësojuni Allahut, sepse Ai është i rreptë në ndëshkim."* (Kurani Famëlartë 5:3)

Në mënyrë të ngjashme, në të njëjtën sure, ne gjejmë porosinë vijuese drejtuar muslimanëve:

*"O besimtarë! Mbahuni të palëkundur për hir të Allahut duke dëshmuar me drejtësi. Dhe le të mos ju nxisë armiqësia ndaj një populli për të vepruar padrejtësisht. Veproni me drejtësi sepse ajo është më afër devotshmërisë dhe frikësojuni Allahut. Allahu është i dijshëm për ato që bëni ju.*
(Kurani Famëlartë 5:9)

Prandaj, ju nuk duhet të kundërshtoni shtetin tjetër, thjesht nga armiqësia dhe urrejtja. Unë pranoj se Izraeli i ka tejkaluar kompetencat e tij, dhe ka ngulur sytë mbi Iranin. Vërtet, nëse një shtet hidhet në sulm kundër shtetit tuaj, natyrisht ju keni të drejtë për t'u mbrojtur. Megjithatë, aq sa është e mundur, konfliktet duhen zgjidhur përmes përpjekjeve diplomatike dhe bisedimeve. Ju parashtroj kërkesën time modeste, se në vend të forcës, përdorni dialogun për të zgjidhur mosmarrëveshjet. Arsyeja përse po ju bëj këtë kërkesë është se unë jam ndjekës i atij personi të përzgjedhur prej Zotit, i cili erdhi në këtë kohë si shërbëtor i vërtetë i të Dërguarit të Allahut[sa] dhe deklaroi se është Mesih i Premtuar dhe Imam Mehdi. Ai kishte qëllim për t'i afruar njerëzit pranë Zotit dhe për të vendosur të drejtat e popullit duke iu përgjigjur atij modeli që udhëheqësi dhe mësuesi ynë, *Rrahmatul-lil A'alamin* - mëshirë për mbarë njerëzimin - i Dërguari i Allahut[sa] na la neve. Allahu i Madhërishëm e mundësoftë *umetin* musliman që ta kuptojnë këtë mësim të shkëlqyer.

Juaji sinqerisht

**Mirza Masrur Ahmedi**
Khalifatul Masih V (Kalifi i Pestë i Mesihut)
Udhëheqësi botëror i Xhematit Musliman Ahmedia





MIRZA MASRUR AHMED
UDHËHEQËS I XHEMATIT MUSLIMAN AHMEDIA

16 Gressenhall Road
Southfields, London
SW185QL, UK

Presidenti Barack Obama
President i Shteteve të Bashkuara të Amerikës
Shtëpia e Bardhë
1600 Pennsylvania Avenue NW
Washington D.C.

8 mars 2012

I dashur Z. President,

Për shkak të rrjedhës së ngjarjeve shqetësuese që po ndodhin në botë, ndjeva se është e nevojshme për mua t'ju shkruaj, pasi jeni President i Shteteve të Bashkuara të Amerikës, President i një superfuqie të botës dhe keni autoritet për të marrë vendime, që do të ndikojnë jo vetëm të ardhmen e kombit tuaj, por edhe të botës më gjerë.

Aktualisht ka një agjitacion dhe shqetësim të madh në botë. Luftëra në shkallë të vogël kanë shpërthyer në disa zona. Fatkeqësisht, superfuqitë nuk kanë qenë aq të suksesshme sa ishte parashikuar, në përpjekjet e tyre për të vendosur paqe në zonat e goditura me konflikte. Në botë, shohim se thuajse çdo vend është i angazhuar në veprimtari për të mbështetur apo për të kundërshtuar vende të tjera; megjithatë, kërkesat e drejtësisë nuk po përmbushen. Është për të ardhur keq se nëse vrojtojmë rrethanat aktuale të botës, gjejmë se themelet e një lufte tjetër botërore janë hedhur tashmë.

Sikundër kaq shumë vende, të mëdha e të vogla, zotërojnë armë bërthamore, mëritë dhe tensionet midis shteteve po rriten. Në një situatë të tillë të trazuar, Lufta e Tretë Botërore po përhijon para nesh, thuajse për të mos u zhdukur. Një luftë e tillë do të përfundojë pashmangshmërisht në një betejë bërthamore dhe për këtë shkak, ne dëshmojmë se bota po përparon drejt një shkatërrimi të llahtarshëm. Po të ndiqej rruga e barazisë dhe e drejtësisë pas Luftës së Dytë Botërore, nuk do ta dëshmonim situatën aktuale të botës, e cila tashmë është e gllabëruar nga flakët e luftës edhe një herë.

Siç të gjithë jemi të vetëdijshëm, shkaqet kryesore që e çuan botën në Luftën e Dytë Botërore ishin dështimi i Ligës së Kombeve dhe kriza ekonomike që filloi në vitin 1932. Sot, disa ekonomistë të shquar pohojnë se ka shumë paralelizma midis krizës ekonomike aktuale dhe asaj të vitit 1932. Vërejmë se problemet politike dhe ekonomike edhe një herë kanë çuar shtete të vogla në luftëra a konflikte të brendshme dhe pakënaqësia po bëhet gjithnjë e më mbizotëruese në këto vende. Kjo situatë do të përfundojë në marrjen e pushtetit nga disa forca që do të na çojnë drejt një lufte botërore. Konfliktet në shtetet e vogla nëse nuk do të zgjidhen nëpërmjet politikave dhe diplomacisë, do të krijojnë blloqe dhe grupime të reja në botë. Kjo do të jetë shenjë pararendëse e shpërthimit të Luftës së Tretë Botërore. Prandaj, besoj, se tani, në vend të përqendroheni *në progresin* e botës, është më e rëndësishme dhe padyshim më e nevojshme që ne urgjentisht të shtojmë përpjekjet tona *për ta shpëtuar* botën nga ky shkatërrim. Ka një nevojë të ngutshme për njerëzimin që ai ta njohë Zotin e tij të Vetëm, që është Krijuesi ynë dhe që është i vetmi garant për mbijetesën e njerëzimit; përndryshe, bota do të vazhdojë të shkojë me shpejtësi drejt vetëshkatërrimit.

Kërkesa ime ndaj jush dhe padyshim ndaj të gjithë liderëve të botës është që, në vend që të përdorni forcën për të nënshtruar kombet e tjera, përdorni diplomacinë, dialogun dhe urtësinë. Fuqitë e mëdha të botës, siç janë Shtetet e Bashkuara, duhet të luajnë rolin e tyre për vendosjen e paqes. Ato nuk duhet

të marrin veprimet e shteteve të vogla si pretekst për të prishur harmoninë e botës. Aktualisht, armët bërthamore nuk i kanë vetëm Shtetet e Bashkuara dhe superfuqitë e tjera, por edhe shtete relativisht të vogla posedojnë armë të tilla që janë shkatërruese për masën e gjerë. Në vende të tilla, liderët që janë në fuqi, shpesh duken të papërgjegjshëm, të lumtur për sa kohë mbajnë gishtin te këmbëza dhe veprojnë pa menduar e pa konsideruar asgjë. Ndaj, ju kërkoj me modesti që të përpiqeni deri në maksimumin tuaj për të parandaluar fuqitë e mëdha e të vogla nga përfshirja në një luftë të tretë botërore. Duhet të jemi të sigurt e të mos kemi dyshime se nëse do të dështojmë në përpjekjet tona, efektet e pasojat e një lufte të tillë, nuk do të kufizohen vetëm në vendet e varfra të Azisë, në vendet e Evropës apo të Amerikës, por kudo në botë, si dhe edhe brezave të ardhshëm do t'u duhet të përballojnë pasojat e llahtarshme të veprimeve tona. Fëmijët kudo në botë do të lindin të gjymtuar e të deformuar dhe ata kurrë nuk do t'ua falin paraardhësve të tyre një katastrofë të tillë globale. Në vend që të shqetësohemi vetëm për interesat vetjake, ne duhet të mendojmë edhe për brezat që do të vijnë e të mundohemi për të krijuar një të ardhme të ndritur për ta. Zoti i Lartësuar ju bëftë ju dhe gjithë liderët e botës që ta kuptojnë këtë mesazh.

Juaji sinqerisht

**Mirza Masrur Ahmedi**
Khalifatul Masih V (Kalifi i Pestë i Mesihut)
Udhëheqësi botëror i Xhematit Musliman Ahmedia



MIRZA MASRUR AHMED
UDHËHEQËS I XHEMATIT MUSLIMAN AHMEDIA



16 Gressenhall Road
Southfields, London
SW185QL, UK

Z. Stephen Harper
Kryeministër i Kanadasë
Ottawa, Ontario

8 mars 2012

I dashur Kryeministër,

Për shkak të rrjedhës së ngjarjeve skajshmërisht shqetësuese që po ndodhin në botë, ndjeva se ishte e nevojshme për mua t'ju shkruaja, sepse jeni Kryeministër i Kanadasë dhe keni autoritet të merrni vendime që do të ndikojnë në të ardhmen e kombit tuaj dhe të botës më gjerë. Aktualisht ka shumë agjitacion dhe shqetësim në botë. Luftëra në shkallë të vogël kanë shpërthyer në disa zona. Fatkeqësisht, fuqitë e mëdha nuk kanë qenë aq të suksesshme, siç kishin parashikuar, në përpjekjet e tyre për të vendosur paqe në rajonet e goditura me konflikte. Globalisht, vërejmë se thuajse çdo vend është i zënë në veprimtarinë për të mbështetur ose për të kundërshtuar vende të tjera. Megjithatë, kërkesat e drejtësisë nuk po përmbushen. Është për të ardhur keq që nëse vërejmë rrethanat aktuale të botës, shohim që themelet e një lufte tjetër botërore janë hedhur tashmë. Sikundër kaq shumë vende, edhe të mëdha, edhe të vogla, zotërojnë armë bërthamore, mëritë dhe armiqësitë po thellohen ndërmjet kombeve. Në një situatë të tillë të trazuar, Lufta e Tretë Botërore po përhijon para nesh, thuajse për të mos u zhdukur. Një luftë e tillë do të përfundojë pashmangshmërisht në një betejë bërthamore dhe

për këtë shkak, ne dëshmojmë se bota po përparon drejt një shkatërrimi të llahtarshëm. Po të ndiqej rruga e barazisë dhe e drejtësisë pas Luftës së Dytë Botërore, nuk do ta dëshmonim situatën aktuale ku bota është e gllabëruar nga flakët e luftës edhe një herë.

Siç gjithë jemi të vetëdijshëm, shkaqet kryesore që shkaktuan Luftën e Dytë Botërore ishin dështimi i Ligës së Kombeve dhe kriza ekonomike që filloi në vitin 1932. Sot, disa ekonomistë të shquar pohojnë se ka shumë paralelizma midis krizës ekonomike aktuale dhe asaj të vitit 1932. Vërejmë se problemet politike dhe ekonomike edhe një herë kanë çuar shtete të vogla në luftëra a konflikte të brendshme dhe pakënaqësia po bëhet gjithnjë e më mbizotëruese në këto vende. Kjo përfundimisht do të sjellë që qeverisjen ta marrin në dorë disa forca, të cilat do të na çojnë drejt një lufte botërore. Konfliktet në shtetet e vogla nëse nuk do të zgjidhen nëpërmjet politikave dhe diplomacisë, do të krijojnë blloqe dhe grupime të reja në botë. Kjo do të jetë shenjë pararendëse e shpërthimit të Luftës së Tretë Botërore. Prandaj, unë besoj se tani, në vend që të përqendroheni *në progresin* e botës, është më e rëndësishme dhe padyshim e nevojshme që urgjentisht të shtojmë përpjekjet tona *për ta shpëtuar* botën nga ky shkatërrim. Ekziston një nevojë e ngutshme për njerëzimin që ta njohë Zotin e tij të Vetëm, që është Krijuesi ynë dhe që është i vetmi garant për mbijetesën e njerëzimit, përndryshe bota do të vazhdojë të shkojë me shpejtësi drejt vetëshkatërrimit.

Kanadaja është një vend që gjerësisht njihet si shteti më i drejtë në botë. Shteti juaj në përgjithësi nuk ndërhyn në problemet e brendshme të shteteve të tjera. Përveç kësaj, ne, Xhemati Musliman Ahmedia, kemi lidhje të veçanta miqësore me popullin kanadez. Prandaj, do t'ju lutesha që të bëni maksimumin tuaj për të ndaluar fuqitë e mëdha e të vogla që të mos na çojnë drejt një lufte të tretë të tmerrshme botërore.

Kërkesa ime ndaj jush dhe padyshim ndaj të gjithë liderëve të botës është që, në vend të përdorni forcën për të nënshtruar kombet e tjera, përdorni diplomacinë, dialogun dhe urtësinë. Superfuqitë e botës, siç është Kanadaja, duhet të luajnë rolin e tyre për vendosjen e paqes. Ato nuk duhet të marrin veprimet e shteteve të vogla si pretekst për të prishur harmoninë e botës. Aktualisht, armë bërthamore nuk kanë vetëm superfuqitë e botës, por edhe shtete relativisht të vogla posedojnë armë të tilla që janë shkatërruese në masë të gjerë. Në vende të tilla, liderët që janë në fuqi, shpesh duken të papërgjegjshëm, të lumtur për sa kohë mbajnë gishtin te këmbëza e veprojnë pa menduar e pa konsideruar asgjë. Ndaj, ju kërkoj me modesti që të përpiqeni maksimalisht për të parandaluar Luftën e Tretë Botërore. Duhet të jemi të sigurt e të mos kemi dyshime se nëse do të dështojmë në përpjekjet tona, efektet e pasojat e një lufte të tillë, nuk do të kufizohen vetëm në vendet e varfra të Azisë, në vendet e Evropës apo të Amerikës, por kudo në botë, si dhe edhe brezave të ardhshëm do t'u duhet të përballojnë pasojat e llahtarshme të veprimeve tona. Fëmijët kudo në botë do të lindin të gjymtuar e të deformuar dhe ata kurrë nuk do t'ua falin paraardhësve të tyre një katastrofë të tillë globale. Në vend që të shqetësohemi vetëm për interesat vetjake, ne duhet të mendojmë edhe për brezat që do të vijnë e të mundohemi për të krijuar një të ardhme të ndritur për ta. Zoti i Lartësuar ju bëftë ju dhe gjithë liderët e botës që ta kuptojnë këtë mesazh.

Juaji sinqerisht

**Mirza Masrur Ahmedi**
Khalifatul Masih V (Kalifi i Pestë i Mesihut)
Udhëheqësi botëror i Xhematit Musliman Ahmedia

# LETËR KUJDESTARIT
# TË DY VENDEVE TË SHENJTA,
# MBRETIT TË MBRETËRISË
# SË ARABISË SAUDITE



MIRZA MASRUR AHMED
UDHËHEQËS I XHEMATIT MUSLIMAN AHMEDIA



16 Gressenhall Road
Southfields, London
SW185QL, UK

Kujdestari i dy vendeve të shenjta,
Mbreti i Mbretërisë së Arabisë Saudite
Abdullah bin Abdul-Aziz El-Saud
Rijad, Arabi Saudite

28 mars 2012

I nderuar Mbreti Abdullah

*Es-selam alejkum ue rrahmatullahi ue barakatuhu*

Sot, ju shkruaj për të ngritur një çështje shumë të rëndësishme, sepse ju si Kujdestari i dy Vendeve të Shenjta dhe Mbreti i Arabisë Saudite, gëzoni një pozitë të lartë në *umetin* musliman. Kjo sepse në shtetin tuaj ndodhen dy vendet më të shenjta të Islamit: Meka *El-mukerramah* dhe Medina *El-muneuerah*, dashuria ndaj të cilave është pjesë e besimit të muslimanëve. Këto vende janë edhe qendrat e progresit shpirtëror për muslimanët dhe respektohen shumë nga ata. Në këtë kontekst, të gjithë muslimanët dhe qeveritë muslimane ju japin status të veçantë. Ky status kërkon që ju, nga njëra anë, të udhëzoni siç duhet *umetin* musliman dhe, nga ana tjetër, të përpiqeni për të krijuar një atmosferë të paqes dhe harmonisë midis vendeve muslimane. Ju gjithashtu duhet të mundoheni maksimalisht për të zhvilluar dashuri e simpati të ndërsjellë midis muslimanëve, duke i edukuar me esencën e mësimit të Kuranit, ku thuhet:



(“janë të mëshirshëm ndaj njëri-tjetrit”)

Tek e fundit, ju duhet të mundoheni për të vendosur paqe në të gjithë botën për dobinë e gjithë njerëzimit. Si udhëheqës i Xhematit Musliman Ahmedia dhe Kalif i Mesihut të Premtuar dhe Imam Mehdiut (paqja qoftë mbi të), kam kërkesë ndaj jush se, pavarësisht nga mospajtimi doktrinar që ekziston midis Xhematit Musliman Ahmedia dhe sekteve të tjera të Islamit, ne duhet të mbetemi të bashkuar në përpjekjet për të vendosur paqen botërore. Ne duhet të bëjmë maksimumin tonë për të edukuar botën me mësimet e vërteta të Islamit, të cilat janë të bazuara në dashuri e paqe. Në këtë mënyrë, ne mund t’i largojmë keqkuptimet në përgjithësi, që janë të ngulitura te njerëzit e Perëndimit e të botës rreth Islamit. Armiqësia kundër kombeve a grupeve të tjera nuk duhet të na pengojë për të vepruar me drejtësi. Allahu i Plotfuqishëm, në ajetin 3 të *sures El-Maidah* të Kuranit të Shenjtë, thotë:

وَلَا يَجْرِمَنَّكُمْ شَنَآنُ قَوْمٍ أَنْ صَدُّوكُمْ عَنِ الْمَسْجِدِ الْحَرَامِ أَنْ
تَعْتَدُوا ۘ وَتَعَاوَنُوا عَلَى الْبِرِّ وَالتَّقْوَىٰ ۖ وَلَا تَعَاوَنُوا عَلَى الْإِثْمِ وَالْعُدْوَانِ ۚ
وَاتَّقُوا اللَّهَ ۖ إِنَّ اللَّهَ شَدِيدُ الْعِقَابِ ۝

*“...dhe të mos nxiteni nga armiqësia ndaj ndonjë populli që ju pengoi të vizitoni Qaben, për t’i shkelur kufijtë. Ndihmoni njëri-tjetrin në punë të mira e të takuasë, dhe mos ndihmoni njëri-tjetrin në gjynahe e shkelje! Frikësojuni Allahut! Me të vërtetë, Allahu është i ashpër në ndëshkim”.*

Ky është parimi udhëzues që ne duhet ta kemi parasysh, në mënyrë që të përmbushim detyrën tonë për t’i paraqitur botës imazhin e bukur të Islamit. Me ndjenjat e dashurisë nga zemra e të dhembshurisë së thellë ndaj gjithë muslimanëve të botës, ju bëj kërkesë të luani rolin tuaj në lidhje me këtë.

Sot vërejmë në botë se disa politikanë e të ashtuquajtur studiues mbjellin farat e urrejtjes ndaj Islamit në përpjekje për të diskredituar Profetin e shenjtë (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin mbi të). Për të arritur synimet e tyre, ata tentojnë të paraqesin interpretime krejtësisht të shtrembëruara të mësimeve të Kuranit të Shenjtë. Veç kësaj, konflikti midis Palestinës dhe Izraelit po përkeqësohet dita ditës dhe tensionet midis Izraelit dhe Iranit janë rritur kaq shumë, saqë marrëdhëniet e tyre janë thyer keqas. Rrethanat e tilla ju kërkojnë ju si një lider jashtëzakonisht i rëndësishëm i *umetit* musliman, që të bëni çdo përpjekje për t'i zgjidhur këto konflikte me drejtësi e paanësi. Xhemati Musliman Ahmedia bën gjithçka që mund të bëjë për të larguar urrejtjen ndaj Islamit, kudo e kurdo që ajo shfaqet. Derisa i gjithë *umeti* musliman nuk bashkohet për t'u bërë një e për të bërë përpjekje në këtë drejtim, paqja kurrsesi nuk mund të vendoset.

Prandaj, kërkesa ima ndaj jush është që të bëni përpjekje maksimale në këtë drejtim. Nëse është e shkruar të bëhet Lufta e Tretë Botërore, ne të paktën duhet të mundohemi për t'u siguruar që ajo të mos burojë nga vendet muslimane. Asnjë vend musliman e as ndonjë musliman si individ kudo që jeton, sot apo në të ardhmen, nuk do të dojë ta ketë mbi shpatulla fajin e të qenët shkëndijë për një konflikt global, pasojat afatgjata e të cilit do të shfaqen deri në brezat e ardhshëm që do të lindin me defekte e deformime. Sepse, nëse do të shpërthejë një luftë botërore tani, ajo patjetër do të luftohet me armë bërthamore. Ne kemi përjetuar në të kaluarën vetëm një shfaqje të vogël të shkatërrimit të bërë nga një luftë atomike, kur bombat bërthamore u hodhën mbi dy qytetet e Japonisë, gjatë Luftës së Dytë Botërore.

Prandaj, O Mbret i Arabisë Saudite! Shpenzojeni të gjithë energjinë dhe ndikimin tuaj për të shpëtuar botën nga shkatërrimi total! Allahu i Plotfuqishëm ju mundësoftë Ndihmën dhe Mbështetjen e Tij! Amin. Për ju dhe për gjithë *umetin* musliman, lutem:

اِهْدِنَا الصِّرَاطَ الْمُسْتَقِيْمَ ۝

("Udhëhiqna në rrugën e drejtë!")

Ueselam
Juaji sinqerisht

**Mirza Masrur Ahmedi**
Khalifatul Masih V (Kalifi i Pestë i Mesihut)
Udhëheqësi botëror i Xhematit Musliman Ahmedia





MIRZA MASRUR AHMED
UDHËHEQËS I XHEMATIT MUSLIMAN AHMEDIA

16 Gressenhall Road
Southfields, London
SW185QL, UK

Shkëlqesia e tij
Kryeministër i Këshillit Shtetëror të Republikës Popullore të Kinës
Z. Wen Jiabao
Zhongnanhai, Kinë

9 prill 2012

I dashur Kryeministër,

Ju dërgoj këtë letër nëpërmjet një përfaqësuesi të Xhematit Musliman Ahmedia, i cili është Presidenti i Xhematit tonë në Kababir të Izraelit dhe ishte ftuar nga Ministri për Minoritetet i Kinës. Përfaqësuesi ynë ishte njohur me zyrtarët kinezë gjatë vizitës së një delegacioni nga Kina, i cili përfshinte Zëvendësministrin për Minoritetet, në shtëpinë e misionit tonë në Kababir. Xhemati Musliman Ahmedia është ai sekt në Islam, i cili beson fuqimisht se Mesihu dhe Reformatori, që ishte i destinuar të paraqitej në këtë epokë si Mehdi për udhëzimin e muslimanëve, si Mesih për udhëzimin e të krishterëve dhe si udhërrëfyes për reformimin e të gjithë njerëzimit, me të vërtetë ka ardhur në përputhje me profecitë e Profetit të shenjtë Muhammed (paqja qoftë mbi të), dhe kështu ne e kemi pranuar atë. Emri i tij ishte Hazret Mirza Ghulam Ahmedi (paqja qoftë mbi të) nga Kadijani i Indisë. Me urdhrin e Zotit të Plotfuqishëm, ai hodhi themelet e Xhematit Musliman Ahmedia në vitin 1889. Deri në kohën kur ai u nda nga jeta në vitin 1908, qindra mijëra njerëz ishin bërë pjesë e këtij Xhemati. Pas vdekjes së tij, u vendos institucioni i Kalifatit. Aktualisht, jemi në epokën e Kalifit të pestë, dhe unë jam Kalifi i Pestë i Mesihut të Premtuar (paqja qoftë mbi të).

Një aspekt jashtëzakonisht i rëndësishëm dhe themelor i mësimit tonë është se në këtë epokë luftërat fetare duhet të marrin fund. Më tej, ne besojmë se kushdo që dëshiron të përcjellë a të përhapë ndonjë mësim, duhet të veprojë vetëm me frymën dhe atmosferën e dashurisë, dhembshurisë dhe vëllazërisë, në mënyrë që ai të bëhet burim i vendosjes së paqes, pajtimit dhe harmonisë. Ky aspekt i rëndësishëm, i cili është bazuar në mësimet e vërteta të Islamit, është duke u promovuar dhe duke u përhapur nga Xhemati Musliman Ahmedia në mbarë botën. Xhemati tashmë është përhapur në më shumë se 200 vende të botës dhe përbëhet nga miliona anëtarë.

Dëshiroj t'ju përcjell juve mesazhin që vijon: Bota është duke kaluar në një periudhë tejet shqetësuese dhe të rrezikshme. Në të vërtetë, duket se jemi duke u tërhequr me shpejtësi drejt një lufte botërore. Ju jeni udhëheqës i një superfuqie të madhe. Përveç kësaj, një përqindje e madhe e popullsisë së botës jeton nën qeverisjen tuaj. Ju gjithashtu zotëroni të drejtën e përdorimit të vetos në Kombet e Bashkuara, kur kërkohet. Për këtë arsye, në këtë kontekst, kërkesa ime ndaj jush është të luani rolin tuaj për të shpëtuar botën nga shkatërrimi që përhijon para nesh. Pa bërë dallim kombësie, feje, kaste apo besimi, ne duhet të bëjmë maksimumin tonë për të shpëtuar njerëzimin.

Në Kinë, pas revolucionit që u zhvillua, ka patur progres dhe ndryshim të madh. I nderuari Mao Zedong, i cili ishte një udhëheqës i madh i kombit tuaj, vendosi themelet për standardet e larta morale, të cilat, me fjalë të tjera mund të përshkruhen si standardet më të shkëlqyera të vlerave njerëzore. Edhe pse ju nuk besoni në ekzistencën e Zotit dhe parimet tuaja janë të bazuara mbi moralin, do të doja t'ju bëja të qartë se Zoti ynë, Zoti i paraqitur nga Islami, shpalli Kuranin si udhëzim për mbarë njerëzimin dhe Kurani selit të gjitha ato morale mbi të cilat ju veproni, por ai është i mbushur edhe me udhëzime të mëtejshme në këtë kuadër. Ai përmban mësime të bukura që i mundësojnë njeriut ushqimin shpirtëror duke vendosur vlerat njerëzore. Nëse bota, sidomos bota muslimane, do të përvetësonte këto mësime të

Kuranit, të gjitha problemet dhe konfliktet do të zgjidheshin dhe do të përhapej një atmosferë e paqes dhe harmonisë.

Në këtë kohë, Xhemati Musliman Ahmedia përpiqet për ta përmbushur pikërisht këtë qëllim dhe objektiv në çdo pjesë të botës. Përmes simpoziumeve tona të paqes dhe përmes mbledhjeve të shumta që unë bëj me njerëz të kategorive të ndryshme dhe me grupe të çdo sfere të jetës, ia kujtoj botës këtë qëllim jetik. Është lutja ime që liderët botërorë të punojnë me urtësi e të mos lejojnë armiqësitë reciproke të kombeve e të njerëzve, të shpërthejnë nga një shkallë e vogël në një konflikt botëror. Gjithashtu, kërkesa ime për ju si superfuqi madhore e botës është të luani rolin tuaj për vendosjen e paqes në botë. Shpëtoni botën nga pasojat e tmerrshme të luftës botërore, sepse nëse do të shpërthejë një luftë e tillë, do të përfundojë në përdorimin e armëve atomike. Është krejt e mundur që, disa pjesë të disa shteteve të caktuara dhe disa zona të botës, do të zhduken nga faqja e dheut. Efektet dhe pasojat e një lufte bërthamore shkojnë përtej shkatërrimit të menjëhershëm, duke prekur brezat e ardhshëm, të cilët rrezikojnë të lindin invalidë ose me defekte. Prandaj, shpenzoni gjithë energjinë, aftësitë dhe burimet tuaja në përpjekjet për të shpëtuar njerëzimin nga pasoja të tilla të llahtarshme. Tek e fundit, kjo përpjekje do të jetë në dobi të vetë kombit tuaj. Lutja ime është që të gjitha vendet e botës, të mëdha e të vogla, të arrijnë ta kuptojnë këtë mesazh.

Me urimet më të mira dhe me lutje
Juaji sinqerisht

**Mirza Masrur Ahmedi**
Khalifatul Masih V (Kalifi i Pestë i Mesihut)
Udhëheqësi botëror i Xhematit Musliman Ahmedia





MIRZA MASRUR AHMED
UDHËHEQËS I XHEMATIT MUSLIMAN AHMEDIA

16 Gressenhall Road
Southfields, London
SW185QL, UK

Kryeministër i Mbretërisë së Bashkuar
i Britanisë së Madhe dhe Irlandës Veriore
Z. David Cameron
10 Downing Street, Londër
SW1A 2AA
Mbretëri e Bashkuar

15 prill 2012

I dashur Kryeministër,

Për shkak të rrethanave të rrezikshme dhe gjendjes së pasigurt që ka kapluar botën, ndjeva që është e nevojshme t'ju shkruaj juve. Si Kryeministër i Mbretërisë së Bashkuar, keni autoritetin për të marrë vendime, që do të ndikojnë në të ardhmen e vendit tuaj, dhe në botën më gjerë. Sot, bota është në nevojë urgjente për paqe, sepse shkëndijat e luftës po shihen gjithkund në botë. Konfliktet midis vendeve në një shkallë të vogël po kërcënojnë të shpërthejnë në një konflikt global. Vërejmë se situata e botës sot është e ngjashme me atë të vitit 1932, si ekonomikisht ashtu edhe politikisht. Ka shumë ngjashmëri dhe paralelizma të tjerë, të cilët kur kombinohen së bashku, formojnë sot të njëjtin imazh që ishte dëshmuar pak para shpërthimit të Luftës së Dytë Botërore. Nëse këto shkëndija do të marrin flakë, do të dëshmojmë skenarin e tmerrshëm të Luftës së Tretë Botërore. Me një numër të madh vendesh, të mëdha e të vogla, që posedojnë armë bërthamore, një

luftë e tillë padyshim do të shndërrohet në një luftë bërthamore. Armët që janë në dispozicion sot, janë aq shkatërruese saqë ato mund të bëjnë që fëmijët, brez pas brezi, të lindin me defekte të rënda gjenetike dhe fizike. Japonia është një vend që ka përjetuar pasoja të neveritshme të luftës atomike, kur ajo u sulmua nga bombat bërthamore gjatë Luftës së Dytë Botërore, kur u asgjësuan dy nga qytetet e saj. Megjithatë, bombat bërthamore që ishin përdorur në atë kohë dhe që shkaktuan shkatërrime të mëdha, ishin shumë më pak të fuqishme se armët atomike që posedojnë edhe disa shtete të vogla sot. Prandaj, është detyrë e superfuqive që të ulen së bashku për të gjetur një zgjidhje, për të shpëtuar njerëzimin që gjendet në prag të shkatërrimit.

Ajo që krijon më shumë frikë është, fakti se armët bërthamore në vendet e vogla mund të përfundojnë në duart e njerëzve të papërgjegjshëm, që tregohen të lumtur për sa kohë mbajnë gishtin në këmbëz, të cilët ose nuk kanë aftësi të mendojnë thellë, ose nuk duan të vrasin mendjen për pasojat e veprimeve të tyre. Nëse fuqitë e mëdha nuk veprojnë me drejtësi, nuk eliminojnë frustrimet e vendeve të vogla dhe nuk përvetësojnë politika të mençura e madhore, atëherë situata do të përdridhet për të dalë jashtë çdo kontrolli dhe, shkatërrimi që do të ndjekë, do të jetë përtej dijes dhe imagjinatës sonë. Edhe shumica e popullsisë së botës, që do paqen, do të ngulfatet nga ky shkatërrim.

Kështu që, dëshira dhe lutja ime e zjarrtë është që ju dhe udhëheqësit e të gjitha vendeve të mëdha të arrini ta kuptoni këtë realitet të tmerrshëm, dhe në vend që të miratoni politika agresive e të shfrytëzoni forcën për të arritur qëllimet dhe objektivat tuaja, të përpiqeni për të përvetësuar politikat që promovojnë dhe sigurojnë drejtësinë.

Nëse shohim të kaluarën e afërt, Britania sundoi shumë vende dhe la pas një standard të lartë të drejtësisë e të lirisë fetare, sidomos në nën-kontinentin e Indisë dhe të Pakistanit. Kur Themelues i Xhematit Musliman Ahmedia

uroi Madhërinë e Saj, Mbretëreshën Viktoria, me rastin e Jubileut të diamantë (60 vjetorit) të saj, duke i përcjellë mesazhin e Islamit, ai iu lut Zotit veçanërisht që të shpërblejë bujarisht qeverinë britanike për shkak të mënyrës së qeverisjes së saj të drejtë dhe të paanshme. Ai e vlerësoi shumë qeverinë britanike për politikat e saj të drejta dhe për dhënien e lirisë fetare. Sot, qeveria britanike nuk e sundon më nën-kontinentin, megjithatë parimet e lirisë fetare janë të ngulitura thellë ende në shoqërinë britanike dhe në ligjet e saj, përmes të cilave çdo person e gëzon lirinë e fesë dhe të drejtat e barabarta. Këtë vit, po kremtohet Jubileu i diamantë i Madhërisë së Saj, Mbretëreshës Elizabeth II, rast i cili i jep Britanisë një mundësi për të demonstruar para botës standardet e saj të drejtësisë e të ndershmërisë. Historia e Xhematit Musliman Ahmedia tregon se ne gjithmonë e kemi njohur këtë drejtësi, sa herë që u shfaq nga Britania dhe shpresojmë se edhe në të ardhmen, drejtësia do të mbetet karakteristikë e qeverisë britanike, jo vetëm në çështjet fetare, por në çdo aspekt, dhe ju nuk do të harroni kurrë cilësitë e mira të kombit tuaj të së kaluarës, dhe gjithashtu shpresojmë që, në situatën e tanishme botërore, Britania të luajë rolin e saj në vendosjen e paqes në mbarë botën.

Kërkesa ime është që ne bashkërisht duhet të përpiqemi deri në maksimum për të shuar flakët e urrejtjes në çdo nivel dhe në çdo drejtim. Vetëm nëse do të jemi të suksesshëm në këtë përpjekje, do të mund t'u garantojmë një të ardhme të ndritshme brezave tanë të ardhshëm. Por, nëse do të dështojmë në këtë detyrë, nuk duhet të dyshojmë se si rezultat i luftës bërthamore, pasardhësve tanë do t'u duhet të përballen me pasoja të tmerrshme të veprimeve tona kudo dhe ata kurrë nuk do t'i falin paraardhësit e tyre që e çuan botën në një katastrofë globale. Unë përsëri ju kujtoj se edhe Britania është një nga ato vende që kanë dhe mund të ushtrojnë ndikim në botën e zhvilluar, si dhe në vendet në zhvillim. Ju mund ta udhëhiqni këtë botë, duke përmbushur kërkesat e barazisë dhe drejtësisë, nëse keni dëshirë për të vepruar në këtë mënyrë. Kështu që, Britania dhe fuqitë e tjera të mëdha duhet të luajnë rolin

e tyre për vendosjen e paqes në botë. Zoti i Plotfuqishëm mundësoftë që ju dhe udhëheqësit e tjerë botërorë ta kuptoni këtë mesazh.

Me urimet më të mira dhe me lutje
Juaji sinqerisht

**Mirza Masrur Ahmedi**
Khalifatul Masih V (Kalifi i Pestë i Mesihut)
Udhëheqësi botëror i Xhematit Musliman Ahmedia





MIRZA MASRUR AHMED
UDHËHEQËS I XHEMATIT MUSLIMAN AHMEDIA

16 Gressenhall Road
Southfields, London
SW185QL, UK

Shkëlqesia e saj
Kancelare e Gjermanisë
Znj. Angela Merkel
Bundeskanzleramt
Willy-Brandt-Str.1
10557 Berlin

15 prill 2012

E dashur Znj. Kancelare,

Për shkak të situatës alarmuese e skajshmërisht shqetësuese të çështjeve të botës në këtë kohë, konsiderova të nevojshme t'ju shkruaj juve. Si Kancelare e Gjermanisë, e një shteti që ka fuqi dhe ndikim të madh në botë, keni autoritet të merrni vendime, të cilat do të ndikojnë jo vetëm brenda vendit tuaj, por edhe në të gjithë botën. Në këtë kohë, kur bota po ndahet në dy blloqe, ekstremizmi po përshkallëzohet dhe situata ekonomike dhe politike po përkeqësohet, ka nevojë urgjente për të shuar të gjitha urrejtjet e për të vendosur themelet e paqes. Kjo mund të arrihet vetëm duke respektuar ndjenjat e gjithsecilit. Por, ngaqë kjo nuk është duke u implementuar plotësisht, sinqerisht dhe ndershmërisht, situata botërore po përdridhet me shpejtësi për të dalë nga kontrolli. Vërejmë se shumica e vendeve nuk po i përmbushin kërkesat e drejtësisë dhe rrjedhimisht, themeli i një lufte tjetër botërore është hedhur tashmë. Shumë vende, të mëdha e të vogla,

zotërojnë tashmë armë bërthamore. Andaj, nëse do të shpërthejë një luftë botërore, ka të ngjarë që ajo nuk do të luftohet me armë tradicionale, por do të luftohet edhe me armët bërthamore. Shkatërrimi që do të vijë si rezultat i një konflikti bërthamor është i llahtarshëm dhe i paimagjinueshëm. Kjo luftë do të shoqërohet jo vetëm me efekte të menjëhershme, por edhe gjeneratat e ardhshme do të vuajnë pasoja afatgjata, duke lindur fëmijë me defekte serioze fizike e gjenetike.

Prandaj, për të vendosur paqen botërore, besoj se drejtësia e vërtetë dhe respektimi i ndjenjave dhe i praktikave fetare të të gjithë njerëzve janë të nevojshme. Unë vlerësoj se shumë nga vendet perëndimore kanë lejuar bujarisht njerëzit e vendeve të varfra e të atyre që janë nën zhvillim, të vendosen në vendet e tyre, ndër të cilët ka edhe muslimanë. Padyshim, ka një pakicë e të ashtuquajturve muslimanë, që veprojnë në mënyrë krejtësisht të papërshtatshme dhe krijojnë mosbesim në zemrat e njerëzve të vendeve perëndimore. Megjithatë, duhet të jetë e qartë se aktet e të ashtuquajturve muslimanë të tillë nuk kanë asnjë lidhje me Islamin. Ekstremistët e tillë nuk e duan në të vërtetë Profetin e shenjtë Muhammedin (paqja qoftë mbi të), i cili i solli botës mesazhin e paqes, të dashurisë dhe të pajtimit. Veprimet e vetëm një grushti njerëzish të devijuar nuk duhen përdorur si mbështetje për të kritikuar fenë tonë e për të lënduar ndjenjat e shumicës së sinqertë e të pafajshme të muslimanëve. Paqja në shoqëri është një proces i ndërsjellë dhe mund të vendoset vetëm nëse të gjitha palët bashkëpunojnë për pajtim të ndërsjellë. Për shkak të mosbesimit të krijuar në zemrat e njerëzve në Perëndim, në vend që marrëdhëniet midis shteteve dhe njerëzve të përmirësoheshin, reagimi i disa jomuslimanëve po ashpërsohet dita ditës dhe po krijon një humnerë midis botës muslimane e asaj jomuslimane.

Vërejmë se duke u mbështetur në aktet e disa grupeve dhe shteteve të devijuara muslimane, u është dhënë përparësi interesave vetjake të disa superfuqive, në

mënyrë jo të ndershme e të drejtë. Disa nga shtetet e fuqishme të botës duan të kenë qasje të lehtë në pasuritë dhe resurset e disa shteteve të tjera dhe duan gjithashtu që rivalet e tyre të mos kenë qasje të plotë ndaj këtyre resurseve. Për të arritur këtë, shpesh merren vendime me pretekstin për të ndihmuar njerëzit ose për të vendosur paqen globale. Veç kësaj, një faktor kryesor që qëndron në krijimin e rrethanave aktuale politike në botë është kriza ekonomike, e cila na merr tatëpjetë drejt një lufte tjetër botërore. Po të veprohej me sinqeritet, disa nga këto shtete do të përfitonin nga njëra-tjetra në mënyrë të drejtë, duke krijuar lidhje të denja industriale dhe ekonomike, bazuar në marrëdhënie të ndershme. Ato nuk do të tentonin për të nxjerrë përfitime të paligjshme nga resurset e njëra-tjetrës, përkundrazi do të përpiqeshin të bashkoheshin e të ndihmonin njëra-tjetrën. Shkurt, çrregullimi që mbizotëron botën sot është bazuar në një faktor thelbësor, që është mungesa totale e drejtësisë. Pikërisht kjo shkakton ankth dhe shqetësim në një shkallë të gjerë.

Prandaj, kërkesa ime ndaj jush është që të mundoheni deri në maksimumin tuaj për të parandaluar luftën botërore. Përdorni të gjithë energjinë, resurset dhe ndikimin tuaj për të shpëtuar botën nga shkatërrimi i tmerrshëm që e përhijon. Sipas raporteve, Gjermania do t'i mundësojë Izraelit tri nëndetëse me teknologji të përparuara, të cilat mund të pajisen me armë bërthamore. Një profesor gjerman ka pohuar që një vendim i tillë vetëm do të shërbejë për të flakëruar akoma më shumë tensionin e ngritur midis Izraelit dhe Iranit. Ne duhet të mbajmë mend se armë bërthamore nuk zotërojnë vetëm superfuqitë e botës, por edhe vende relativisht të vogla. Ajo që është shqetësuese është se në disa nga këto vende, udhëheqësit janë të papërgjegjshëm e të lumtur për sa kohë e mbajnë gishtin në këmbëz dhe duken të shkujdesur ndaj pasojave të përdorimit të armëve të tilla. Prandaj, edhe një herë ju kërkoj me modesti që të përpiqeni deri në maksimum për të vendosur paqen globale. Nëse do të dështojmë në këtë detyrë, nuk duhet të dyshojmë se një konflikt bërthamor do të shkaktojë shkatërrim, të cilin do ta pasojë gjeneratë pas gjenerate, duke lindur me defekte dhe të cilat kurrë nuk do t'i falin paraardhësit e tyre për t'u

prirë atyre drejt një katastrofe globale. Zoti i Plotfuqishëm mundësoftë që ju dhe gjithë liderët e botës ta kuptojnë këtë mesazh.

Me urimet më të mira dhe me lutje
Juaji sinqerisht

**Mirza Masrur Ahmedi**
Khalifatul Masih V (Kalifi i Pestë i Mesihut)
Udhëheqësi botëror i Xhematit Musliman Ahmedia



MIRZA MASRUR AHMED
UDHËHEQËS I XHEMATIT MUSLIMAN AHMEDIA



16 Gressenhall Road
Southfields, London
SW185QL, UK

President i Republikës së Francës
Shkëlqesia e tij François Hollande
Palais de l'Elysee
55, Rue du Faubourg Saint-Honore
75008 Paris, Francë

16 maj 2012

I dashur Z. President,

Në radhë të parë do të doja të shfrytëzoja rastin për t'ju uruar për zgjedhjen tuaj si President i ri i Francës. Kjo padyshim është një përgjegjësi madhore që juve ju është besuar, ndaj shpresoj dhe lutem që populli i Francës, madje e gjithë bota, të arrijë të përfitojë nga lidershipi juaj. Në kontekstin e përkeqësimit të shpejtë të situatës ndërkombëtare, kohët e fundit i shkrova një letër paraardhësit tuaj, Presidentit Nicolas Sarkozy. Në letrën time, i kujtova Presidentit Sarkozy përgjegjësitë e tij si një lider botëror që të mbështeste drejtësinë dhe iu luta të përdorte gjithë fuqinë dhe influencën e tij për të parandaluar shpërthimin e një lufte botërore. Mendoj se është e nevojshme që t'ju përcjell të njëjtin mesazh edhe juve si Presidenti i sapozgjedhur i Francës, sepse keni autoritetin për të marrë vendime, që do të ndikojnë në kombin tuaj dhe në botën më gjerë. Besoj se qeveritë e botës duhet të jenë jashtëzakonisht të shqetësuara për rrethanat aktuale të botës. Padrejtësitë dhe armiqësitë midis kombeve kërcënojnë të vlojnë për

t'u kthyer në një konflikt global. Në shekullin e kaluar janë zhvilluar dy luftëra botërore. Pas Luftës së Parë Botërore, u themelua Liga e Kombeve, megjithatë kërkesat e drejtësisë nuk u përmbushën dot dhe si rrjedhojë, kjo shkaktoi Luftën e Dytë Botërore, e cila kulmoi në përdorimin e bombave atomike. Më pas u themelua Kombet e Bashkuara për të mbrojtur të drejtat e njeriut dhe për të siguruar paqen globale. Në këtë mënyrë ishin marrë masa për të parandaluar luftëra të tjera, por megjithatë, sot ne ndiejmë që themelet e luftës së tretë botërore janë hedhur tashmë. Shumë shtete, të vogla e të mëdha, zotërojnë bomba atomike. Ajo që është shqetësuese këtu është fakti se fuqitë e vogla bërthamore duken të papërgjegjshme dhe injorante ndaj pasojave shkatërruese të armëve të tilla. Nuk është e paperceptueshme që po qe se përdoren armë bërthamore, menjëherë do të shfaqen pasojat e tyre të llahtarshme, të cilat do t'i ngjajnë fundit të botës. Armët që gjenden sot janë kaq shkatërruese saqë ato mund të bëjnë që gjeneratë pas gjenerate të lindin njerëz me defekte serioze gjenetike dhe fizike. Thuhet se në Japoni, shteti që përjetoi pasojat shkatërruese të luftës bërthamore, edhe pse kanë kaluar shtatë dekada, pasojat e bombave atomike vazhdojnë të shfaqen te fëmijët e porsalindur.

Prandaj, kërkesa ime modeste ndaj jush është që të mundoheni deri në maksimum për të shuar armiqësitë dhe mosbesimin midis botës muslimane e asaj jo-muslimane. Disa nga shtetet evropiane mbajnë rezerva të forta në lidhje me mësimet dhe traditat e Islamit dhe u kanë vënë edhe disa kufizime, ndërsa të tjerët po mendojnë sesi të bëjnë të njëjtën gjë. Armiqësia që tashmë disa ekstremistë të ashtuquajtur muslimanë shfaqin kundër Perëndimit, mund t'i çojë ata që të reagojnë në mënyrë të papërshtatshme, e cila mund të shkaktojë jotolerancë të mëtejshme fetare dhe përçarje. Islami, gjithsesi është një fe paqedashëse, e cila nuk na mëson të veprojmë keq për të ndaluar një të keqe tjetër. Ne, Xhemati Musliman Ahmedia, ndjekim këtë parim dhe besojmë në zgjidhjet paqësore për të gjitha çështjet.

Mjerisht, shohim se një pakicë e vogël e muslimanëve paraqesin një imazh krejtësisht të shtrembëruar të Islamit dhe veprojnë sipas bindjeve të tyre të gabuara. Nga dashuria që kam për Profetin tonë të shenjtë, Muhammedin (paqja qoftë mbi të), i cili ishte *mëshirë për të gjithë njerëzimin*, dua t'ju them se ju nuk duhet të besoni se ky mund të jetë Islami i vërtetë e rrjedhimisht të përdorni akte të tilla të gabuara si një e drejtë për të lënduar ndjenjat e shumicës paqësore të muslimanëve. Kohët e fundit, një njeri i pamëshirshëm dhe i pashpirt vrau disa ushtarë francezë në jug të Francës, për asnjë arsye, dhe pastaj disa ditë më vonë, ai hyri në një shkollë dhe vrau tre fëmijë të pafajshëm hebrenj dhe një mësues të tyre. Gjithashtu, shohim se mizori të tilla ndodhin vazhdimisht edhe në vende të tjera muslimane dhe të gjitha këto akte u japin kundërshtarëve të islamit shkas për t'i fryrë zjarrit të urrejtjes e më pas edhe mbështetje për të realizuar synimet e tyre në një shkallë më të gjerë. Duke qenë musliman, dua t'ju bëj krejtësisht të qartë se Islami nuk lejon mizorinë ose shtypjen në çfarëdo mënyre, trajte a forme qoftë. Kurani Famëlartë ka hedhur mendimin se vrasja pa arsye e një njeriu të pafajshëm është e barabartë me vrasjen e gjithë njerëzimit. Ky është një urdhër absolut dhe pa përjashtime. Kurani thotë më tej që edhe sikur ndonjë shtet a popull tregon armiqësi ndaj jush, kjo nuk duhet t'ju ndalojë të veproni me të në një mënyrë krejtësisht të drejtë e të paanshme. Armiqësitë dhe rivalitetet nuk duhet t'ju çojnë në hakmarrje ose në veprime pabarazie. Nëse doni që konfliktet të zgjidhen në mënyrën më të mirë, mundohuni të kërkoni zgjidhje miqësore. Unë vlerësoj që shumë nga vendet perëndimore kanë lejuar bujarisht njerëzit e vendeve të varfra ose të atyre që janë nën zhvillim, të vendosen në vendet e tyre, ndër të cilët ka edhe muslimanë. Sigurisht, shumë muslimanë jetojnë edhe në vendin tuaj dhe janë gjithashtu shtetas të vendit tuaj. Shumica janë zbatues të ligjit dhe janë të sinqertë. Veç kësaj, Islami qartësisht pohon se dashuria ndaj vendit, është pjesë e besimit. Xhemati Musliman Ahmedia vepron mbi këtë mesazh dhe e përhap në mbarë botën. Ky është mesazhi im edhe për ju, që nëse ky mësim i vërtetë i Islamit do të përhapet gjithkund, kërkesat për të shfaqur dashuri dhe paqe ndaj shtetit të vet, do të mbeten të

vendosura në çdo shtet dhe midis shteteve të botës.
Kërkesa ime modeste ndaj jush, edhe ndaj gjithë liderëve të botës padyshim, është që në vend që të përdorni forcën për të shtypur vende të tjera, përdorni diplomacinë, dialogun dhe urtësinë. Superfuqitë e botës si Franca duhet të luajnë rolin e tyre për vendosjen e paqes. Ato nuk duhet t'i përdorin veprimet e shteteve të vogla si shkas për të prishur harmoninë e botës. Andaj, unë edhe një herë ju kujtoj që të bëni maksimumin tuaj për të parandaluar fuqitë e mëdha e të vogla nga përfshirja në një luftë të tretë botërore. Nuk duhet të harrojmë që nëse do të dështojmë në këtë detyrë, atëherë efektet dhe pasojat e një lufte të tillë nuk do të shtrihen vetëm në vendet e varfra të Azisë, në Evropë dhe në Amerikë, por edhe gjeneratave të ardhshme do t'u duhet të përballen me pasojat e llahtarshme të veprimeve tona dhe edhe fëmijët që do të lindin kudo në botë, do të lindin me defekte. Lutja ime është që liderët e botës të punojnë me urtësi e të mos lejojnë armiqësitë e ndërsjella midis shteteve e njerëzve nga një shkallë e vogël të kalojnë në një konflikt botëror. Zoti i Lartësuar mundësoftë që ju dhe të gjithë liderët e botës ta kuptojnë këtë mesazh.

Me urimet më të mira dhe me lutje
Juaji sinqerisht

**Mirza Masrur Ahmedi**
Khalifatul Masih V (Kalifi i Pestë i Mesihut)
Udhëheqësi botëror i Xhematit Musliman Ahmedia



MIRZA MASRUR AHMED
UDHËHEQËS I XHEMATIT MUSLIMAN AHMEDIA



16 Gressenhall Road
Southfields, London
SW185QL, UK

Madhëria e saj, Mbretëresha Elizabeth II,
Mbretëreshë e Mbretërisë së Bashkuar dhe e Komonuelth-it
Buckingham Palace
Londër SW1A 1AA
Mbretëria e Bashkuar

19 prill 2012

Madhëria juaj,

Si udhëheqës i Xhematit Musliman Ahmedia dhe në emër të miliona anëtarëve të Xhematit Musliman Ahmedia të mbarë botës, ju shpreh urimet e mia të përzemërta Madhërisë suaj, me rastin plot gëzime të Jubileut të 60 vjetorit të marrjes në trashëgim të fronit (përvjetorit të diamantë). I jemi jashtëzakonisht mirënjohës Zotit të Plotfuqishëm që na mundësoi të merrnim pjesë në kremtimin e lavdishëm. Gjithë muslimanët ahmedianë që janë shtetas të Mbretërisë së Bashkuar janë të gëzuar e krenarë në mënyrë të veçantë, me rastin e përvjetorit të diamantë. Prandaj, në emër të tyre, ju përcjell urimet e sinqerta e të përzemërta Madhërisë suaj. Zoti i Madhërishëm e mbajttë Mbretëreshën tonë bujare me gëzime e kënaqësi të përjetshme!

I lutem Zotit Bujar, që krijoi qiejt dhe Tokën dhe i mbushi me bekime të panumërta për jetën tonë, gjithmonë i dhëntë paqe, qetësi dhe siguri Mbretëreshës sonë, sundimi i së cilës përfshin shumë shtete sovrane dhe të komonuelth-it. Ashtu siç ju duan dhe ju respektojnë Madhërinë tuaj të gjithë nënshtetasit tuaj, qofshin të mëdhenj apo të vegjël, lutja jonë është

që ju të arrini të gëzoni të njëjtën dashuri edhe prej engjëjve të Zotit. Zoti i Madhërishëm dhe i Plotfuqishëm ju spërkattë bujarisht Madhërinë tuaj me bekime dhe dhurata të Tij të panumërta shpirtërore, ashtu siç Ai ju ka dhënë me shumicë bekimet e kësaj bote. Përmes këtyre bekimeve, të gjithë shtetasit e këtij kombi të madh paçin mundësi ta njohin Zotin Suprem e të arrijnë të jetojnë me dashuri dhe dhembshuri të ndërsjellë. Pa dallim ngjyre, besimi, shtetësie apo fetare, të gjithë shtetasit e Mbretërisë së Bashkuar i tregofshin respekt dhe nder njëri-tjetrit, deri në atë masë, saqë impakti pozitiv dhe ndikimi i këtij qëndrimi, të kapërcejë kufijtë e të përhapet edhe në vendet e tjera të botës. Bota, një pjesë e madhe e së cilës sot është e përfshirë në luftëra, trazira dhe armiqësi, u bëftë një parajsë e paqes, e dashurisë, e vëllazërisë dhe miqësisë. Kam besim të madh që vizioni dhe përpjekjet e Madhërisë suaj, mund të luajnë një rol të rëndësishëm për ta arritur këtë objektiv kritik e të brishtë.

Në shekullin e kaluar janë zhvilluar dy luftëra botërore, në të cilat miliona njerëz humbën jetë. Nëse provokimet midis shteteve do të vijojnë të shtohen, ato patjetër do të çojnë në shpërthimin e një tjetër lufte botërore. Përdorimi i mundshëm i armëve bërthamore në një luftë botërore do të thotë se bota do të dëshmojë shkatërrime të frikshme e të patreguara më parë. Zoti e largoftë mundësinë e një katastrofe të tillë dhe i mundësoftë të gjithë njerëzit të përvetësojnë arsyen dhe urtësinë. Kam një kërkesë modeste për Madhërinë tuaj që të shfrytëzoni kremtimin plot gëzim të përvjetorit të diamantë si një mirësi për njerëzimin, duke kujtuar të gjithë njerëzit që të gjitha kombet, qofshin të mëdha apo të vogla, të jetojnë me dashuri të ndërsjellë, paqe dhe harmoni.

Në këtë kontekst, me rastin e eventit të mbarë të përvjetorit të diamantë, unë gjithashtu do të doja t'ju kërkoja me modesti që t'i jepni botës mesazhin, që ndjekësit e çdo feje, madje edhe ata që nuk besojnë në Zot, gjithmonë të respektojnë ndjenjat e njerëzve që i përkasin një feje tjetër. Sot, janë përhapur

shumë keqkuptime rreth Islamit në botë. Kjo në njërën anë lëndon ndjenjat e muslimanëve paqedashës, ndërsa në anën tjetër, krijon mosbesim dhe neveri kundër Islamit në zemrat e jomuslimanëve. Prandaj, ky do të ishte një veprim shumë dashamirës dhe një favor ndaj ithtarëve të të gjitha feve, dhe padyshim ndaj të gjithë botës, nëse Madhëria juaj do të këshillonte të gjithë njerëzit, të respektojnë të gjitha fetë dhe ndjekësit e tyre. Zoti Fisnik ju ndihmoftë dhe jua mundësoftë realizimin e këtij objektivi.

Siç e përmenda në fillim të letrës, jam udhëheqës ndërkombëtr i Xhematit Musliman Ahmedia. Në këtë kontekst, do të doja t'ju jepja një panoramë shumë të vogël të Xhematit tonë. Xhemati Musliman Ahmedia beson fuqimisht se Mesihu i Premtuar dhe Reformatori, që duhej të vinte në këtë kohë sipas parashikimeve të Profetit të shenjtë Muhammed (paqja qoftë mbi të) dhe të Profetëve të mëparshëm, nuk është dikush tjetër përveç Hazret Mirza Ghulam Ahmedit të Kadijanit (paqja qoftë mbi të). Në vitin 1889, ai themeloi një bashkësi të sinqertë e të drejtë, Xhematin Musliman Ahmedia. Me formimin e këtij Xhemati, qëllimi i tij ishte që të vendosej një lidhje midis robit dhe Zotit dhe që njerëzit të motivoheshin për të përmbushur detyrimet e njëri-tjetrit, në mënyrë që të jetonin me respekt të ndërsjellë e me dashamirësi. Në vitin 1908, kur Hazret Mirza Ghulam Ahmedi (paqja qoftë mbi të) ndërroi jetë, ai kishte rreth 400,000 ndjekës. Pas vdekjes së tij, u vendos sistemi i Kalifatit në përputhje me Vullnetin Hyjnor dhe sot, ky shërbëtor modest i Zotit është Kalifi i Pestë i Mesihut të Premtuar (paqja qoftë mbi të). Kështu, Xhemati Musliman Ahmedia mundohet ta çojë përpara misionin e themeluesit të tij në mbarë botën. Mesazhi ynë është ai i dashurisë, i pajtimit dhe vëllazërisë dhe motoja jonë është *"dashuri për të gjithë, urrejtje për askënd"*. Sigurisht, kjo moto mishëron mësimet e bukura të Islamit me pak fjalë.

Do të ishte me vend për ta përmendur këtu se është një koincidencë e bukur që gjatë kohës së Themeluesit të Xhematit Musliman Ahmedia, ishte kremtuar

Përvjetori i Diamantë i Madhërisë së saj, Mbretëreshës Viktoria. Në atë kohë, Themeluesi i Xhematit Musliman Ahmedia shkroi një libër, të titulluar *"Një dhuratë për Mbretëreshën"*, në të cilin i shkroi një mesazh urimi Mbretëreshës Viktoria. Në mesazhin e tij, Hazret Mirza Ghulam Ahmedi (paqja qoftë mbi të) e uroi Mbretëreshën për përvjetorin e diamantë të saj dhe përgëzoi për mënyrën e qeverisjes së saj, në të cilën të gjitha subjektet, duke përfshirë edhe popullin e sub-kontinentit të Indisë, gëzonin drejtësinë dhe lirinë fetare dhe jetonin në paqe. Ai paraqiti mësimet e bukura të Islamit dhe sqaroi qëllimin e deklaratës dhe ardhjes së tij. Edhe pse popullit të sub-kontinentit tashmë i është dhënë pavarësia nga qeveria britanike, fakti që qeveria britanike ka lejuar popujt me prejardhje dhe fe të gjithëllojshme të jetojnë këtu dhe u ka dhënë të drejta të barabarta, lirinë fetare, lirinë e shprehjes dhe atë të përhapjes së besimeve të tyre, është një dëshmi e gjallë e tolerancës shumë të lartë të Britanisë.

Sot, ka mijëra muslimanë ahmedianë që jetojnë në Mbretërinë e Bashkuar. Shumica prej tyre kanë mërguar këtu duke kërkuar strehë nga persekutimi me të cilin janë përballur në vendet e tyre. Nën sundimin bujar të Madhërisë suaj, ata gëzojnë jetë me paqe, gëzojnë drejtësi dhe liri fetare. Për këtë bujari, unë edhe një herë do të doja t'i shprehja mirënjohjen time nga zemra Mbretëreshës sonë fisnike.

Do ta përfundoj letrën time me lutjen që është në vijim për Madhërinë tuaj, e cila është e njëjta lutje që ishte bërë nga Themeluesi i Xhematit Musliman Ahmedia për Madhërinë e saj, Mbretëreshën Viktoria:

*"O Zot i Plotfuqishëm dhe Bujar! Me Mëshirën dhe Bujarinë Tënde bëje Mbretëreshën tonë të nderuar e të lumtur, ashtu siç ne jemi të gëzuar nën sundimin e saj mirëdashës. O Zot i Plotfuqishëm! Bëj mirësi me të, ashtu siç ne jetojmë me mirësi dhe favore të saj".*

Veç kësaj, i lutem Zotit të Madhërishëm të udhëzojë Mbretëreshën tonë të nderuar në mënyrën që i pëlqen Atij. Zoti e bëftë që edhe pasardhësit e Madhërisë suaj të jenë të vendosur mbi të Vërtetën dhe t'i udhëzojnë të tjerët drejt saj. Vlerat e drejtësisë dhe të lirisë gjithmonë u mbetshin parimet udhëzuese të Mbretërisë Britanike. Unë edhe një herë i uroj nga zemra Madhërisë suaj në këtë rast shumë të gëzuar. I paraqes urimet e mia të përzemërta e të sinqerta Mbretëreshës sonë fisnike.

Me urimet dhe lutjet më të mira
Juaji sinqerisht

**Mirza Masrur Ahmedi**
Khalifatul Masih V (Kalifi i Pestë i Mesihut)
Udhëheqësi botëror i Xhematit Musliman Ahmedia



MIRZA MASRUR AHMED
UDHËHEQËS I XHEMATIT MUSLIMAN AHMEDIA



16 Gressenhall Road
Southfields, London
SW185QL, UK

Lideri Suprem i Republikës Islamike të Iranit
Ayatollah Syed Ali Hosseini Khamenei
Tehran, Iran

14 maj 2012

I nderuari Ajetullah,

*Es-selam alejkum ue rahmatullahi ue barakatuhu*

Allahu i Plotfuqishëm ju mundësoi t'i shërbeni Islamit në Iran dhe aktualisht, edhe qeveria iraniane funksionon nën mbikëqyrjen tuaj dobiprurëse. Kjo kërkon që ne të bëjmë maksimumin tonë për t'i përcjellë botës mësimet e vërteta të Islamit. Si muslimanë, ne duhet të mundohemi për t'i mësuar botës sesi ajo të jetojë në paqe, në dashuri dhe harmoni. Sidomos liderët muslimanë duhet t'i kushtojnë vëmendje kësaj nevoje të ngutshme. Për këtë arsye, kërkesa ime ndaj jush është që t'i tërhiqni vëmendje qeverisë suaj për përgjegjësitë e saj në kuadër të vendosjes së paqes në botë. Nëse Irani sulmohet, ai ka të drejtën e vetëmbrojtjes për ta shpëtuar vendin, megjithatë ai nuk duhet të nxitohet për të bërë agresion dhe për të bërë hapin e parë në ndonjë konflikt. Përkundrazi, duhen bërë përpjekje për të anashkaluar dallimet fetare e për të sjellë njerëzit tek vlerat e përbashkëta. Siç e dimë, ishte pikërisht kjo qasje që ishte aplikuar edhe në historinë e Islamit.

Po ju shkruaj këtë letër për shkak se jam besimtar, pasardhës dhe Kalif i Mesihut të Premtuar dhe Imam Mehdiut (paqja qoftë mbi të), ardhja e të cilit në këtë epokë ishte e parashikuar nga Profeti i shenjtë Muhammed (paqja qoftë mbi të). Xhemati që ai themeloi njihet si Xhemati Musliman Ahmedia. Me mëshirën e Allahut, ky Xhemat deri më tani është përhapur në 200 vende të botës dhe ka miliona ndjekës të devotshëm anembanë botës. Është dëshira jonë e zjarrtë që ta udhëzojmë botën drejt paqes, drejt një jete të dashurisë së ndërsjellë. Për këtë qëllim, unë vazhdimisht u tërheq vëmendjen njerëzve të të gjitha sferave. Prandaj, kohët e fundit i kam shkruar Kryeministrit të Izraelit, Presidentit të Shteteve të Bashkuara të Amerikës si dhe liderëve të tjerë të botës. I kam shkruar gjithashtu edhe Papës Benediktit XVI në lidhje me këtë.

Shpresoj që ju, si një lider shpirtëror i një kombi të madh islamik, do të pajtoheni për faktin se nëse i gjithë *Umeti* musliman do të bashkohet e të bashkëpunojë, paqja botërore do të mund të vendoset. Ne nuk duhet t'i frymë në mënyrë të pakuptimtë zjarrit të armiqësisë dhe mërisë, madje, ne duhet të kërkojmë mundësi për të vendosur paqe dhe qetësi. Edhe sikur të kemi armiqësi dhe kundërshtime ndaj dikujt, ato nuk duhet të jenë boshe nga drejtësia. Pikërisht kjo na është mësuar neve në Kuranin Famëlartë:

*"O besimtarë! Bëhuni të qëndrueshëm për hir të Zotit, duke dëshmuar për drejtësinë. Kurrsesi nuk duhet t'ju nxisë urrejtja ndaj ndonjë populli për të bërë padrejtësi. Gjithmonë bëni drejtësi! Kjo është më afër pëlqimit të Zotit. Frikësojuni Allahut. Pa dyshim, Allahu është i Gjithëdijshëm për çdo gjë që bëni ju".* (Kurani Famëlartë 5:9)

Allahu e mundësoftë gjithë *umetin* musliman dhe të gjitha qeveritë islamike që ta kuptojnë mesazhin tim, në mënyrë që ata të përgatiten për të luajtur rolet e tyre në vendosjen e paqes në botë.

Ajo që më ka shtyrë ta shkruaj këtë letër është dashuria ime ndaj njerëzimit, po ashtu dashuria ndaj gjithë *Umetit* musliman, dhe gjithashtu për arsye se jam një njeri që i përkas *Umetit* të atij që ishte *"mëshirë për të gjithë njerëzimin"*. Allahu i mundësoftë liderët e botës që t'i kuptojnë fjalët e mia dhe të luajnë një rol aktiv në vendosjen e paqes botërore. Përndryshe, nëse nxitimi dhe pamaturia e ndonjë shteti do të shkaktojë ndezjen e një lufte të mirëfilltë midis dy shteteve, konflikti i tyre nuk do të mbetet vetëm brenda kufijve tyre, por flakët e luftës do ta gllabërojnë të gjithë botën. Prandaj, ka shumë gjasa të shpërthejë një luftë botërore, ku nuk do të luftohet vetëm me armë tradicionale, por edhe me armë bërthamore. Një luftë bërthamore do të shkaktojë pasoja kaq të frikshme e të llahtarshme, saqë ato nuk do të ndikojnë vetëm te njerëzit që jetojnë sot në botë, por pasojat e tyre afatgjata do t'u bëjnë "dhuratë" të tmerrshme edhe brazave të ardhshëm, të cilët do të lindin të paaftë dhe me të meta. Për këtë arsye, asnjë shtet nuk duhet të pretendojë se do të jetë i sigurt nga ky shkatërrim kërcënues.

Prandaj, edhe një herë, në emër të Allahut dhe të Dërguarit të Tij dhe për shkak të dhembshurisë e dashurisë ndaj njerëzimit, ju lutem të luani rolin tuaj në vendosjen e paqes në botë.

Me urimet më të mira e me lutje

*Ues-selam*
Juaji sinqerisht

**Mirza Masrur Ahmedi**
Khalifatul Masih V (Kalifi i Pestë i Mesihut)
Udhëheqësi botëror i Xhematit Musliman Ahmedia



MIRZA MASRUR AHMED
UDHËHEQËS I XHEMATIT MUSLIMAN AHMEDIA



16 Gressenhall Road
Southfields, London
SW185QL, UK

Shkëlqesia e tij
Z. Vladimir Putin
President i Federatës Ruse
Kremlin
23, Rruga Ilyinka
Moskë, 103132, Rusi

18 shtator 2013

I dashur Z. President

Ju shkruaj këtë letër si udhëheqës i Xhematit Musliman Ahmedia, i një bashkësie krejtësisht paqedashëse dhe paqe-përhapëse, e përhapur në 204 shtete të botës.

Për shkak të rrethanave aktuale të botës, jam vazhdimisht duke ua kujtuar popujve të botës në diskurse dhe në fjalime të ndryshme, përgjegjësitë dhe detyrat e tyre që ata kanë ndaj Krijuesit të tyre dhe ndaj njerëzve të tjerë. Për fat të keq, nuk pata rastin të flas me ju drejtpërdrejt, megjithatë situata e përshkallëzuar e ditëve të sotme në Siri më ka shtyrë t'ju shkruaj e të lëvdoj përpjekjen tuaj për të sjellë botën në një tavolinë dialogu, e jo në një fushëbetejë. Sulmi në Siri do të krijonte rrezikun e një lufte, jo vetëm rajonale, por edhe të një lufte botërore. Prandaj, jam shumë i kënaqur nga leximi i artikullit tuaj të botuar ditët e fundit, në një gazetë të famshme të Perëndimit, në të cilin keni theksuar se kjo mënyrë e të vepruarit do të

ishte jashtëzakonisht e rrezikshme dhe mund ta përhapte luftën më shumë. Për shkak të qëndrimit tuaj, superfuqitë u përmbajtën dhe përvetësuan një qasje më pajtuese, duke u dakortësuar për ta zgjidhur këtë çështje me kanale diplomatike. Padyshim, besoj se kjo e ka shpëtuar botën nga një shkatërrim i madh dhe kolosal. Unë veçanërisht pajtohem me idenë tuaj se nëse shtetet do të vendosin të veprojnë të pavarura dhe të marrin vendime të njëanshme, atëherë ashtu siç ndodhi me Ligën e Kombeve, edhe Kombet e Bashkuara do të pësojë të njëjtin fat e do të dështojë. Shkëndijat e luftës ditët e fundit u ndezën bindshëm, por fatmirësisht tani duken se janë ulur disi. Zoti i Plotfuqishëm e largoftë rrezikun e luftës përmes hapit pozitiv që është marrë rishtas. Gjithashtu, lutemi që superfuqitë të arrijnë t'i respektojnë vendet e vogla, të kujdesen për to e të përmbushin detyrimet e tyre, në vend që të përqendrohen vetëm te kompetencat e tyre të vetos.

Në çdo rast, përpjekjet tuaja në drejtim të vendosjes së paqes më kanë detyruar t'ju shkruaj këtë letër falënderimi. Lutem që kjo të mos jetë përpjekje e përkohshme, por shpresoj dhe lutem që ju gjithmonë të bëni orvatje drejt paqes. Allahu ju mundësoftë për ta arritur këtë.

Për hir të paqes botërore, kudo që gjej mundësi, unë u tërheq vëmendjen njerëzve drejt vendosjes së paqes përmes drejtësisë. Disa nga fjalimet e mia janë botuar në një libër të titulluar *"Kriza botërore dhe rruga drejt paqes"*. Po bashkëngjis një kopje të këtij libri si dhuratë për ju.

Me urimet më të mira e me lutje

**Mirza Masrur Ahmedi**
Khalifatul Masih V (Kalifi i Pestë i Mesihut)
Udhëheqësi botëror i Xhematit Musliman Ahmedia

# SHPJEGIM I TERMAVE

**Ajet**—Varg i Kuranit Famëlartë.

**Amin**—"Zoti ashtu e bëftë!" Thuhet pas lutjes.

**Bismilah**—Bismilah (në emër të Allahut), shkurtesë e fjalëve *"Bismil-lahirr-Rrahmanirr-Rrahim"* që do të thotë "Në emër të Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit".

**Hazret**—I nderuar.

**Kalif**—Pasardhës. Termi Kalif i Allahut përdoret për profet. Ndërsa termi Kalif i profetit përdoret për pasardhësin e profetit që vijon misionin e tij.

**Khalifatul Masih**—Term që përdoret nga Xhemati Musliman Ahmedia për të shënuar titullin: Pasardhësi i Mesihut të Premtuar[as].

**Kurani Famëlartë**—Libri shpallur nga Zoti për udhëzimin e njerëzimit. Ky libër iu zbrit Profetit Muhammedit[sa] fjalë per fjalë përgjatë një periudhe njëzetetre vjeçare.

**Mehdi**—Kuptimi leksikor është "i udhëzuar". Është titulli që i ka dhënë Profeti i shenjtë Muhammed[sa] Reformatorit që do të vinte në ditët e vona.

**Mesihu i Premtuar**—Titulli që i referohet Themeluesit të Xhematit Musliman Ahmedia, Hazret Mirza Ghulam Ahmedit[as] të Kadijanit. Ai deklaroi që është i caktuar prej Allahut në përputhje me profecitë e Profetit të shenjtë Muhammed[sa] rreth ardhjes së Imam Mehdiut dhe Mesihut të Premtuar.

**Mohues**—Në libër, bëhet fjalë për ata që mohuan Profetin Muhammed[sa].

**Profeti i shenjtë[sa]**—Titulli që përdoret veçanërisht për Themeluesin e Islamit, Hazret Muhammed, paqja dhe bekimet e Allahut qofshin mbi të.

**Qabja**—Shtëpia e Zotit në Mekë, të cilën e vizitojnë muslimanët gjatë *haxhit* apo *umrasë*.

**Sahab**—Besimtar musliman që ka jetuar me Profetin Muhammed[sa].

**Selam**—Përshëndetje islame, e cila është *"es-selamu elejkum ue rahmatullahi ue berekatuhu"* (paqja, mëshira dhe bekimet e Allahut qofshin mbi ju). Varianti i shkurtër i saj është *"es-selam alejkum"* ose *"selamalejkum"*.

**Sure**—Kapitull i Kuranit Famëlartë.

**T'avudh**—Të kërkoj mbrojtjen e Allahut nga shejtani i mallkuar. Fjalët e kësaj lutjeje janë: *"Eudhu bil-lahi minesh shejtanirraxhim"*.

**Takua**—*Takua*, në arabisht, do të thotë "drojë prej Zotit". Ajo gjithashtu nënkupton se një besimtar i vërtetë, duke qenë i devotshëm, gjithmonë i shmanget mospëlqimit të Zotit dhe mundohet ta kënaqë Atë.

**Tashahud**—Të dëshmoj se "nuk ka zot tjetër përveç Allahut dhe Muhammedi[sa] është rob dhe i dërguar i Allahut".

**Umet**—Popull besimtar i një profeti.

**Xhemat**—Kuptimi leksikor: bashkësi, grup besimtarësh që ka një udhëheqës.

**Xhemati Musliman Ahmedia**—Bashkësia muslimane që ka pranuar deklaratat e Hazret Mirza Ghulam Ahmedit[as] të Kadijanit se ai është Mesihu i Premtuar dhe Imam Mehdiu. Ky Xhemat u themelua nga Hazret Mirza Ghulam Ahmedi[as] në vitin 1889, tani është nën udhëheqjen e Kalifit të tij të Pestë, Hazret Mirza Masrur Ahmed (Allahu e ndihmoftë fuqimisht). Xhemati gjithashtu njihet me emrin Xhemati Ahmedia. Anëtar i këtij Xhemati njihet si musliman ahmedian ose thjesht ahmedian.

# SHKURTESAT

**sa**—*selallahu alejhiveselam* (Paqja e bekimi i Allahut qofshin mbi të), shkruhet e lexohet kur përmendet emri i Hazret Profetit Muhammed[sa].

**as**—*alejhiselam* (Paqja qoftë mbi të), shkruhet e lexohet kur përmendet emri i ndonjë profeti tjetër të Allahut.

**ra**—*radijAllahu anhu/anha/anhum* (Allahu qoftë i kënaqur me të/ta), shkruhet e lexohet kur përmendet emri i ndonjë sahabi a sahabe të ndonjë profeti.

**aba**—*ajedahullahu t'ala binesrihil aziz* (Allahu e ndihmoftë fuqimisht), shkruhet e lexohet pas emrit të Kalifit të kohës.

# KRIZA BOTËRORE
## DHE RRUGA DREJT
# PAQES

Bota po kalon një kohë shumë të vështirë e të trazuar. Kriza botërore financiare pothuaj çdo javë nxjerr në krye rreziqe të reja dhe më kërcënuese. Ngjashmëritë me periudhën pak para Luftës së Dytë Botërore vijojnë të referohen, dhe duket qartë që ngjarjet po e shpien botën me një shpejtësi të paprecedentë drejt luftës së tretë të tmerrshme botërore.

Në këtë libër, Shenjtëria e tij, Mirza Masrur Ahmedi, Udhëheqës botëror i Xhematit Musliman Ahmedia paralajmëron botën për rreziqet që vijnë me shpejtësi drejt saj dhe e udhëzon sesi ajo t'i shpëtojë shkatërrimit e të ndjekë rrugën për të arritur paqen.

---

*This is the Albanian translation of the book entitled "World Crisis and the Pathway to Peace" by Hazrat Mirza Masroor Ahmad[aba].*


ISBN 1-84880-255-2
9 781848 802551